


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *Urimi i Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e Njëvjetorit të Pavarësisë*

*Qytetarë të dashur!*

*Me rastin e Përvjetorit të parë të Pavarësisë së vendit tonë, në emrin tim dhe të institucioneve të BIK-së, pranoni urimet tona, kushtuar kësaj date historike për popullin tonë.*

*Shkurti i vitit 2008 s'ka dyshim se është ngjarja më e rëndësishme në historinë më të re të popullit tonë, ngase më 17 shkurt 2008 familjes së shteteve të botës iu shtua edhe një shtet, shteti i Kosovës. Këtë ditë, institucionet e vendit tonë, në koordinim të plotë me faktorët e rëndësishëm ndërkombëtarë dhe me përkrahjen e miqve tanë, shpallën Kosovën shtet të pavarur e sovran.*

*Qytetarë të nderuar!*

*Shpallja e shtetit të Kosovës ishte një ëndërr e kamotshme e popullit tonë. Breza të tërë kontribuan në mënyra të ndryshme për të realizuar të drejtën e popullit të Kosovës për vetëvendosje, liri e jetë të dinjitetshme, e drejtë kjo e garantuar nga Zoti dhe nga aktet ndërkombëtare, por që, fatkeqësisht, gjysmës së popullit tonë i qe mohuar padrejtësisht thuajse që një shekull më parë.*

*Qytetarë të nderuar!*

*Në vitin e parë të Pavarësisë populli i Kosovës dhe institucionet e saj, me përkushtim krijuan aktet normative për një shtet funksional, të bazuar në parimin e qytetarisë, duke respektuar të drejtat e të gjitha komuniteteve që jetojnë e punojnë në Kosovë.*

*Tani, një vit pas shpalljes së Pavarësisë, vendi ynë është njohur nga 55 vende të botës së lirë e demokratike, ndërsa institucionet tona kanë miratuar Kushtetutën e vendit, kanë përzgjedhur flamurin dhe himnin, kanë themeluar misionet diplomatike e kështu më radhë. Mund të themi lirisht se kemi krijuar bazën e shtetësisë funksionale të shtetit, mirëpo në të ardhmen na presin edhe shumë sfida e përgjegjësi, për të bërë Kosovën një vend të dashur për të gjithë qytetarët, një vend me perspektivë për të rinjtë, një vend që ofron dinjitet për të moshuarit, një vend të sigurt për investitorët dhe një vend demokratik për të gjitha komunitetet.*

*Qytetarë të nderuar!*

*Tani kur shteti ynë është realitet, nga ne lypset të kontribuojmë që ta ndërtojmë atë dhe në përvjetorin e ardhshëm të numërojmë më shumë rezultate në fushën e ekonomisë, të mirëqenies dhe zhvillimit ekonomik të vendit.*

*Urimet e mia shkojnë për të gjithë liderët institucionalë e politikë të Kosovës, qytetarët tanë në Kosovë e diasporë dhe për të gjithë miqtë tanë. Edhe një herë urime e gjithë të mirat, shëndet e dashuri. Zoti e mëshiroftë popullin e Kosovës!*

*Prishtinë, 16 shkurt 2009*

*Me respekt, Myftiu i Kosovës,*
***Mr. Naim Tërnava***

## Në këtë numër pos të tjerash

# Në vend të lamtumirës

## Mars 2004 - Mars 2009

**Bahri Simnica**

Për të gjithë ata që ishin me ne për këto katër vite, sigurisht se ju kujtohen angazhimet tona dhe peripecitë me të cilat kaluam në kohën më të vështirë, por në të njëjtën kohë edhe më të lumtur.

Fillimisht do të doja që pa dallim, të gjithë ata që ishin me ne, t`i falënderoj shumë sinqerisht për një bashkëpunim tejet të sinqertë dhe po shpresoj frytdhënës për mua personalisht, po jam i bindur se ajo është edhe për të gjithë ata që na ndoqën dhe na lexuan çdo rresht të revistës sonë tashmë të njohur jo vetëm në Kosovë, po edhe më gjerë, sepse kjo tashmë ka shpërthyer gjithë kufijtë edhe jashtë vendit tonë.

Vërtet, kur pranova detyrën, nuk isha edhe aq i bindur nëse do ia arrija t'i kryeja përgjegjësitë e marra, mirëpo, thënë shumë sinqerisht, kur do, për njeriun nuk ka asgjë në këtë botë të paarritshme, vetëm duhet punë dhe angazhim i sinqertë dhe i vazhdueshëm.

Është shumë e vërtetë se gjatë rrugëtimit tim me këtë revistë, si kryeredaktor, ndeshëm probleme, po dhe peripeci, të cilat me sakrifica dhe përpjekje i kalonim më lehtë me bashkëpunëtorët e mi shumë të sinqertë, si dhe me anëtarët e redaksisë, që gjithnjë me mundësitë sa kishin, na përgjigjeshin në çdo kohë dhe në çdo situatë, por në të njëjtën kohë pa i harruar as të gjithë ata bashkëpunëtorë të brendshëm, sigurisht ku bëjnë pjesë edhe ata të jashtmit, të cilët asnjëherë nuk ngurruan të sillnin në faqet e revistës diskutime, studime e vështrime për tema të ndryshme, po dhe njoftime për aktivitetet e përgjithshme si në vend ashtu dhe jashtë vendit tonë.

Ata që mendoj se i kam rënduar më së shumti, por jo me qëllim të keq veçse për ta nxjerrë këtë revistë sa më mirë dhe sa më me rregull, besoj se ia vlen t'i përmend dhe t'i përgëzoj për punën e tyre të palodhshme dhe asnjëherë, për katër vite, pa ma kthyer fjalën dhe pa më parë as edhe me një sy shtrembër, ia vlen t'i përshëndes, jo vetëm me fjalë po edhe me emra, që janë: operatori në kompjuter - Nuhi Simnica, si dhe gazetari i Kryesisë - Ramadan Shkodra, të cilët kanë dhënë një kontribut dhe më kanë ndihmuar shumë për këto katër vite.

Falënderoj po ashtu dhe të gjithë ata që në një mënyrë a në një tjetër na kanë dalë në ndihmë.

Gjatë kësaj kohe, besoj që të gjithë duhet të na kuptojnë se kemi lëshuar gabime, veçse gjithnjë duke qenë të bindur se nuk kanë qenë të qëllimshme, po lëshime të rastit, që janë të mundshme në botime revistash.

Për të pasuruar përmbajtjen dhe temat e shtruara në faqet e revistës sonë, jemi munduar ta shtrijmë rrethin tonë me shumë bashkëpunëtorë të rinj, të cilët pa dyshim kanë begatuar dhe e kanë bërë revistën tonë të dashur për lexuesit më atraktive dhe më universale. Ndoshta kemi dëshiruar shumë më shumë, por me mundësitë dhe aftësitë tona, kaq kemi arritur, t'ju ofronim sado pak dhe t`ju njihnim me tema sa më të kapshme dhe të përshtatshme, gjithnjë duke pasur parasysh rrethanat ekonomike dhe politike të vendit tonë. Jam shumë i vetëdijshëm se ndoshta dikujt nuk i janë plotësuar dëshirat e pritshme, por le të shpresoj se pasuesi im do të jetë ai që do të vazhdojë aty ku kemi mbetur dhe do të plotësojë boshllëqe të tjera eventuale, që besoj të kenë ngelur të paplotësuara në masën e duhur, si dhe shumë tema të parrahura për jetën tonë të përditshme.

Për fund, nuk më mbetet tjetër përveçse të kërkoj falje nga të gjithë ata bashkëpunëtorë dhe kolegë, me të cilët ndonjëherë kam pasur ndonjë këmbim fjalësh ose edhe mund t'i kemi ofenduar, porse gjithherë padashur shumë sinqerisht pa qëllim, veçse nga respekti që kam për të gjithë ata lexues të nderuar, të cilët shpresoj të na kuptojnë drejt.

Në fund fare, i uroj shumë suksese pasuesit tim dhe shëndet në jetë. Pa dyshim unë do të jem një ushtar dhe ndihmës i mirë i pasuesit tim, sa herë që ta shohë nevojën dhe mundësitë e mia - për ndihmë, për se do të jem gjithnjë pranë tij.

We sselamu alejkum we rahmetullahi we berekatuhu.



# Kosova dhe bota islame një vit pas pavarësisë

**Mr. Qemajl Morina**



Më 17 shkurt u bë një vit nga shpallja e pavarësisë së Kosovës. Një vit i punës së institucioneve të Kosovës të pavarura nga institucionet ndërkombëtare. Njëra prej sfidave me të cilën u ballafaqua Kosova si shteti më i ri në Evropë dhe në botë, gjatë vitit që lamë pas, pa dyshim se ishte njohja ndërkombëtare e pavarësisë dhe sovranitetit të saj. Në një anë, kishim përpjekjet e institucioneve të Kosovës për sensibilizimin e qeverive të shteteve të ndryshme të botës për njohjen e pavarësisë së Kosovës, në anën tjetër diplomacia serbe e përkrahur fuqishëm nga Federata Ruse bënte çmos për pengimin e këtyre njohjeve. Çështja më në fund shkoi në Asamblenë e Organizatës së Kombeve të Bashkuara në Nju Jork, ku Serbia pati sukses të kaloj rezolutën për Kosovën në Gjyqin Ndërkombëtar të Drejtësisë në Hagë.

Andaj, pyetja e cila shtrohet para institucioneve tona, në veçanti Ministrisë së Punëve të Jashtme të Kosovës, është sa janë arritur qëllimet për njohjen e kësaj pavarësie, e cila për shkak të rëndësisë që ka ishte ndër temat më të përfolura në mediat tona. Çka u bë në këtë drejtim? A u dha maksimumi i mundit apo ka mundur të bëhet edhe më tepër? Cilat janë përpjekjet dhe rezultatet?

Me këtë rast do të ndalem në një pjesë të botës. Ajo është bota arabe dhe islame. Këtë po e bëj për dy arsye: E para për shkak se bota arabe dhe islame është konsideruar si një potencial i mundshëm i njohjes së pavarësisë së Kosovës. E dyta lidhur me këtë pjesë të botës ka pasur spekulime të shumta për mundësinë e njohjes së pavarësisë së afërt të Kosovës si nga përfaqësues të lartë të institucioneve tona, por edhe nga përfaqësues të partive politike, dhe prijës të Bashkësisë Islame.

Një vit pas shpalljes së pavarësisë, Kosovën e kanë njohur 55 shtete. Prej tyre tetë shtete islame: (Afganistani, Turqia, Senegali,Burkina Faso, Sierra Leone, Emiratet e Bashkuara Arabe dhe Shqipëria, Ishujt Malldive). Ky numër është tejet simbolik, kur dihet se Organizata e Konferencës Islamike numëron 57 shteteve, duke u llogaritur prej organizatave numerikisht më masovike në kuadër të OKB-së. Duke u mbështetur në këtë, edhe përfaqësuesit e institucioneve tona më të larta politike në vend ishin optimist se numri më i madh i njohjeve do të vijë nga kjo botë.

Çështja qëndron edhe më keq me botën arabe. Liga Arabe me seli në Kajro që përbëhet prej 22 shteteve, nga ky grup vendesh deri më tash Kosovën e ka njohur vetëm një shtet, Emiratet e Bashkuara Arabe.

Shtrohet pyetja, përse ky hezitim i qeverive të këtyre shteteve për njohjen e shtetit më të ri të Evropës dhe të botës. Kur dihet se në aspektin e përqindjes së popullatës të besimit islam, Kosova ia kalon shumicës së vendeve tjera islame, anëtare të Organizatës së Konferencës Islamike.. Lidhur me këtë ekzistojnë disa arsye:

E para kompleksi i establishmentit tanë politik ndaj identitetit tanë fetar islam. Duke konsideruar atë si diçka që bie ndesh me vlerat tona perëndimore. Meqenëse, me botën islame na bashkojnë vlerat e përbashkëta, ne këtë duhet ta themi hapur dhe pa hezituar fare. Kjo vërejtje i është bërë establishmentit tanë politik nga njeriu i parë Konferencës Islamike, Sekretarit të Përgjithshëm të saj aktual, Dr.Ekmeludin Ihsanoglu, një dashamir i madh i shqiptarëve, në një prononcim të mëhershëm të tij për BBC.

E dyta, popullata e Kosovës mbi 90% është e besimit islam, atëherë është krejtësisht e natyrshme që në projektet tona në zgjerimin e marrëdhënieve me botën e jashtme të kërkojmë qasje për aderim në Organizatën e Konferencës Islamike. Aderimi ynë në të, në asnjë mënyrë nuk bie ndesh me aspiratat tona për anëtarësim në strukturat euro-atlantike. Ashtu siç është rasti me Turqinë dhe Shqipërinë.

E treta, të insistohet në realizimin e një vizite të nivelit më të lartë në shumicën e metropoleve arabe dhe islame, për tu shpjeguar liderëve të atyre vendeve nga dora e parë për realitetin e ri të krijuar në Kosovë dhe aspiratat e saj si një shtet i ri që dëshiron të jetë faktor stabiliteti në Ballkan dhe më gjerë. Me këtë do të demantohej propaganda serbe lidhur me Kosovën, e cila është e pranishme në shumicën e këtyre vendeve.

Megjithatë, nuk mund të mohohet fakti se deri më tash ka pasur kontakte dhe vizita në disa vende të botës arabe dhe islame, qofshin ato të nivelit të institucioneve qeveritare, apo të shoqërive civile. Çështja e Kosovës vazhdimisht ishte prezent në mediat arabe dhe islame. Ajo që lypëset të bëhet në periudhën vijuese, është një presion më i madh dhe direkt në qeveritë e këtyre vendeve, për të arritur rezultate më të mëdha në njohjen e pavarësisë së Kosovës si dhe shtrirjen e bashkëpunimit në fusha të ndryshme.




## Si të depërtohet në kontinentin e Afrikës?

Prej 1-3 shkurt në kryeqytetin e Etiopisë, Adis Abeba, zhvilloi punimet e tij Samiti i Unionit Afrikan, i cili në gjirin e tij ngërthen 53 shtete të kontinentit të Afrikës. Meqenëse, një numër i konsideruar i vendeve arabe, në aspektin gjeografik bëjnë pjesë në kontinentin e Afrikës, ato përveç pjesëmarrjes në Ligën Arabe dhe në Organizatën e Konferencës Islamike, ato marrin pjesë aktive edhe në Unionin Afrikan, si njërin prej organizmave më të mëdha të OKB-së, pas Organizatës së Konferencës Islamike. Vendet arabe, siç janë: Egjipti, Algjeria, Libia, Maroku, Sudani, Tunizi luajnë një rol të rëndësishëm në aspektin e zhvillimit ekonomik dhe kulturor të shumë vendeve afrikane.

Në këtë aspekt vlen të theksohet involvimi i Libisë dhe liderit libian, kolonel Muamer el-Gadafit në Afrikë, që nga ardhja e tij në pushtet më 1 shtator të vitit 1969. Këtë vit ai feston dyzet vjetorin e ardhjes në pushtet, duke u radhitur në mesin e liderëve me më shumë stazh në drejtimin e një vendi. Fati ishte në anën e Gadafit, i cili ishte në krye të një shteti të pasur me naftë, me një bregdet prej 1750 km. gjatësi në detin Mesdhe dhe me një popullatë relativisht të vogël. Libia sot numëron afër 6 milion banorë. Në vitet e tetëdhjeta të shekullit të kaluar në mesin e investimeve më të mëdha pa dyshim se llogaritet projekti i lumit artificial, i cili siguron ujë për pije dhe ujitje për pjesën dërrmuese të popullatës. Projekti ka kushtua mbi 20 miliard dollarë, në një gjatësi prej 4000 kilometrave.

Ambiciet kolonel Gadafit ishin më të mëdha që ai të jetë lider vetëm i Libisë. Andaj, gjatë viteve të shtatëdhjeta bëri përpjekje të shumta për bashkim me vende të ndryshme arabe si projekti i Unionit: Egjipt - Sudan - Libi më 27 dhjetor 1969. Pastaj, Projekti i Unionit të Republikave Arabe në mes: Libisë - Egjiptit dhe Sirisë, më 17 prill 1971, Unioni i përbashkët në mes Libisë dhe Egjiptit, në vitin 1972. Pastaj Unioni në mes Libisë dhe Algjerisë, më 28 dhjetor 1975, si dhe Unioni në mes Libisë dhe Marokut më 18 gusht 1984.

Pas dështimeve të njëpasnjëshme për t'i plasuar idetë e tij panarabe dhe krijimit të një Unioni në nivel të vendeve arabe, në vitin 1989, kolonel Gadafi, përfundimisht i kthehet Afrikës dhe përpjekjeve të tija të vazhdueshme për të depërtuar në atë pjesë të kontinentit të zi, në veçanti në Afrikën Qendrore dhe atë Perëndimore. Në këtë aspekt ai shpenzoi fonde të mëdha të ardhurave nga shitja e naftës të Libisë për t'i ndihmuar ato vende të varfra të Afrikës, dhe nëpërmjet tyre edhe për t'i plasuar idetë e tij panafrikane. Ambiciet e liderit libian ishin edhe më të mëdha. Ai kaherë ka shpreh dëshirën e tij për themelimin e Shteteve të Bashkuara të Afrikës, duke u mbështetur në modelin e SHBA-ve. Andaj, zgjedhja e tij në krye të Unionit Afrikan është një shans që lideri libian, idetë e tij panafrikane t'i promovojë dhe t'i realizojë nga pozita e tij e re si kryetar i këtij unioni.

Mirëpo, të gjithë liderët afrikanë nuk mendojnë si Gadafi. Ata janë të vetëdijshëm se popujt e Afrikës, kanë kaluar nëpër situata të ndryshme dhe ata janë ballafaquar me përvoja të ndryshme, si në aspektin e periudhës së kolonializmit poashtu edhe pas shpalljes së pavarësisë. Kështu vendet afrikane me ndikim, si Afrika e Jugut, Nigeria, Etiopia dhe Kenia, kërkojnë një integrim gradual . Bile kryetari i Ugandës, Juri Musevini kishte propozuar që presidenca e UA-së të përbëhet nga tre anëtarë, me qëllim që liderit libian të mos i liheshin duart e lira.

Por, në mesin e një numri të liderëve afrikanë, siç është kryetari i Senegalit, Abdulla Vade, kryetarja e Liberisë, Ellen Xhonson Sirleaf, ka një përkrahje të madhe për shkak fondeve të mëdha që ai ka shpenzua në ato vende.

Ajo që është me interes për ne kosovarët, është sa mund të shfrytëzohet, lideri libian për njohjen e pavarësisë së Kosovës nga ato vende të asaj pjese të botës. Ne e dimë se kolonel Gadafi ka qenë tej mase i lidhur me politikën e mosinkuadrimit të propaganduar nga idolët e tij, Naseri dhe Tito. Ish-federata jugosllave ka qenë prezente, si në aspektin politik, ushtarak, ekonomik e kulturor në Libi dhe në vendet tjera afrikane. Libia edhe sot e kësaj dite ka marrëdhënie të mira politike dhe ekonomike me Beogradin. Por, vlen të theksohet se në Rezolutën e fundit të Serbisë për Kosovën të votuar në Asamblenë e Përgjithshme të OKB-së, Libia nuk merrë pjesë në votim, që në një aspekt do të thotë se ka një ndryshim në politikën e jashtme të saj ndaj Ballkanit.

Kur është në pyetje Libia dhe lideri i saj Muamer al-Gadafi, në shtypin tanë flitet vetëm në aspektin negativ. Ne nuk duhet të harrojmë se në vitet tetëdhjeta të shekullit të kaluar, me insistimin e Libisë është nënshkruar marrëveshja për bashkëpunim në mes Ministrisë së Shëndetësisë të Libisë dhe Bashkësisë Krahinore për Punësim, edhepse Beogradi ka qenë kundër marrëveshjes në fjalë, që nuk ka qenë rasti me asnjë vend tjetër. Andaj, është koha që ne t'i afrohemi Libisë, por edhe vendeve tjera. Jo tu mbajmë leksione atyre vendeve si t'i rregullojnë marrëdhëniet me vende tjera, sipas shijes tonë. Sepse këtë ua imponojnë interesat nacionale të çdo vendi. Por është e drejtë e jona që ne të kërkojmë prej atyre vendeve që marrëdhëniet tona të përputhen me interesat tona nacionale, e që në këtë moment imediate për ne është njohja e pavarësisë së Kosovës.

# Dobësitë e njeriut dhe edukimi i Islamit ndaj tij

Mr. Adnan Simnica

**“Nëse Ne e vonojmë ndëshkimin për një kohë të shkurtër kundër tyre, ata thonë: “Çka po e pengon atë?” Le ta dinë se ditën kur t’u vijë, ai nuk zmbrapset prej tyre, ata do t’i rrethojë ai (dënimi) me të cilin talleshin. Po nëse Ne i japim njeriut ndonjë begati nga ana jonë, e pastaj e tërheqim atë prej tij, ai do të jetë shumë i dëshpëruar dhe përbuzës. E nëse pas të keqes që pati goditur atë, Ne i dhurojmë të mira, ai do të thotë: “Kaluan të këqijat prej meje!” Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh. Përveç atyre të cilët kishin durim dhe bënin vepra të mira, të tillët kanë falje (të gabimeve) dhe shpërblim të madh”. (Hud, 8-11)**




### Lidhshmëria me ajetet paraprake

Kaptina Hud fillon me paraqitjen e madhështisë së fjalëve të Allahut xh.sh. të radhitura në ajete, dhe kjo radhitje paraqitet në mënyrë shumë të përpiktë duke argumentuar për shpalljen hyjnore të Kuranit nga Allahu Fuqiplotë, i Cili di çdo gjë në gjithësi. Të adhurohet vetëm Krijuesi dhe vetëm prej Tij të kërkohet falje dhe pendim, ngase përfundimi i mirë është për vepërmirët, ndërsa përfundimi i keq është për refuzuesit e ligjit të Tij. Allahu është i vetmi Krijues i qiejve dhe Tokës dhe i çdo sendi në gjithësi, dhe para të Cilit njerëzit do të ringjallen për të dhënë llogarinë përfundimtare, gjë të cilën e mohojnë dhe kundërshtojnë pabesimtarët duke thënë: “Kjo që po na e thoni, nuk është tjetër përveçse një magji e qartë”[1]. Ndërsa në ajetet vijuese Allahu i Madhërishëm sqaron disa nga cilësitë e njerëzve, të cilët në të gjitha situatat bëhen kryeneçë, mohues dhe refuzues të hapur, të cilët me tallje kërkojnë shpejtimin e ndëshkimit ndaj tyre dhe të gjitha sukseset ia atribuojnë vetvetes duke vepruar me mendjemadhësi, përbuzje dhe shfrenim. Nga kjo bëjnë përjashtim vetëm besimtarët, të cilët në çfarëdo situate janë falënderues, durimtarë dhe vepërmirë, prandaj edhe kanë shpërblim. Allahu xh.sh. i krijoi njerëzit për ta adhuruar Atë, dhe përgjatë sprovimit të tyre të dallohet kush është vepërmirë e kush vepërkeq, dhe në bazë të kësaj të pasojë shpërblimi ose ndëshkimi.

**Komentim:**

### Pabesimtarët me tallje kërkojnë shpejtimin e ndëshkimit

“***Nëse Ne e vonojmë ndëshkimin për një kohë të shkurtër kundër tyre, ata thonë: “Çka po e pengon atë?” Le ta dinë se ditën kur t’u vijë, ai nuk zmbrapset prej tyre, ata do t’i rrethojë ai** (dënimi) **me të cilin talleshin”.***

Allahu xh.sh. dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim dhe fe të vërtetë, duke e bërë myzhdedhënës dhe qortues, prandaj ai u drejtohet pabesimtarëve me fjalët: ”Unë po frikësohem për dënimin që ju godet në një ditë të madhe”, mirëpo ata talleshin me fjalët e tij, dhe kërkonin shpejtimin e ndëshkimit duke e mohuar atë me përqeshje, ndërsa Allahu xh.sh. u përgjigjet: “Nëse ua shtyjmë dënimin deri në një kohë të shkurtër e të caktuar, e cila është në dijen Tonë, ligjin dhe përcaktimet Tona që caktojnë vdekjet e njerëzve, ata thonë: ”kush dhe çfarë po e pengon ndodhjen e këtij dënimi”?! Ata me këto thënie mohonin edhe ardhjen e dënimit dhe përfshirjen e tyre në të, mirëpo ditën kur do t’i përfshijë ndëshkimi, s’ka kush që e largon atë prej tyre, një fakt i vërtetuar edhe në ajetin tjetër, ku Allahu xh.sh. thotë: “Është e vërtetë se dënimi i Zotit tënd do të ndodhë patjetër. Atë nuk ka kush që mund ta largojë”[2]. Ky dënim, të cilin e përqeshnin ata, do t’i përfshijë në tërësi dhe nga të gjitha anët e ata nuk do të kenë shpëtim nga ai. Zoti i Madhërishëm thotë: “që t’ju sprovojë, se cili prej jush është më vepërmirë”[3], në të cilin ajet sqarohet gjendja e njeriut në zgjedhjen që i ka bërë Krijuesi i tij.[4]

Popujt e mëparshëm, kur kërkonin nga pejgamberi përkatës mrekulli, të cilat ua sillte me lejen e Allahut xh.sh., e më pastaj ata refuzonin dhe i mohonin ato, atëherë Allahu i shkatërronte ata në

tërësi. Kështu, meqë pejgamberët e mëparshëm ishin të dërguar për një kohë të caktuar dhe për një popull, gjithashtu edhe mrekullitë e tyre nuk i shihte dhe as përjetonte kush përveçse ai popull. Ndërsa misioni i fundit, i Muhamedit a.s., ndryshon nga të mëparshmet, ngase është për të gjitha kohët dhe për të gjithë njerëzit, prandaj edhe mrekullia e tij mbetet përgjithmonë dhe atë kanë mundësi ta shohin e përjetojnë gjeneratat vijuese deri në Kiamet. Për këtë arsye urtësia kulmore e mëshirës së Allahut xh.sh. nuk i ndëshkon më njerëzit në këtë botë me shkatërrim masiv, por i ndëshkon vetëm disa prej tyre në kohë të caktuara. Kjo vlen edhe për ithtarët e Librit, të cilët nuk i përfshin ndëshkimi masiv në këtë botë.

Idhujtarët ishin injorantë dhe nuk kuptonin urtësitë dhe mrekullitë e Allahut xh.sh. në krijimin e njeriut me mundësi zgjedhjeje, dhe krijimin e qiejve e të Tokës duke i mundësuar njeriut të veprojë dhe të organizohet në to, po, megjithëkëtë, ata mohonin ringjalljen. Me injorancën e tyre ndaj ligjeve të Allahut xh.sh. rreth dërgimit të pejgamberëve, mrekullive të tyre dhe ndëshkimit, ata pyetnin përse u vonua dhe u shty ndëshkimi ndaj tyre dhe ç'e pengonte atë? Ata nuk kuptonin mëshirën dhe urtësitë e Allahut xh.sh., meqë ajo ditë do të vijë dhe ata nuk do të mund të ikin nga ajo për se talleshin. Shpejtimin e dënimit të Allahut xh.sh. nuk e kërkon njeriu besimtar dhe ai që logjikon vëmendshëm; dhe nëse ai vonohet, kjo paraqet mëshirën e Allahut, në mënyrë që t'u jepet shans të besojnë ata që anojnë nga besimi dhe dëshirojnë të udhëzohen. Dhe pikërisht në kohën kur Zoti i Madhërishëm largoi ndëshkimin masiv ndaj idhujtarëve të Mekës, shumë njerëz besuan dhe hynë në Islam, e shumë gjenerata nga trashëgimtarët e idhujtarëve u rritën në Islam. Këto janë disa nga urtësitë që duken, e ka edhe shumë të tjera që vetëm Allahu xh.sh. i di, kurse njerëzit nuk i dinë.[5]

Popujt e mëparshëm, për shkak të refuzimit të tyre, Allahu xh.sh. i ndëshkonte me shkatërrim masiv, sikur e përshkruan në Kuran:"Secilin prej tyre e kemi dënuar për shkak të mëkatit të vet, disa prej tyre Ne i goditëm me furtunë plot rërë, disa i shkatërruam me krisma nga qielli, kurse disa të tjerë i sharruam në tokë dhe disa i përmbytëm në ujë. Allahu nuk u bëri atyre ndonjë të padrejtë, veçse ata i bënë padrejtë vetes së tyre".[6]

Nga ana kuptimore ajeti fillon me betimin e Allahut në veten e Tij, meqë konfirmon edhe ndodhjen e asaj për çka betohet, për të vërtetuar ndodhjen e tij, sepse kishte të atillë që dyshonin në të[7].

Allahu xh.sh. deshi të privilegjonte Ymetin e Muhamedit a.s. nga të gjithë popujt e tjerë të pejgamberëve të mëparshëm, por bëri që të ndëshkojë disa prej tyre nëpër beteja të luftës. Muhamedi a.s i kërcënonte ata me ndëshkim nga Allahu, mirëpo për çdo ndëshkim ka kohë përcaktuese, dhe shtyhet me qëllim që njerëzit të shohin krimet e tyre, dhe kur t'i godasë ata ndëshkimi, të mos shqetësohet askush nga njerëzit dhe të mos u dhimbsen. Allahu xh.sh. atyre të padrejtëve u dha afat dhe ua shtyu ndëshkimin, ndërsa ata shtonin edhe më tutje krimet dhe padrejtësitë e tyre dhe njerëzit që e përjetojnë atë, i urrejnë njerëzit e tillë, dhe, kur u vjen ndëshkimi, nuk ndiejnë dhembshuri për ta.[8]

Allahu i Madhërishëm i sqaron Muhamedit a.s. se i kishte premtuar për ndëshkimin e tyre, por po u jepte afat atyre dhe po ua shtynte ndëshkimin, mirëpo atyre ajo u dukej tallje dhe e përqeshnin, prandaj pyesnin ku ishte ndëshkimi? Allahu xh.sh. përshkruan fjalët e tyre, për se thotë: "Ata thonë: "O Zoti ynë, shpejtona pjesën tonë (të dënimit) para Ditës së Llogarisë!"[9]

Kurani edhe në shumë ajete të tjera ka përshkruar fjalët e tyre të çuditshme, si: "Dhe (kujto) kur thanë: "O Allah! Nëse është ky (Kurani) vërtet prej Teje, lësho gur nga qielli kundër nesh, ose sillna ndonjë dënim të hidhur".[10]

Nuk ka dyshim se njeriu nuk ka dëshirë dhe nuk shpreson ta godasë ndëshkimi, por ata këto fjalë i thoshin në shenjë sfide, talljeje dhe përqeshjeje. Allahu xh.sh. deshi të mos i ndëshkonte pabesimtarët e kohës së Muhamedit a.s. ashtu siç i kishte ndëshkuar popujt e mëparshëm, ngase Ai thotë: "Po Allahu nuk do t'i dënojë ata, derisa ti (Muhamed) je në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t'i dënojë, derisa ata kërkojnë falje (istigfar)."[11]. Kështu, ngase kishte njerëz të cilët mbanin fshehur besimin e tyre, për shkak se nuk mund të ballafaqoheshin me pabesimtarët me të cilët edhe jetonin, dhe nuk mund të emigronin tek besimtarët. Prandaj besimtarët, po të donin të sulmonin pabesimtarët në Mekë me rastin e marrëveshjes së Hudejbijes, atëherë do të goditnin tërë banorët e Mekës, e në mesin e tyre edhe ata që mbanin fshehtë besimin e tyre, dhe s'do të mund t'i dallonin.[12]

Pyetja e pabesimtarëve përse të shtyhej dënimi të cilin u pat premtuar i dërguari i Allahut, bëhet në formë talljeje dhe përqeshjeje, ngase njeriu natyrshëm nuk dëshiron diçka që e dëmton. Ndërsa përgjigjja ndaj tyre paraqitet në formën e tërheqjes së vëmendjes, prandaj Allahu xh.sh. thotë: "Le ta dinë se ditën kur t'u vijë, ai nuk zmbrapset prej tyre", që konfirmon dhe vërteton se ndëshkimi doemos do t'i përfshijë në botën tjetër, mirëpo njerëzit gjithnjë janë të ngutshëm, e Allahu xh.sh. nuk shpejton derisa të arrihet ajo që dëshiron. Çdo gjë e ka kohën e vet dhe atyre do t'u vijë ndëshkimi që e kërkonin me të shpejtë, ngase Allahu në vijim thotë: "ata do t'i rrethojë ai (dënimi) me të cilin talleshin". Nëpërmjet kësaj Krijuesi Fuqiplotë konfirmon se pabesimtarët do t'i godasë dhe t'i përfshijë patjetër ndëshkimi hyjnor në një ditë të madhe në botën tjetër.

## Njeriu është përbuzës dhe mendjemadh

***"Po nëse Ne i japim njeriut ndonjë begati nga ana Jonë, e pastaj e tërheqim atë prej tij, ai do të jetë i dëshpëruar dhe përbuzës. E nëse pas të keqes që e pati goditur atë, Ne i dhurojmë të mira, ai do të thotë: "Kaluan të këqijat prej meje!" Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh."***

Në kuadër të paraqitjes së dobësive të njerëzve pabesimtarë, të cilët kërkonin shpejtimin e ndëshkimit, në vijim flitet edhe për vetitë e këtyre njerëzve të cilët me të vërtetë janë të çuditshëm, prandaj ata nuk mund të stabilizohen në jetë përveçse me besim-iman.

Në këtë kontekst paraqitet gjendja reale e këtij njeriu të ngutshëm dhe mendjelehtë, i cili jeton dhe asnjëherë nuk ndalet e të kujtojë të kaluarën e tij apo të mendojë për të ardhmen. Paraqiten cilësitë jo të mira dhe dobësitë e tij, ngase ai bëhet mohues, përbuzës dhe shpresëhumbur, kur i dalin nga dora shumë begati që ia kishte dhuruar më herët Furnizuesi Fuqiplotë. E nëse i jepen dhunti, ai bëhet i shfrenuar, e tepron me gëzim dhe bëhet mendjemadh. Nëse Allahu xh.sh. i jep nga mëshira e Tij begati të manifestuara në shëndet, prosperitet, siguri dhe furnizim, e më pastaj ia heq nga dora këto dhunti në bazë të zbatimit të ligjeve hyjnore që funksionojnë vazhdimisht, dhe i ndodhin sëmundje, sprova të ndryshme, vdekje dhe humbje të pasurisë, i tashti ai bëhet shumë i dëshpëruar dhe përbuzës ndaj mëshirës hyjnore, duke humbur shpresën gjithashtu për kthimin e dhuntive dhe begative hyjnore tek ai. Ai nuk është i durueshëm dhe mirënjohës, pavarësisht nga dhuntitë e Krijuesit ndaj tij, të cilat nuk mund të numërohen assesi, një fakt i vërtetuar në Kuran, ku Allahu i Madhërishëm thotë: "edhe në qoftë se




përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër)"[13]

Allahu xh.sh., ashtu si edhe në ajetin paraprak, betohet në Veten e Tij, se nëse atij njeriu i japim begati pas të këqijave që e patën goditur, ai gjithsesi do të manifestojë shfrenim dhe mendjemadhësi, duke thënë se iu hoqën të këqijat dhe nuk do të kthehen më tek ai. Kjo ndodh dhe realisht, sepse me të vërtetë njeriu e tepron me gëzime, bëhet i shfrenuar dhe mohues, dhe nuk bëhet mirënjohës dhe falënderues ndaj begative hyjnore.

Në gjuhën e Kuranit shprehja e përdorur "i dëshpëruar apo shpresëhumbur" është përdorur në formën më të lartë që tregon pikën më të lartë të dëshpërimit dhe humbjes së shpresës[14] nga njeriu, kur t'i merren begatitë dhe të ndodhë përballja e tij me sprova.

Besimtari asnjëherë nuk duhet të humbë shpresën në Krijuesin e tij, ngase Ai thotë: "E mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, sepse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun".[15]

Shpresën e humb dhe dëshpërohet vetëm ai që nuk beson në Krijuesin Fuqiplotë dhe që nuk ka ku të mbështetet, sa kohë që Allahu xh.sh. është Ai ku gjejmë mbështetje të fuqishme dhe të qëndrueshme, prandaj besimtari, nëse humb diçka nga ndonjë sprovim, thotë: "Allahu do të ma kompensojë me më të mira se kjo". Ndërsa ai që nuk beson në Allahun Krijues, thotë: "Kjo befasi le të mos përsëritet më".

Njeriu të cilit dikush i vjedh një dinar lek, pikëllohet, mirëpo nëse në shtëpi i ka edhe dhjetë dinarë lekë të tjerë, atëherë ai pikëllohet shumë më pak për dinarin lekun e humbur. Njeriu besimtar nuk humb shpresën përveçse kur nuk ka bindje të fortë në burimin që mund t'i sjellë çfarë dëshiron ai, prandaj nëse e ka këtë besim të qëndrueshëm, atëherë asnjëherë nuk e humb shpresën. Nëse ka begati, besimtari është mirënjohës ndaj tyre, e nëse i largohen ato, ai e di se Allahu xh.sh. ia ka larguar për ndonjë urtësi. Transmetohet nga Suhejb Errumi se Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Është e çuditshme çështja e besimtarit, ngase e tëra është në të mirën e tij, dhe kjo nuk ndodh përveçse tek besimtari, - nëse i dhurohen begati, ai bëhet mirënjohës, dhe kjo është në të mirën e tij, dhe nëse e godet ndonjë vështirësi, ai bëhet i durueshëm, prandaj edhe kjo është në të mirën e tij"[16]

Shprehjen: "E nëse pas të keqes që e pati goditur atë, Ne i dhurojmë të mira, ai do të thotë: "Kaluan të këqijat prej meje!", - po të ishte autori i kësaj besimtar, do të thoshte: "Allahu hoqi nga unë të këqijat", mirëpo autori i kësaj shprehjeje është pabesimtar dhe për këtë arsye kalon në shfrenim dhe mendjemadhësi të tepruar, prandaj Allahu xh.sh. në vijim e cilëson me të tilla fjalë: "Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh".

Besimtari tërë suksesin e tij ia dedikon dhe kthen dhuruesit të suksesit, Krijuesit të dhuntive dhe begative të tij. Shembull për këtë kemi ajetin kuranor ku përshkruhet fjala e shoqëruesit[17] të Musait a.s., i cili veprimet e tij të suksesshme ia lë Allahut xh.sh., prandaj, duke shprehur veçoritë e modestisë së tij, thotë: "Dhe unë nuk e punova tërë atë sipas bindjes sime (po sipas udhëzimit të Zotit)".[18]

Ndërsa ata që janë mendjemëdhenj dhe të shfrenuar e nuk përfillin ligjin e Allahut xh.sh., të tillët në Kuran përshkruhen kështu: "Ai (Karuni) tha: "Më është dhënë vetëm në saje të dijes sime"[19], që ka për synim pasurinë e tij me të cilën e kishte furnizuar Krijuesi, dhe pretendonte se pasurinë e kishte fituar vetëm në bazë të diturisë së tij, prandaj përbuzi dhe mohoi begatitë e Allahut, dhe meritoi ndëshkimin hyjnor. Lidhur me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Po Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë dhe, veç Allahut nuk pati ndonjë që ta mbrojë, as vetë nuk pati mundësi të mbrohet"[20].

Mbështetur në këtë, themi me bindje se, nëse besimtari do që t'i ketë begatitë e dhuruara nga Krijuesi Furnizues, duhet të jetë mirënjohës dhe falënderues për to e të thotë: "Me emrin e Allahut, çfarë dëshiron Allahu". Kështu të kujtojë se begatitë nuk janë rezultat personal i tij, por janë të dhuruara nga Krijuesi, e nëse E harron Atë, atëherë edhe begatitë dalin nga dora e tij. Në anën tjetër, vërejmë se Allahu xh.sh. nuk na e ka ndaluar të gëzohemi për dhuntitë e Tij, madje ka kërkuar një gjë tillë nga ne, për se thotë: "Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen..."[21], por Allahu kërkon që ky gëzim të mos shoqërohet me shfrenim dhe mendjemadhësi.[22]

## Përveç besimtarëve durimtarë dhe vepërmirë

***"Përveç atyre, të cilët kishin durim dhe bënin vepra të mira, të tillët kanë falje** (të gabimeve) **dhe shpërblim të madh".***

I Madhërishmi Allah këtë ajet e ka filluar duke përjashtuar nga gjykimi vlerësues i mësipërm vetëm besimtarët, ngase në dy ajetet paraprake Allahu xh.sh. i cilësoi njerëzit përbuzës dhe mendjemëdhenj për shkak të mosmirënjohjes dhe mosfalënderimit nga ana e tyre, meqë, po të mos u bëhej ky përjashtim, atëherë në këtë kuadër do të hynin të gjithë njerëzit. Mirëpo Allahu Mëshirëplotë deshi të veçonte nga njerëzit e tillë besimtarët durimtarë dhe vepërmirë, të cilët do të mëshirohen dhe shpërblehen për devotshmërinë e tyre. Nga kjo kuptojmë se njerëzit kanë vese materialiste duke qenë humbës të shpresës në mëshirën e Allahut, mohues dhe përbuzës të begative hyjnore, shfrenues dhe mendjemëdhenj, prandaj këto sëmundje të rrezikshme i shëron vetëm durimi dhe morali i ndërtuar mbi besimin-imanin dhe veprat e mira në përgjithësi.

Besimi i sinqertë që manifestohet me vepra të mira, është ai që në raste balla-

faqimi me sprova, ruan dhe mbron besimtarin nga dëshpërimi dhe humbja e shpresës, si dhe nga shfrenimi e mendjemadhësia në raste posedimi të begative. Besimi në Zotin Fuqiplotë është ai që bën baraspeshën ndërmjet këtyre dy situatave dhe në të dy rastet njeriun besimtar e lidh me Krijuesin e tij. Me të vërtetë njeriu në përgjithësi, për shkak të mosbesimit tij, është përbuzës dhe mendjemadh, mirëpo nga të tillët bëjnë përjashtim besimtarët që i ka veçuar Allahu xh.sh., një fakt i vërtetuar edhe në shumë ajete të tjera në Kuran, si: "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan dhe bënë vepra të mira...."[23].

Me të vërtetë, nëse njeriu nuk zbaton ligjin hyjnor, ai pëson humbje, meqë zbatimi i këtij ligji pozicionon pasionet dhe ndjenjat e tij në përputhje me këtë ligj të zgjedhur nga Krijuesi.

Ajeti, "Përveç atyre, të cilët kishin durim..." sikur do të thotë: përveç atyre që kanë durim dhe janë falënderues, apo siç e komenton Zemahsheriu (komentues i Kuranit), me fjalët: "përveç atyre që kanë besuar", ngase kur kanë begati, ata falënderojnë, e kur nuk kanë, bëjnë durim, prandaj është e qëlluar ndërlidhja me besimin-imanin, ngase gjysma e tij është durim dhe gjysma tjetër falënderim me vepra të mira.[24]

Kur jemi te durimi, duhet theksuar se durimi ndryshon nga një gjendje në një gjendje tjetër, varësisht nga lloji i sprovës, si: sëmundje apo në raste të ndonjë armiqësie dhe sulmi nga dikush, sepse me rastin e padrejtësisë që i bëhet, manifestohet dëshira për hakmarrje, dhe kështu e kuptojmë se me ekzistimin e dëshirës për hakmarrje për shkak të padrejtësisë së bërë, gjendja e durimit ndryshon nga gjendja e durimit me rastin e ndonjë sëmundjeje apo ndonjë të vdekjeje të natyrshme. Për këtë arsye Allahu xh.sh. durimin e ka paraqitur në varësi nga këto gjendje, si: rasti i Llukmanit kur i drejtohet të birit me fjalët: "Përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet këto janë nga çështjet më të preferuara"[25], d.m.th në këtë rast nuk ekziston shkaku i durimit nga ndonjë armiqësi apo sulm, ndërsa në një ajet tjetër thuhet: "Kush bën durim dhe fal, s'ka dyshim se ai është virtyti më i lartë (i lavdishëm)"[26]. Këtu kërkohet durim më i madh, sepse ka armiqësi dhe sulm, prandaj Allahu xh.sh. kërkon nga besimtari që të falë, meqë, kur besimtari është sulmuar, i vjedhur apo i është bërë padrejtësi, - kjo kërkon prej tij durim më të madh sesa në rastin e parë.

Mirëpo, në raste padrejtësish nga njerëzit, Zoti xh.sh. paraqet tri faza alternative, që ka besimtari para vetes: E para është kur Allahu xh.sh. i ka lejuar besimtarit të hakmerret ndaj atij që i ka bërë padrejtësinë, dhe kjo në raste se hidhërimi dhe urrejtja kanë arritur kulmin dhe e pengon besimtarin në kryerjen e adhurimeve, prandaj Allahu xh.sh. gjykon me drejtësi dhe thotë: "Pra, kush ju sulmon ju, kthejani sulmin edhe ju po në atë masë"[27]. Mirëpo ka besimtarë që e përmbajnë mllefin në vete, për këtë arsye Allahu xh.sh. thotë: "dhe që e frenojnë mllefin"[28], dhe frenimi i mllefit është nga cilësitë e besimtarit të sinqertë, ndërsa falja është shkalla më e lartë dhe largon në tërësi mllefin, prandaj në Kuran thuhet: "që u falin (të keqen) njerëzve"[29]. Kthimi i së keqes nuk mund të realizohet njësoj në tërësi, si: ai që të godet me një shuplakë, nëse ia kthen, si mundesh t'i shkaktosh të njëjtën dhimbje?! Shkaku i kthimit të armiqësisë është hidhërimi, e ai, përderisa s'mund të kthehet në shkallë të njëjtë, atëherë s'mund të arrihet drejtësia e kërkuar, për këtë arsye Krijuesi Fuqiplotë ka shpjeguar se durimi është zgjidhja më e mirë, mbështetur në fjalën kuranore: "e nëse duroni, pa dyshim ai është më i mirë për ata që durojnë"[30]. Nëse frenojmë mllefin dhe i falim besimtarët, arrijmë dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut, ngase Ai në vijim të ajetit paraprak thotë: "Allahu i do bamirësit". Nëse dikush nga myslimanët të bën ndonjë të keqe, përpara vetes ke tri alternativa: ose t'ia kthesh me të njëjtën masë, ose ta frenosh mllefin, ose t'ia falësh dhe të bëhesh nga bamirësit, dhe nëse zgjedh faljen, e ke të falur ndonjë mëkat tëndin nga Krijuesi dhe, sa kohë që e di që Allahu xh.sh. ta fal ty atë mëkat, atëherë a nuk ndihesh i lumtur?! Prandaj, nëse dëshiron që Allahu xh.sh. të të falë ndonjë mëkat, përse nuk ia fal edhe ti gabimin dikujt tjetër? E Allahu thotë: "Po le t'ua falin (gabimin) dhe mos t'ua zënë për të madhe. A nuk dëshironi që Allahu t'u falë ju"?![31]

Dikush mund të thotë: Përse feja urdhëron që njerëzit të jenë bamirës ndaj atyre që bëjnë keq, duke u arsyetuar me mendimin se kjo bie ndesh me anën shpirtërore? Ne themi, sepse: Bamirësia ndaj tyre dhe falja nuk është obligim i domosdoshëm nga Allahu xh.sh., por shkallë e lartë devotshmërie, ngase Ai ka lejuar të keqen ta kthejmë në masë të njëjtë, e më pastaj ka bërë thirrje për frenim të mllefit ose edhe për falje, dhe kjo paraqet devotshmërinë e lartë. Të tillët do të kenë falje gabimesh nga Allahu xh.sh., sepse bën durim ndaj sprovave dhe të këqijave, dhe falën ata që u bënë keq, ndaj Allahu i Mëshirshëm jo vetëm që u fal mëkatet, por edhe i shpërblen me shpërblim të madh.

## Porositë e ajeteve

- Nuk duhet mashtruar në afatizimin që u jep Allahu xh.sh. mëkatarëve, ngase dënimi u vjen atyre befas dhe nuk e kuptojnë.
- Njeriu pa besim-iman dhe pa vepra të mira, është shumë i dobët dhe gjendet në depresion shpirtëror.
- Ndalohen humbja e shpresës, përbuzja dhe dëshpërimi.
- Ndalohen shfrenimi dhe mendjemadhësia.
- Sqarohet ngritja e lartë shpirtërore e besimtarit në raste durimi dhe falënderimi ndaj Krijuesit, dhe sqarohet shpërblimi për të me falje dhe Xhenet[32].

*Fusnotat:*

1. Hudë 7
2. Et-Tur 7-8
3. Hudë 7
4. Et-Tefsir El-Vadih, Muhamed Mahmud Hixhazi, vëll. i dytë, faqe 105. viti i bot. 1992, Egjipt.
5. Sejjid Kutub, Fi Dhilal El-Kuran, vëll. i katërtë, faqe 1859, viti i bot. 1996, Bejrut.
6. El-Ankebut 40
7. Tefsir Esh-Sharavi, Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, vëll. i dhjetë, faqe 6331, pa vit botimi, Kajro.
8. Po aty, faqe 6333
9. Sad 16
10. El-Enfal 32
11. El-Enfal 33
12. Tefsir Esh-Sharavi, 6336
13. Ibrahim 34
14. Tefsir Esh-Sharavi 6345
15. Jusuf 87
16. Transmeton Muslimi në sahihun e tij, faqe 2999. Version i ngjashëm i hadithit të transmetuar në të dy sahihat përmendet edhe në tefsirin e Ibni Kethirit, vëll. i dytë, faqe 449, viti i bot. 1991, Kajro.
17. Njeriut të dijshëm dhe të mirë– Hidrit, ngjarja e të cilit me Musain a.s. shpjegohet në suren El-Kehf
18. El-Kehf 82
19. El-Kasas 78
20. El-Kasas 81
21. Junus 58
22. Tefsir Esh-Sharavi, faqe 2354-2355
23. El-Asr, 1-3
24. Ruhul Meani fi Tefsir el- Kuran el -Adhim ve Sebu'l Methani, Imam Alusi, xhuzi i 12 nga Kurani, faqe 16, boton "Ihja turath el Arabi", Bejrut.
25. Lukman 17
26. Esh-Shura 43
27. El-Bekare 194
28. Ali-Imran 134
29. Ali-Imran 134
30. En-Nahl 126
31. En-Nur 22
32. Ebu Bekr El-Xhezairi, Ejseru Et-tefasir, faqe 526, bot. Mektebetu ulum vel hikem, Medinë.

# Fetvaja si institucion shumë i rëndësishëm në fenë islame[1]

Mr. Flamur Sofiu

## Hyrje

Prej veçorive të fesë islame është edhe ajo se kjo fe ka sistem gjithëpërfshirës të çështjeve të jetës dhe të karakterit të njeriut. Andaj kjo fe është e vetmja që u përgjigjet nevojave dhe kërkesave të çdo kohe dhe hapësire, deri në Ditën e Kiametit.

Pa dyshim se institucioni që është shumë i rëndësishëm që feja islame të jetë e përshtatshme në çdo kohë dhe çdo vend, është **institucioni i fetvasë**.

Duke u nisur nga fakti se prej myslimanit kërkohet që ai t'i kryejë gjithmonë veprimet e tij në pëlqim me programin dhe Sheriatin islam, ai duhet të njohë dispozitën e çdo vepre të tij. Andaj, kur ndodh që ai nuk njeh ndonjë çështje apo nuk e njeh pjesërisht, ai duhet të kërkojë shpjegime me të vetmin qëllim që vepra e tij të jetë në pëlqim me legjislaturën islame. Rrugët dhe metodat më të mira për t'i njohur çështjet fetare është angazhimi i dijetarëve duke u shpjeguar njerëzve çështjet fetare dhe dispozitat e fesë dhe rruga tjetër është që ata të cilët nuk kanë njohuri për ndonjë dispozitë fetare të kërkojnë shpjegime nga dijetarët.

Kur ndodh që dijetarët janë neglizhentë për t'u shpjeguar njerëzve çështje fetare, të tillët do të merren në llogari para Allahut dhe do të pësojnë dënim të ashpër për shkak të neglizhencës së tyre ndaj obligimit që u është besuar. E nëse ndodh që dijetarët ta kryejnë detyrën e tyre, atëherë njerëzve u mbetet t'i zbatojnë shpjegimet e tyre, se përndryshe, nëse ata nuk veprojnë sipas shpjegimeve të tyre, atëherë vetë njerëzit do të jenë përgjegjës para Allahut të Lartësuar.

Nga kjo na bëhet e qartë se ai që nuk di, duhet të kërkojë shpjegime nga ai që i njeh çështjet dhe problemet e fesë, ndërsa ky që ka njohuri për shpjegimin e çështjeve fetare, duhet të përgjigjet. Shpjegimi i tillë në fenë islame njihet si **institucioni i fetvasë**.

Me shprehjen fetva nënkuptohet teksti i përgjigjes që i ka dhënë myftiu atij që ka kërkuar shpjegimin e dispozitës së ndonjë çështjeje fetare. Ai që jep një shpjegim për ndonjë dispozitë të fesë,



quhet myfti.

## Kush është myftiu

Myfti konsiderohet dijetari që ngarkohet për të shpjeguar dispozitën e ndonjë çështjeje fetare. Myftiu, që të ketë të drejtë të japë ndonjë fetva, duhet të plotësojë disa kushte. Kushtet janë:

1. **të jetë mysliman**. Pra, ai që do të shpjegojë dispozitën e ndonjë çështjeje të fesë, duhet të jetë patjetër besimtar, që beson në Allahun dhe në atë që i është shpallur Muhammedit s.a.w.s.;
2. **të jetë në moshën madhore dhe i aftë psikikisht**. Kushtëzohet që myftiu të ketë hyrë në moshën madhore dhe në të njëjtën kohë të jetë i aftë në aspektin psikik, që d.m.th. nuk mjafton të jetë vetëm i aftë psikikisht e të mos ketë hyrë në moshën madhore dhe anasjelltas;
3. **të jetë i drejtë.** Me të qenët i drejtë nënkuptohet ajo që myftiu të jetë i drejtë, i sjellshëm, larg nga mëkatet e haramet dhe që ka biografi të mirë. Duhet të kihet e qartë se me këtë kusht nuk nënkuptohet ajo që myftiu të jetë i mbrojtur prej gabimeve, ngase kjo është cilësi e veçantë për pejgamberët e Allahut të Lartësuar;
4. të **jetë muxhtehid.** Ashtu si përmendin dijetarët nëpër libra, është kusht që myftiu të jetë muxhtehid[2].

Shënim: *Disa nga dijetarët kanë përcaktuar edhe disa kushte të tjera për myftiun, si f.v. - kanë kushtëzuar që myftiu të këtë aftësi për të kuptuar njerëzit dhe mashtrimet e tyre, në mënyrë që ai të mos bjerë në kurthin e tyre; që të jetë i paluhatshëm në fenë e tij dhe të mos ketë frikë në zbatimin e së vërtetës nga asnjë keqbërës, d.m.th. që të mos ndikohet nga kërcënimi i askujt, kur është nevoja për ta shprehur të vërtetën; që të jetë i njohur për devotshmëri dhe modesti ndaj Allahut të Lartësuar.*

## Domosdoshmëria e ekzistimit të myftiut

Ekzistimi i myftiut që i plotëson këto kushte të duhura, është prej obligimeve kolektive (farzi kifaje), andaj është obligim që në çdo vendbanim të ketë myfti që merret me shpjegimin e dispozitave të fesë njerëzve ose ua mëson atyre edhe pa e pyetur atë. Disa nga dijetarët islamë janë të mendimit që myfti duhet të ketë doemos dhe se prej një vendi që nuk ka myfti, duhet të shpërngulemi për të shkuar në një vend ku ka myfti.

**Shënim**: *Meqë ekzistimi i myftiut është prej obligimeve kolektive* (farzi kifaje), *atëherë duhet angazhuar që t'i mundësohen kushtet e duhura atij që mendon të bëhet myfti, d.m.th. duhet mundësuar shkollimi i dikujt që të studiojë fenë në atë mënyrë që ai t'ua mësojë dispozitat e fesë të tjerëve. Apo, nëse ekziston shteti islam, atëherë shteti e ka përgjegjësinë që t'u sigurojë kushtet që dikush të mësojë dhe të studiojë dispozitat fetare, që më pastaj ai të jetë myfti.*

## Myftiut duhet t'i caktohet një pagë nga arka shtetërore

I lejohet myftiut që të marrë pagë nga arka shtetërore aq sa për të janë të mjaftueshme, duke u bazuar në faktin se kjo detyrë është në interes të përgjithshëm të myslimanëve. Pra, duke u bazuar në interesin e përgjithshëm, prijësit i lejohet të caktojë pagën mujore për myftiun aq sa atij t'i plotësohen nevojat, në mënyrë që të mos ketë nevojë për t'u angazhuar me punë të tjera.

## Detyrat dhe sjellja e myftiut

Myftiu që në fillim duhet ta dijë se ai është që shpjegon fenë e Allahut të Lartësuar, prandaj duhet të ketë shumë kujdes që të mendojë mirë dhe të mos ngutet për të dhënë përgjigje. Dhe, po qe se ndodh që të mos e dijë përgjigjen,

duhet të thotë **nuk e di,**[3] ngase të thënët nuk di është gjysma e diturisë.

Myftiu duhet të njohë traditën e atij vendi ku jep fetva, në mënyrë që të kuptojë qëllimin e atij që pyet, dhe, po qe se nuk e kupton pyetësin, duhet të kërkojë prej tij shpjegim për synimin e asaj për se pyet. E kur ndodh që myftiu të mos e kuptojë gjuhën e atij populli, mjafton një përkthim i saktë.

Myftiu duhet të konsultohet me dijetarët që janë të pranishëm, nëse këtë e sheh si të nevojshme, dhe duhet të heqë dorë për të dhënë fetva ashtu si i konvenon pyetësit

Dijetarët janë të mendimit që myftiu t'u përgjigjet pyetjeve që janë parashtruar, sipas radhës, por në raste të jashtëzakonshme lejohet që t'i jepet përparësi përgjigjes ndaj atij që është në udhëtim dhe femrës, nëse vonimi i përgjigjes u bënë dëm atyre.

Myftiu duhet të largohet nga vendet e dyshimta dhe të akuzave, me qëllim që fjala e tij të jetë e pranuar nga ana e pyetësit dhe të tjerëve. Po ashtu myftiu nuk duhet të pranojë të marrë dhurata nga pyetësi, në mënyrë që të mos bëhet ndonjë lehtësim në dhënien e fetvasë, ndoshta edhe pa u vërejtur lehtësimi i tillë[4].

Myftiu duhet të jetë i butë, modest dhe duhet ta presë pyetësin me buzëqeshje e butësi. Nëse myftiu vëren se pyetësi është i atillë që nuk kupton shpejt, duhet të sillet butësisht derisa ai ta kuptojë përgjigjen.

Myftiu duhet të jetë i shquar për cilësitë që u përkasin dijetarëve, ngase ky bart në vete përgjegjësinë e shpjegimit të dispozitave të fesë.

## Disa rregulla që kanë të bëjnë me pyetësin

Pyetësi i njohur në terminologjinë e jurisprudencës islame si 'el-Mustefti', është ai që pyet për dispozitën e ndonjë çështjeje fetare, që ai vetë nuk e di. Pra ai që pyet me të vetmin qëllim që ta mësojë dispozitën e çështjes fetare dhe të veprojë sipas atij shpjegimi që i jepet (fetva). Pyetësi mund të klasifikohet në disa kategori:

Kategoria e parë: Ai që i plotëson kushtet e duhura për t'u bërë muxhtehid, e ka të ndaluar të imitojë tjetrin, ngase ai e ka për obligim që të angazhohet në nxjerrjen e dispozitës për çështjen që kërkon shpjegimin e tillë. Dhe, po qe se ndodh që ai t'i pyesë dijetarët për të rikujtuar çështje fetare, kjo i lejohet. Por, kur ndodh që dikush të jetë muxhtehid për disa çështje dhe për të gjitha çështjet, atëherë ai ka të drejtë të pyesë për ato çështje që nuk ka bërë ixhtihad.

Kategoria e dytë: Pyetësi që nuk e ka arritur gradën e ixhtihadit, e ka për obligim që të pyesë për njohjen e dispozitës së Sheriatit. Ajo që e bën të obligueshme pyetjen për një çështje së cilës nuk i dihet dispozita, janë dy kushte:

Kushti i parë: që pyetësi të mos jetë muxhtehid.

Kushti i dytë: domosdoshmëria e njohjes së dispozitave të Sheriatit. Ky kusht dallon tek secili person, si f.v. kur personi është i aftë psikikisht dhe ka hyrë në moshën madhore, duhet t'i njohë dispozitat e namazit; kur të vijë koha e agjërimit të ramazanit, duhet të njohë dispozitat e agjërimit etj.

Pra, thënë shkurt, njerëzit e rëndomtë e kanë për obligim të kërkojnë shpjegime nga dijetarët për njohjen e dispozitave fetare, për të cilat është i obliguar nga legjislatura islame.

Kategoria e tretë: pyetësi që nuk e ka obligim të pyesë por i lejohet që të pyesë. Kjo kuptohet në atë mënyrë kur pyetësi dëshiron të pyesë për dispozitën e ndonjë çështjeje për të cilën nuk ka nevojë, si f.v. njeriu i cili nuk është në haxh, pyet për shpjegimin e dispozitave të Haxhit. Pra pyetësi i tillë nuk është i obliguar të pyeste për ato çështje, për të cilat nuk ka nevojë në mënyrë të domosdoshme, por që i lejohet atij të pyesë.

Shënim: *Pyetësi duhet të pyesë atë që është më i njohur për të dhënë fetva, e po qe se ndodh që nuk ka myfti në vendin ku jeton pyetësi, ai duhet të shkojë dhe të gjejë myfti për t'ia shpjeguar çështjen.*

## A i lejohet pyetësit që të pyesë më shumë se një myfti për çështjen e njëjtë

Kur ndodh që pyetësi nuk është i bindur nga përgjigjja e një myftiu, çfarë duhet të veprojë në këtë rast? Dijetarët janë të mendimit se pyetësi në këtë rast duhet të pyesë edhe ndonjë myfti tjetër. Por nëse ndodh që tash fetvatë në këtë rast të jenë të ndryshme, atëherë çfarë duhet të veprojë pyetësi? Për këtë çështje dijetarët ndajnë mendimet e tyre:

1. Pyetësi duhet t'i përmbahet fetvasë që i bën diçka të ndaluar e ta lërë fetvanë, e cila të njëjtën çështje e konsideron të lejuar.
2. Që pyetësi t'i përmbahet fetvasë së atij që është më i devotshëm dhe më i ditur. E po qe se ndodh që ai nuk mund të gjejë myftiun që është më i devotshëm dhe më i ditur, atëherë kërkon fetva nga më i devotshmi dhe vepron sipas asaj fetvaje.
3. Që pyetësi të marrë fetvanë që sjell lehtësim.
4. Që të marrë mendimin e atij myftiu që është i njëjtë me mendimin e të tjerëve.
5. Që pyetësi të veprojë sipas cilës fetva që dëshiron ai, ngase që të gjithë janë të aftë për të dhënë fetvanë.

## Përsëritja e pyetjes së njëjtë

Kur ndodh që pyetësi të ketë pyetur për ndonjë çështje, dhe më pastaj t'i ketë ndodhur e njëjta çështje, tash së dyti, duhet të veprojë sipas fetvasë së parë apo i lejohet të pyesë përsëri për të njëjtën çështje? Për këtë çështje dijetarët kanë dy qëndrime:

1. Disa janë të mendimit se në këtë rast pyetësi duhet ta përsërisë pyetjen me arsyen se ka mundësi që të ketë ndryshuar ixhtihadi i myftiut.
2. Kurse disa të tjerë janë të mendimit se pyetësi nuk ka nevojë ta përsërisë pyetjen, veçse duhet të veprojë sipas fetvasë së parë.

## Mënyra dhe forma e parashtrimit të pyetjes

Forma dhe mënyra e shprehjes duhet të kenë këtë mostër, si: Cila është dispozita e Sheriatit për këtë çështje? Mund të përdoren edhe forma të tjera të pyetjes, por që të jenë të ngjashme më këtë që u mor si shembull.

## Kërkimi i njohjes së argumentit nga ana e pyetësit

Rreth çështjes nëse pyetësi ka të drejtë të kërkojë nga myftiu që të tregojë argumentin se ku është mbështetur në dhënien e fetvasë, dijetarët kanë këto mendime:

1. Disa nga dijetarët janë të mendimit se pyetësi nuk ka nevojë të kërkojë nga myftiu argumentin tek i cili është mbështetur ai.
2. Kurse disa nga dijetarët janë të mendimit se pyetësi ka të drejtë të kërkojë të mësojë argumentin tek i cili është mbështetur myftiu, me qëllim që pyetësi të jetë më i qetë nga përgjigjja e myftiut. Kur myftiu i tregon argumentin, qoftë ajetin, hadithin, ixhmain apo kijasin, atëherë pyetësi qetësohet dhe rehatohet për përgjigjen e myftiut, por nëse ai thotë se fetvaja është




sipas mendimit tim, atëherë pyetësi do të pyesë ndonjë myfti tjetër për këtë çështje.

### Mirësjellja e pyetësit

Pyetësi duhet të jetë i sjellshëm ndaj myftiut, kur të flasë me të, të mos e ngrejë zërin, të mos bëje pyetje pa i marrë leje, të gjejë vendin dhe momentin e përshtatshëm për t'i parashtruar pyetjen myftiut, të mos i parashtrojë pyetja derisa ai është i zënë me ndonjë punë tjetër, etj. Thënë shkurt, pyetësi duhet ta respektojë myftiun në mënyrën më të mirë të mundur.

### A duhet të japë fetva për një çështje kur dikush e di dispozitën e saj

Rreth kësaj çështjeje dijetarët ndajnë mendimet e tyre:

1. Disa janë të mendimit se kjo lejohet.
2. Disa të tjerë janë të mendimit se lejohet të japë feta, nëse argumenti ku është mbështetur fetvaja, është ajet ose hadith.
3. E disa nga dijetarët e ndalojnë krejtësisht mundësinë që ai të japë fetva pavarësisht nëse e di apo jo dispozitën dhe argumentin ku është mbështetur dhënia e fetvasë.

Konsideroj se, nëse dikush njeh normën e ndonjë dispozite dhe argumentin ku është mbështetur fetvaja, mund të japë shpjegime duke thënë se kështu e ka dëgjuar myftiun, por nëse është e mundur, do të ishte më mirë që ai të ofrojë tekstin e fetvasë.

### A lejohet të jepet fetva nga dikush që nuk është dijetar, por i ka librat e hadithit?

Kësaj pyetjeje më së miri i është përgjigjur Ahmed bin Hanbeli r.a., i cili ishte pyetur nga i biri i tij nëse i lejohet të japë fetva dikujt që i ka librat e hadithit, librat që tregojnë mospajtimet e ashabëve, por që nuk ka dije për të njohur kategorinë dhe senedin e hadithit. Imam Ahmedi r.a. ishte përgjigjur: "Nuk i lejohet të japë fetva dhe as të veprojë sipas asaj, pa i pyetur ata që janë dijetarë".

### Kërkimi i autorizimit nga prijësi i myslimanëve për të dhënë fetva

Rreth çështjes nëse duhet të ketë autorizimin nga prijësi i myslimanëve, kur të japë fetva dikush, dijetarët myslimanë kanë këtë shpjegim: për atë që i plotëson kushtet për të qenë myfti dhe në të njëjtën kohë është i autorizuar nga prijësi, nuk ka kurrfarë pengese, por jo vetëm kaq, myftiu i autorizuar madje e ka obligim që të japë fetva. E për sa i përket atij që i plotëson kushtet për të dhënë fetva po që nuk ka autorizim nga prijësi, atij i lejohet të japë fetva pa marrë leje nga prijësi, sepse fetvaja është shpjegimi i çështjeve fetare, e ai që është i aftë për t'i shpjeguar, duhet t' i shpjegojë detyrimisht, sepse për shpjegimin e çështjeve fetare nuk kushtëzohet kërkimi i autorizimit nga prijësi.

**Shënim**: *Duke i parë rrethanat tek ne, këtu në Kosovë, e shoh të arsyeshme që çdokush të mos japë fetva, po kjo t'i mbetet përgjegjësi institucionit që është përgjegjës për çështjet fetare, me të vetmin qëllim që të mos shkaktohet ndonjë konfuzion në mesin e xhematlinjve. Kam parasysh që të mos jepen përgjigje për çështje të ndërlikuara, kurse për çështjet e veprimeve të domosdoshme të myslimanit, siç janë dispozitat e namazit, abdesit, ezanit e të ngjashme, ato duhet t'u shpjegohen xhematlinjve patjetër, sepse janë çështje të shpjegueshme dhe të qarta.*

### Mosdhënia e fetvasë në raste të veçanta

Ka raste kur myftiu, edhe pse ka mundësi për të dhënë feta dhe është në gjendje të përgjigjet, - megjithatë, për disa arsye nuk përgjigjet. Ne po i përmendim disa raste:

1. Kur ndodh që pyetësi të kërkojë ndonjë fetva, po myftiu e vëren se ai po pyet që, me anë të fetvasë, të arrijë ndonjë qëllim të keq.
2. Kur pyetësi pyet për ndonjë çështje shumë komplekse, saqë nuk do të jetë në gjendja ta kuptojë shpjegimin dhe në të njëjtën kohë kjo çështje nuk është prej gjërave të domosdoshme që duhet të njihen, - në këtë rast myftiu nuk do të përgjigjet, me të vetmin qëllim që të mos krijohet ndonjë konfuzion dhe keqkuptim.
3. Kur pyetësi pyet për ndonjë çështje që nuk ka ndodhur ende, myftiu nuk do të përgjigjet, duke mbajtur parasysh faktin se mund të ndryshojë ixhtihadi i tij në momentin kur të ndodhë çështja.
4. Myftiu nuk do të përgjigjet kur nuk është në humor të mirë për t'u përgjigjur, si f.v. është i hidhëruar, i uritur, i etur, i sëmurë, i brengosur, i frikësuar e të tjera të ngjashme, që nuk e lejojnë atë të përqendrohet mirë në dhënien e fetvasë.

### Fetvaja të jetë e qartë

Meqë fetvaja është shpjegim i dispozitës së ndonjë çështjeje fetare, ajo duhet të jetë doemos e qartë dhe shumë e kuptueshme. Me shpjegimin e qartë nënkuptohet që, kur të jepet fetvaja, të përdoren shprehje të kuptueshme dhe që të mos i lihet pyetësit e paqartë se çfarë të veprojë, f.v. duke i thënë se për këtë çështje ka dy mendime, ngase pyetësi kërkon shpjegim të prerë, në mënyrë që të veprojë më pastaj sipas asaj fetvaje.

Po ashtu në dhënien e fetvasë duhet mbajtur parasysh edhe fakti që nganjëherë duhet me qenë i shkurtë në dhënien e fetvasë e nganjëherë ajo duhet shpjeguar gjatë; kjo bëhet në varësi prej aftësive të pyetësit dhe materies që kërkon shpjegim.

### Ndryshimi i fetvasë me ndryshimin e kohës dhe të vendit

Fetvaja ndryshon me ndryshimin e kohës dhe të vendit përderisa norma e Sheriatit është vendosur mbi bazat e traditës së vendit, prandaj, me ndryshimin e traditës dhe kur tradita e re nuk bie në kundërshtim me dispozitat e Sheriatit, atëherë edhe fetvaja mund të ndryshojë. Si shembull për këtë, mund të përmendim çështjen e dhënies së sadakatul fitrit, që i Dërguari s.a.w.s. e ka përcaktuar të jepet me hurma, grurë, rrush të thatë dhe djathë. Për këtë dijetarët më vonë kanë




dhënë fetva se lejohet të jepet sadakatul fitri edhe me misër, oriz e të ngjashme, sepse këto janë ushqimi ditor i çdokujt, ose më vonë jepet fetva të jepet sadakatul fitri edhe në të holla.

### Të përdorurit e shprehjeve të ashpra dhe të betuarit gjatë dhënies së fetvasë

Në raste të nevojshme apo në rastet kur është interesi i përgjithshëm, lejohet që myftiu të tregohet rigoroz në shprehje, kur të japë fetvanë, si p.sh. të thotë se për këtë çështje ekziston konsensusi i dijetarëve; unë nuk di që dikush është kundër kësaj fetvaje; kush e kundërshton këtë fetva, ka bërë mëkat dhe ka kundërshtuar Allahun, e të ngjashme me këto shprehje. Po ashtu lejohet që myftiu të betohet në Allahun për vërtetësinë e fetvasë në raste të veçanta dhe për çështje shumë kritike, kur vendimi i fetvasë mbështetet në argumente të prera[5].

### Ç'duhet të ketë parasysh kur dikush jep fetvanë e shkruar, po që është dhënë nga dikush që nuk është i aftë për të dhënë fetva

Kur ndodh që të hasim në ndonjë fetva të shkruar, por që është dhënë nga dikush që nuk i plotëson kushtet që të jetë myfti, atëherë myftiu duhet ta eliminojë emrin e atij që ka dhënë fetvanë edhe nëse fetvaja është e saktë. E po qe se ndodh që fetvaja të jetë e pasaktë, atëherë edhe fetvaja duhet fshirë dhe eliminuar. Mirëpo ky eliminim dhe kjo fshirje duhet të bëhen me lejen e atij që ka në pronësi letrën e fetvasë. E nëse ndodh që pronari i letrës ku është fetvaja, refuzon të fshihet emri i atij që ka dhënë fetva, apo edhe të eliminohet fetvaja tërësisht, atëherë myftiu duhet t'i japë atij fetva me gojë dhe të pengoj fetvanë e cila është e shkruar në letër. Kështu veprohet për të vetmen arsye që njerëzit të mos mendojnë se ai që e ka dhënë fetvanë në letrën e shkruar, është myftiu që i plotëson të gjitha kushtet e fetvasë.

### Të vepruarit sipas fetvasë

Kur jepet fetvaja nga myftiu i cili i plotëson kushtet që të jetë myfti, atëherë pyetësi vepron sipas asaj fetvaje dhe në këtë mënyrë ndjek shpjegimin e myftiut, por nëse ndodh që myftiu tërhiqet nga fetvaja e tij para se të veprojë sipas saj pyetësi, dhe pyetësi njoftohet për tërheqjen e myftiut nga fetvaja, - atëherë ky e ka të ndaluar të veprojë sipas kësaj fetvaje, nga e cila është tërhequr myftiu. E kur ndodh që pyetësi të ketë vepruar sipas fetvasë pa e ditur se myftiu ishte tërhequr prej fetvasë që i kishte dhënë, atëherë, kur të kuptojë pyetësi se myftiu ishte tërhequr nga fetvaja që i paska dhënë, pyetësit i duhet dhënë një fetva e re, edhe në qoftë se fetvaja e re do ta detyrojë atë që të anulojë ndonjë veprim të tij. Si p.sh., nëse sipas fetvasë së mëhershme i është lejuar të martohet me gruan e tij, por pasi që myftiu të jetë tërhequr nga fetvaja e tij dhe më pas të ketë dhënë fetva të re që e detyron atë për ta prishur aktin e martesës, duhet të prishet ky akt dhe të ndahet nga gruaja e tij. Kjo vlen vetëm atëherë kur myftiu tërhiqet nga fetvaja e mëhershme për shkak se fetvaja e tij bie në kundërshtim me argumentet e prera të Sheriatit. Por, nëse ndodh që myftiu të tërhiqet nga fetvaja e tij jo pse ajo është në kundërshtim me ndonjë argument të prerë të Sheriatit, por vetëm sepse ixhtihadi i tij ka ndikuar që të ndryshojë fetvanë, nuk është e domosdoshme që nëse pyetësi ka vepruar sipas fetvasë së parë, më pastaj të prishë ndonjë akt-marrëveshje për shkak se ky ka vepruar sipas ixhtihadit që myftiut i është dukur më herët si i ligjshëm.

### Përfundim

Në përfundim të këtij punimi të shkurtër dhe modest, është mirë t'i përmendim disa çështje shumë me rëndësi që na ofron institucioni i fetvasë. Disa prej tyre janë:

1. Ky institucion është shumë i rëndësishëm për zhvillimin dhe progresin e shoqërisë myslimane.
2. Çdo ndodhi dhe çfarëdo problemi që shfaqet në fenë islame, falë këtij institucioni, ka zgjidhje të duhur fetare.
3. Fetvaja është një institucion i domosdoshëm për çdo kohë dhe çdo vend ku jetojnë myslimanët.
4. Për shkak të rëndësisë së madhe dhe rolit shumë të madh që ka ky institucion, myslimanët duhet t'i kushtojnë shumë rëndësi po ashtu, si i kanë kushtuar rëndësi gjeneratat e mëparshme islame.

---

*Fusnotat:*

1. Gjatë këtij punimi kryesisht jam bazuar në librin "Usulu Daveti" nga autori dr. Abdul Kerim Zejdani.
2. Muxhethid konsiderohet ai person i cili i plotëson kushtet për t'i njohur dispozitat e Sheriatit në mënyrë të hollësishme dhe mënyrën e rezultimit të tyre nga burimet e sheriatit.
3. Transmetohet se Abdullah bin Mes'udi r.a. dhe Ibn Abbasi r.a. kanë thënë: a i cili përgjigjet për çdo çështje që pyetet ai eshte i çmendur.
4. Kur ndodh myftiu të jep fetva ashtu si u konvenon apo ashtu si kanë dëshirë pyetësit, të tillin myftiu prijësi i myslimanëve duhet ta shkarkoj nga detyra dhe ta pengojë nga dhënia e fetvasë. Po ashtu kur ndodh që dikush të japë fetva, por shihet se është injorant në dhënien e fetvave, edhe ky duhet të pengohet të japë fetva dhe, po qe se është i ngarkuar me këtë detyre, duhet shkarkuar.
5. Për atë se lejohet të betohet në vërtetësinë e fetvasë si argument është ajeti kuranor: "E ata kërkojnë t'u tregosh (e do të thonë): "A është e vërtetë ajo (që thua për dënimin)?". Thuaj: "Po, pasha Zotin tim, ajo është më se e vërtetë, dhe ju nuk do të mund ta pengoni kurrsesi".

# Në përkujtim të Israsë dhe *Mi'raxhit*

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

Jemi në javën e fundit të muajit Rexheb, i cili është prej muajve të shenjtë[1], e në javën e fundit të muajit Rexheb myslimanët përkujtojnë një ngjarje madhështore nga ngjarjet e jetës së Pejgamberit a.s., që është ngjarja e Israsë dhe Mi'raxhit të Pejgamberit a.s..

Myslimanët e përkujtojnë këtë ngjarje dhe e festojnë në natën e njëzeteshtatë të muajit Rexheb, mirëpo nuk ka argumente të prera se Israja të ketë ndodhur në këtë natë, madje ka mospajtime rreth kohës së Israsë: Në cilën natë ka qenë? Në cilin muaj? Në cilin vit ka ndodhur? A ka ndodhur një herë apo ka ndodhur më shumë se një herë? Kjo ka ndodhur për shkak se ashabëve (shokëve të Pejgamberit a.s.) nuk u kanë interesuar shumë këto detaje, atyre më shumë u kanë interesuar gjërat që kanë të bëjnë me vepra, veprat e lejuara apo të ndaluara, apo ndonjë vepër që kërkon punë të posaçme, pra vetëm këto gjëra i shqyrtonin dhe i studionin.

Nuk është ligjësuar as agjërimi i ditës së Israsë dhe Mi'raxhit e as falja gjatë kësaj nate, prandaj kanë ndodhur këto mospajtime.

Mirëpo në mesin e myslimanëve, në këta shekujt e fundit, është përhapur se Israja dhe Mi'raxhi kanë ndodhur në natën e njëzeteshtatë të muajit Rexheb, po neve nuk na intereson a ka qenë apo s'ka qenë Israja dhe Mi'raxhi atë natë, neve na intereson vetë ngjarja.

Israja (udhëtimi i natës) është i konfirmuar edhe me ajet nga Kurani famëlartë. Në emër të saj është emërtuar edhe një sure e tërë e Kuranit, të cilën Allahu xh.sh. e ka filluar me përmendjen e saj duke thënë:

"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa, rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar (ia bëmë këtë udhëtim), për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të Muhammedit)"[2].




Ai që e përgënjeshtron dhe nuk e beson ndodhinë e Israsë, është pabesimtar, sipas unanimitetit të dijetarëve myslimanë, sepse ai e mohon atë që ka konfirmuar Kurani, dhe për të cilën dijetarët myslimanë janë unanim për ndodhjen e saj, dhe e cila është një çështje që është e ditur nga jeta e Pejgamberit a.s., domosdoshmërisht.

Ndërsa, për sa i përket Mi'raxhit, nuk është përmendur në Kuran, veçse jepet shenjë për të në suren En-Nexhm, ku Allahu xh.sh. thotë:

"Pasha yllin kur ai bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhammedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga mendja e tij (dëshira). Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi, ai fuqiforti (Xhibrili). Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. (Fjala është për Xhibrilin i cili i vinte Pejgamberit a.s. me Kuran). E ishte afër sa dy harqe (dy kute) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk e mohoi atë që e pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që e ka parë? Ai e ka parë (Xhibrilin) edhe herën tjetër. (e ka parë) Tek Sidretul-Munteha. Që pranë saj është Xhennetul-Me'va (kopsht strehimi i ...). Atëherë kur Sidrën e mbuloi ajo që e mbuloi. Shikimi i tij (Muhammedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhammedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet"[3].

Pejgamberi a.s. e pa Xhibrilin në formën e tij flurore-natyrore dy herë: një herë në tokë, dhe ajo është hera e parë e vërtetuar me fjalët e Allahut xh.sh. në suren Et-Tekvir:

"Dhe se ai e pati parë atë (Xhibrilin) në horizontin e qartë lindor"[4].

Dhe hera e dytë ishte në Sidretul-Munteha, në këtë natë të Mi'raxhit.

Me këto shenja alegorike Mi'raxhi është përmendur në Kuran në këto ajete, ndërsa për Isranë flitet qartë në ajetet e Kuranit. Edhe hadithet e Pejgamberit a.s. e kanë konfirmuar ndodhinë e Israsë dhe Mi'raxhit.

Israja është udhëtimi tokësor që Pejgamberi a.s. e bëri brenda një nate ndërmjet dy xhamive të shenjta: prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa. Allahu xh.sh. e ka bërë një lidhshmëri ndërmjet këtyre me këtë udhëtim të Pejgamberit a.s., xhamia e parë ishte fillimi i këtij udhëtimi, ndërsa e dyta mbarimi i tij.

Ndërsa Mi'raxhi është udhëtimi të cilin Pejgamberi a.s. e filloi nga toka dhe vazhdoi deri në qiejt më të lartë, në një shkallë që s'e di askush përveç Allahut xh.sh., siç kishte thënë poeti:

*"Derisa ka mbërri në qiellin që nuk fluturohet mbi të*
*me krih, e as nuk ecet në këmbë"*

Ai arriti në një shkallë që nuk e kishte arritur askush para Pejgamberit a.s..

Atë e mirëprisnin pejgamberët në çdo qiell. Pejgamberët e mëdhenj e mirëpritën në tokë, dhe u falën pas tij, më pas Allahu i urdhëroi pejgamberët e mëdhenj që të shpërndaheshin nëpër qiej, për t'i uruar mirëseardhje Muhammedit a.s..

Kjo mikpritje ishte për Pejgamberin a.s. pas të gjitha vuajtjeve dhe persekutimeve nga populli i tij.

Allahu xh.sh. dëshiroi t'ia kompensonte ato duke e organizuar për të një ceremoni mikpritëse në tokë e në qiell.

Pejgamberi a.s., së bashku me shokët e tij, ka vuajtur shumë. Për dhjetë vjet radhazi ia ka paraqitur thirrjen e tij popullit të vet, u lexonte Kuran atyre, ua sqaronte Islamin, mirëpo ata e pritën më keq sesa mund të pritet një i dërguar.

Pas vdekjes së xhaxhait të tij, Ebu Talibit, iu shtuan vuajtjet dhe mundimet edhe më shumë, sepse ai ishte mbrojtës i Pejgamberit a.s.. Vuajtjet iu shtuan edhe më shumë pas vdekjes së bashkëshortes së tij, Hadixhes, pasi që të dy ishin përkrahës të tij: Ebu Talibi ishte përkrahësi i tij jashtë shtëpisë, ndërsa Hadixheja ishte përkrahëse e tij brenda shtëpisë. Që të dy vdiqën në ditë të afërta të një viti (thuhet se kanë vdekur në vitin e dhjetë të pejgamberisë së Muhammedit a.s.), e për këtë shkak Pejgamberi a.s. atë vit e quajti "viti i dëshpërimit".

Pejgamberi a.s. dëshironte të gjente dhe të provonte një vend të ri, ku do të binte dhe përhapej thirrja e tij, prandaj edhe vendosi që të drejtohej për në Taif, atje ku jetonte fisi Thekif, ndoshta për të gjetur tek ata atë që nuk e kishte gjetur tek populli i vet (tek fisi Kurejsh).

Shkoi bashkë me shërbëtorin e tij Zejd ibn Harithin, mirëpo atje nuk gjeti veçse më keq sesa gjeti tek Kurejshët. E pritën në mënyrën më të keqe, madje njëri prej tyre i tha: "A nuk ka pasur Allahu dikë tjetër përveç teje që ta dërgonte të dërguar tek njerëzit"? Dikush tjetër i tha: "Nëse e thua të vërtetën, atëherë ti je më i madh se sa të të flas unë, e nëse gënjen, atëherë ti je më i ulët sesa të të flas, sidoqoftë nuk do të të flas qofsh i vërtetë apo gënjeshtar në thëniet tua"! Nuk e lanë as që të fliste, ia ndaluan.

I urdhëruan skllevërit, mendjelehtët dhe fëmijët e tyre që të dilnin nëpër rrugë dhe ta godisnin me gurë Pejgamberin a.s., saqë nga goditjet, iu përgjakën edhe këmbët nga gjaku që i rridhte teposhtë trupit, dhe nuk gjeti zgjidhje veçse të kthehej.

U kthye, mirëpo Allahu xh.sh. nuk e la atë vetëm, kur u largua u ndal duke iu ankuar Zotit të vet, duke e bërë lutjen e njohur, në të cilën i thotë Zotit të vet: "O Allahu im! Tek Ti ankohem për pafuqishmërinë time, për naivitetin tim dhe pamundësinë për të përballuar sulmet e përçmimet e njerëzve. O Mëshirues i mëshiruesve, Ti je Mbrojtësi i të dobëtve, Ti je Zoti im, në dorë të kujt po më lë Ti mua? Mos më lër në dorën e të huajve, të cilët më pritën armiqësisht. Nëse Ti nuk je i zemëruar me mua, unë nuk shqetësohem. Por, falja Jote është më e mirë për mua. Mbështetem në mbrojtjen e dritës së fytyrës Sate, që ka ndriçuar errësirat dhe ka rregulluar çështjet e kësaj bote dhe të Botës tjetër, që të mos bjerë mbi mua zemërimi Yt. Ti ke në dorë gjithçka; më bëj që të veproj ashtu si kënaqesh Ti, sepse nuk ka fuqi pa Ty".

Nuk ishte brengosur për zemërimin e njerëzve nëse Allahu ishte i kënaqur me të, mirëpo e luste Allahun që ta falte dhe t'i jepte shëndet.

Për këtë gjendje të keqe të Pejgamberit a.s., u zemëruan engjëjt nga qiejt më të lartë, dhe dëshironin ta pyesnin se ç'dëshironte t'u bënte atij populli, që të ishin nën urdhrin e tij: nëse dëshironte t'i hidhnin mbi ta ato dy kodra, apo t'i mbulonin me dhe, apo t'i ndëshkonin me ndonjë ndëshkim tjetër, sikur i patën ndëshkuar pabesimtarët më parë, mirëpo Pejgamberi a.s. të gjitha këto i refuzoi duke thënë: "Jo. Unë lutem që Allahu të nxjerrë prej tyre breza të cilët do ta adhurojnë vetëm Allahun e nuk do t'I bëjnë Atij shok"[5].

Allahu xh.sh. deshi që udhëtimi i Pejgamberit a.s. të mos shkonte kot, prandaj gjatë rrugës, duke u kthyer për në Mekë, Pejgamberi a.s. u ul nën hijen e një druri të një kopshti që ishte pronë e dy vëllezërve mekas idhujtarë, Utbes dhe Shejbes, të cilët ishin djemtë e Rebias nga fisi Benu Abdush-Shems. Kur e vërejtën Pejgamberin a.s., i dërguan një kalavesh rrush, me Addasin, ky një djalosh i krishterë i cili punonte tek ata të dy. Kur Pejgamberi a.s. e zgjati dorën për të marrë nga kalaveshi i rrushit, tha: "Bismil-lah" (me Emrin e Allahut). U mahnit djaloshi për atë që shqiptoi Pejgamberi a.s., dhe i tha: "Këtë fjalë nuk e thonë banorët e këtyre anëve". Pejgamberi a.s. e pyeti: "Prej nga je ti?" Addasi iu përgjigj: "Jam nga Nejneviu". Pejgamberi a.s. ia ktheu: "Prej fshatit të njeriut të mirë, Junus ibn Mettas?" Addasi tha: "Prej nga e njeh ti Junus ibn Mettan?" Pejgamberi a.s. i tha: "Ai është vëllai im, ai ka qenë pejgamber, e edhe unë jam pejgamber". Pastaj, Pejgamberi a.s. ia paraqiti atij Islamin, dhe ia lexoi disa ajete nga Kurani, e ai e pranoi Islamin. Ky ishte rezultati i parë i këtij udhëtimi.

Gjithashtu, gjatë kthimit për në Mekë, Allahu xh.sh. ia dërgoi Pejgamberit a.s. një grup exhinësh për të dëgjuar nga Kurani:

"Kur u afruan dhe e dëgjuan atë, thanë: Heshtni! Dhe, kur mbaroi, u kthyen te populli i vet dhe e këshilluan"[6], duke u thënë atyre:

"O populli ynë, përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besoni atij! Ai ju fal mëkatet tuaja dhe ju shpëton prej një dënimi plot vuajtje"[7].

Më pas erdhi ky nderim për Pejgamberin a.s., ndodhia e Israsë dhe Mi'raxhit.

Allahu xh.sh. e dërgoi melekun e Shpalljes, Xhibrilin a.s., tek Pejgamberi a.s., dhe, pasi ia pastroi Xhibrili zemrën e Pejgamberit a.s. me ujë zemzemi dhe i derdhi në gjoks urtësi e besim, atëherë së bashku me të i hipën Burakut (një kafshë si vetëtima, që nuk e dimë esencën e saj) e prej Qabesë shkuan në Mesxhidi Aksa.

Gjatë këtij udhëtimi, Allahu xh.sh. ia bëri të mundur që të shihte shpërblimet dhe ndëshkimet e shumë njerëzve për shkak të punëve në këtë botë. Pa njerëz të cilëve u hiqeshin copë buzët duke i kapur me pinceta nga zjarri. Pejgamberi a.s. pyeti: "Kush janë këta, o Xhibril?" Iu përgjigj: "Këta janë predikuesit e fesë nga Ymeti yt, të cilët i urdhërojnë njerëzit për punë të mira, e vetveten e harrojnë, ndërsa ata vetë e lexojnë Librin, a nuk janë duke menduar"?[8] Po ashtu pa edhe ndëshkimin e atyre që i përgojojnë njerëzit, se si i gërvishtnin fytyrat e tyre me thonj nga bakri, fytyrat e të cilëve më pas ktheheshin në gjendjen e mëpar-

shme, e ata prapë i gërvishtnin ato, dhe kështu vazhdonin.[9]

Gjatë udhëtimit të tij, Pejgamberi a.s. pa shumë gjëra, derisa mbërriti në xhaminë el-Aksa, ku pejgamberët ishin në pritjen e tij.

Më pastaj, Pejgamberi a.s. prej atje u ngjit në qiejt e lartë, ku e luti Zotin e tij, e Allahu xh.sh. i obligoi dhe përcaktoi namazet. Në fillim janë obliguar të falen pesëdhjetë namaze, por me këshillën e vëllait të tij, Musait a.s., Pejgamberi a.s. u kthye tek Zoti i vet derisa numri i namazeve u zvogëlua në pesë, për se Allahu xh.sh. i tha: "Fjala ime nuk ndryshohet më, në praktikë janë pesë, por shpërblimin do ta kenë sa për pesëdhjetë"[10].

Ky ishte fillimi i obligimit të namazit, shtyllës së fesë, që është lidhja ditore ndërmjet njeriut dhe Zotit të tij, e që është Mi'raxhi ditor i besimtarit.

Kur Pejgamberi a.s. u ngrit në qiejt e lartë, dhe udhëtoi prej Qabesë në xhaminë Aksa, udhëtoi me trup e me shpirt, sepse një gjë e tillë nuk është e vështirë për Allahun xh.sh.. Nëse njerëzit, me mjetet e tyre të posaçme dhe me atë dije që Allahu ua ka dhënë, kanë mundur t'i shkurtojnë largësitë dhe kohët e të mbërrijnë në Hënë, atëherë si do të jetë çështja me Poseduesin e fuqisë që nuk mposhtet?! Me Atë për të cilin janë të pafuqishëm çdo gjë që ekziston në qiej e në Tokë?! Nuk është çudi dhe nuk përjashtohet që Pejgamberi a.s. të ketë udhëtuar prej Qabesë deri në xhaminë el-Aksa, pastaj të jetë ngjitur për në qiejt e lartë, me trup e me shpirt.

Namazi është ngritja e çdo besimtari tek Zoti i tij; me këto namaze njeriu mund të ngrihet tek Allahu për çdo ditë. Namazi e nxjerr njeriun prej botës së njerëzve, për të cilën luftojnë ata. Gjatë namazit njeriu qëndron para Zotit të tij duke e lutur, e lut Atë i cili është afër, e lut Bujarin e jo koprracin, kërkon ndihmë prej të Fortit e jo prej të dobëtit, thuajse e dëgjon Atë duke i thënë si në hadithin kudsi: "E kam ndarë namazin ndërmjet Meje dhe robit Tim në dy gjysma, dhe ai (robi) do ta fitojë atë për të cilën është lutur. Kur robi thotë: El-hamdu lil-lahi rabbil-alemin (falënderimi I takon Allahut, Zotit të botëve!), Allahu thotë: Robi Im më falënderoi. Kur robi thotë: Er-rahmanir-rahim (Mëshiruesit,




Mëshirëbërësit!), Allahu thotë: Robi Im më lartësoi. Kur robi thotë: Maliki jevmid-din (Sunduesit të Ditës së Gjykimit!), Allahu thotë: Robi Im më lavdëroi ose robi Im më është dorëzuar. Kur robi thotë: Ijjake na'budu ve ijjake neste'in (Vetëm Ty Të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë!), Ai thotë: Kjo është ndërmjet Meje dhe robit Tim, dhe ai do ta fitojë atë për se është lutur. Kur robi thotë: Ihdines-siratal-mustekim, siratal-ledhine en-amte alejhim, gajril magdubi alejhim ve led-dal-lin (Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre ndaj të cilëve ke bekimin, e jo në të atyre që je i hidhëruar, dhe që kanë humbur!), Ai thotë: Kjo është për robin Tim, dhe ai do ta ketë atë që ka kërkuar"[11].

Namazi është dhurata dhe kujtimi që na ka mbetur nga përkujtimi i ndodhisë së Israsë dhe Mi'raxhit.

Këtë namaz, shumë myslimanë e lënë pas dore dhe e harrojnë atë:

"Që e lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive (trupore), e më vonë do të hidhen në çdo gjë të keqe (ose në Gaja)"[12].

Nganjëherë i shohim bijtë e myslimanëve, të cilët quhen me emra tëmyslimanëve, me emra të pejgamberëve, me emra të ashabëve, si: Muhammed, Ahmed, Ali, Omer, Hasan, Husejn, megjithëkëtë nuk i dinë xhamitë, nuk I përkulen Allahut e as I bien në sexhde Atij, athua, këta kanë lidhje me Islamin?

Namazi është ajo që ka mbetur nga Israja dhe Mi'raxhi.

Po ashtu ajo që na ka mbetur nga Israja dhe Mi'raxhi, është edhe lidhshmëria ndërmjet Qabesë dhe xhamisë el-Aksa.

Allahu xh.sh. ka bërë një lidhshmëri ndërmjet këtyre dy xhamive në Librin e Tij, në ajetin me të cilin filloi sureja El-Isra, në mënyrë që myslimani të mos bëjë ndarje ndërmjet këtyre dy xhamive, e as të mos i lërë pas dore, sepse, nëse myslimani lë pas dore njërën, atëherë edhe tjetrën e ka lënë pas dore.

Nëse xhaminë el-Aksa e lëmë që ta marrin hebrenjtë dhe ta nënvlerësojnë atë, ata që po punojnë për shkatërrimin e saj, në mënyrë që në vend të saj të ndërtojnë "Tempullin e Sulejmanit"; nëse e lëmë pas dore xhaminë el-Aksa, atëherë nuk përjashtohet që një ditë të lihet pas dore edhe Xhamia e Pejgamberit a.s., apo Qabeja.

Hebrenjtë lakmojnë edhe Medinën, meqë aty kishin banuar fiset hebreje: Benu Kajnuka, Benu Kurejdha dhe Benun-Nedir.

Ata lakmojnë Xhaminë e Pejgamberit a.s., prandaj të mos ju vijë çudi fare. E përjashtonim atë që po ndodh tash, çdo gjë që jemi duke parë, ndërsa për ne në të kaluarën ka qenë gati e pamundshme, mirëpo për gjeneratat që vijnë, siç po i shohim, kjo çështje është bërë realitet, pra, të mos habitemi nëse harrojmë diçka ose e lëmë pas dore.

Allahu xh.sh. ka bërë një lidhshmëri ndërmjet Qabesë dhe xhamisë el-Aksa, në mënyrë që të mos humbet tek ne shenjtëria e xhamisë el-Aksa, rrethinën e së cilës Allahu e ka bekuar. Nëse Ai ka bekuar rrethinën e saj, atëherë ç'mendoni për bekimin që i ka bërë vetë asaj?!

Pra, Allahu e ka bekuar rrethinën e saj, toka që është përreth saj, e tëra është




tokë e bekuar, është toka e pejgamberëve, toka e kujtimeve, të cilën Allahu në Kuran e ka përshkruar në disa vende si të bekuar, siç thotë Allahu xh.sh. për Ibrahimin a.s.:

"E Ne shpëtuam atë e edhe Lutin në atë tokën që e kemi bekuar për njerëz"[13].

Ajo është toka e pejgamberëve, tokë për të cilën ashabët dhe tabiinët kishin derdhur gjak, në të cilën kanë rënë dëshmorët, prandaj myslimanët nuk duhet ta lënë pas dore ose ta humbasin.

Një mësim që mund të marrim nga ndodhia e Israsë dhe Mi'raxhit, është se Allahu ka bërë një lidhshmëri ndërmjet dy xhamive: Qabesë dhe xhamisë el-Aksa.

Xhamia el-Aksa është njëra ndër tri xhamitë që njeriu duhet t'i mësyjë për t'i vizituar, siç thuhet në hadithin e vërtetë të Pejgamberit a.s.:

"Të mos mësyhet udhëtimi për të vizituar xhamitë, përveç në tri xhami (me qëllim për të falur namaz, përveç këtyre tri xhamive të gjitha xhamitë e tjera janë të barabarta në shpërblim): Qabenë, Xhaminë time (Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë), dhe xhaminë el-Aksa (në Kuds-Jerusalem)"[14].

O myslimanë, është obligim yni që ta përkujtojmë çështjen e xhamisë el-Aksa e të mos e harrojmë atë. Nuk duhet që çështja aktuale të na imponohet e ta pranojmë këtë si disfatë shpirtërore, e të mbetet xhamia el-Aksa në duart e hebrenjve dhe ata të bëhen zotërues të tokës së pejgamberëve.

Duhet të luftojmë derisa ta rikthejmë këtë xhami, Kudsin e shenjtë, derisa ta rikthejmë tokën që e ka bekuar Allahu për të gjitha botët. Ajo është pjesë e trojeve islame, prandaj nuk duhet të lejojmë që ta lëmë pas dore, as ta shesim dhe as ta tradhtojmë, madje, nëse edhe vetë palestinezët e lënë këtë tokë të shenjtë islame, myslimanët e kanë për obligim ta mbrojnë, sepse kjo tokë e mirë dhe e bekuar nuk është tokë vetëm e palestinezëve, e as vetëm e jordanezëve, e as vetëm e arabëve, e as vetëm e myslimanëve bashkëkohorë, veçse është tokë e Islamit, tokë e Ymetit mysliman në gjenerata të ndryshme.

Nëse kjo gjeneratë e lë pas dore ose e humb apo e tradhton atë, atëherë gjeneratat e ardhshme do ta mallkojnë atë dhe do të mundohen ta korrigjojnë atë që u ka kaluar. Patjetër duhet të vijë dita kur myslimanët të luftojnë për të me besimin dhe me bindje.

Patjetër duhet të vijë dita kur myslimanët do të luftojnë kundër hebrenjve, dhe atë luftë do të fitojnë, siç është cekur në hadithin e vërtetë të Pejgamberit a.s.:

"Nuk do të bëhet Dita e Gjykimit derisa myslimanët të mos i luftojnë hebrenjtë, e myslimanët i mbysin ata. Derisa hebreu të fshihet pas gurit apo pemës, ndërsa guri apo pema do të thonë: O myslimanë, o rob i Allahut, ky pas meje është hebre, eja dhe mbyte, përveç pemës Garkad, sepse ajo është prej pemëve të hebrenjve"[15].

Ne jemi në pritje të kësaj dite, e kjo nuk është e vështirë për Allahun:

"E atë ditë (kur do të fitojnë bizantinët), besimtarët do të gëzohen, për ndihmën e Allahut. Ai ndihmon atë që do dhe Ai është i Gjithëfuqishëm, Mëshirues. Premtimi i Allahut është (ky), Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, por shumica e njerëzve nuk po e dinë"[16].

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I, faqe: 176-185).*

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Është njëri prej katër muajve të shenjtë, të cilin Allahu xh.sh. e madhëroi në Kuran ku thotë: "Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj)". Et-Tevbe, 36. Këta muaj janë: Dhul-Ka'de, Dhul-Hixhxhe, Muharrem dhe Rexheb (tre të radhitur dhe një i vetëm). Janë quajtur "hurum" të shenjtë sepse janë të madhëruar dhe të respektuar, gjatë tyre dyfishohen shpërblimet, dhe ndalohet lufta. Është i preferuar agjërimi gjatë këtyre muajve, dhe në veçanti gjatë muajit Muharrem, për këtë çështje më gjerësisht është përgjigjur Dr. Jusuf El-Kardavi në librin e tij "Fetva bashkëkohore", 2/10-13, i përkthyer në gjuhën shqipe nga një grup përkthyesish, boton Shoqata Bamirëse e Katarit, Prishtinë, 2002.
2. El-Isra, 1. Përkthimin e ajeteve kuranore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kuranit nga h.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
3. En-Nexhm, 1-18.
4. Et-Tekvir, 23.
5. Hadithin e transmeton Muslimi në Sahihun e tij.
6. El-Ahkaf, 29. Fillimi i ajetit: "(Përkujto) Kur disa prej exhinëve i drejtuam te ti që të dëgjojnë Kur'anin dhe kur u afruan...".
7. El-Ahkaf, 31.
8. Hadithin e transmeton Ibën Hibbani në Sahihun e tij, nga Enesi r.a..
9. Hadithin e transmetojnë: Ahmedi dhe Ebu Davudi nga Enesi r.a..
10. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi.
11. Hadithin e transmetojnë: Muslimi, Maliku, Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe të tjerë nga Ebu Hurejreja r.a.. Fjala e Allahut xh.sh.: "E kam ndarë namazin" do të thotë leximin apo suren El-Fatiha, pasi që leximi mund të quhet edhe namaz, dhe se leximi konsiderohet një pjesë e namazit (shënim i Dr. Jusuf El-Kardavit).
12. Merjem, 59. Fillimi i ajetit: "E pas tyre (të mirëve) erdhën pasardhës të këqij...".
13. El-Enbija, 71.
14. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Nesaiu, Ibën Maxheja dhe Ahmedi nga Ebu Hurejreja. Po ashtu e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu, Ibën Maxheja dhe Ahmedi nga Ebu Seid El-Hudriu. Gjithashtu e transmeton Ibën Maxheja nga Ibën Amri.
15. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreja r.a. dhe Ibn Omeri r.a..
16. Er-Rum, 4-6.

# Vlera e ditës së xhuma

**Mr.sc. Avdyl Rrahmani**

**"O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet All-llahu (dëgjojeni hutben, falnie namazin), e lini shitblerjen…"** (Kuran, 62.9)

Dispozita e ditës së xhuma është farz (obligim personal) për çdo besimtar të mençur dhe në moshë të rritur, me përjashtim të robit, gruas, fëmijës, të sëmurit dhe udhëtarit.

Vlerën e ditës së xhuma e nxjerr në pah thënia profetike që transmeton Eus bin Eusi r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"Kush pastrohet ditën e xhuma dhe rregullohet sa më mirë që është e mundshme, dhe shpejton sa më herët që është e mundshme, e shkon në këmbë e jo duke kalëruar, pastaj i afrohet imamit, e përcjell hutben me vëmendje pa kurrfarë lëvizje të palejueshme (me gjymtyrë ose me gojë), do të ketë shpërblim sikur të jetë falur tërë vitin." (Ahmedi dhe Ebu Davudi)

Gjithashtu nga vlera e ditës së xhuma është se Allahu i madhëruar robit të vet ia fal mëkatet që i ka bërë ndërmjet dy xhumave, nëse janë mëkate të vogla, ndërsa, nëse janë mëkate të mëdha, atëherë kërkohet pendim për faljen e tyre. Ketë e sqaron thënia profetike e transmetuar nga Selman el-Farisiu r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"Kush pastrohet ditën e xhuma sa më mirë, i lyen flokët me vaj ose parfumoset, pastaj shkon dhe nuk i ndan dy vetë (në saff) (nuk i shtyn njerëzit që t'i hapë rrugë vetes), pastaj fal atë që i është përcaktuar, pastaj hesht derisa imami e mbaron hutben, i falet ajo që e ka bërë ndërmjet kësaj dhe xhumasë së kaluar." (Buhariu)

Nga hadithet e lartpërmendura mund të përfundohet se shpërblimi i namazit të xhumasë është shumë i madh; kush e fal atë, ka këto shpërblime:

1 -Për çdo hap që bën deri në xhami, besimtari ka shpërblim sikur të jetë falur dhe të ketë agjëruar tërë vitin.
2 -Ai që shkon më herët në xhami për namazin e xhumasë, ka shpërblim sikur të kishte therur kurban, madhësia e të cilit varet nga shkuarja sa më herët në xhami.
3 -Mëkatet ndërmjet dy xhumave falen.
4 -Melaiket ua shënojnë falësve shpërblimet për shkak të kryerjes së namazit të xhumasë.

Kështu, pra, njeriu në radhë të parë duhet të dijë qëllimin e jetës së tij, të dijë se nga vjen dhe nga shkon, ta njohë Krijuesin e tij, dhe a thua ka ndonjë obligim ndaj Krijuesit të tij...

Me një fjalë, ta dijë pse është krijuar...

Qëllimi i jetës së njeriut se për çfarë është krijuar, është adhurimi i Zotit Një dhe të Vetëm. Ai edhe thotë në Kuran:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë." (Kuran, 51:56)

Adhurimi bëhet në mënyra dhe në forma të ndryshme. Adhurim ndaj Allahut është edhe zbatimi i urdhrave të Allahut, e urdhër i Allahut është edhe namazi i xhumasë. Për këtë Allahu në Kuran na urdhëron e thotë:

"O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu (dëgjojeni hutben, falni namazin), e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë (kthehuni në punën e mëparshme) dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendeni shpeshherë Allahun, ashtu që të gjeni shpëtim". (Kuran, 62:9-10).

Pra, ky është urdhër i prerë dhe duhet zbatuar pa hamendje, prandaj nuk ka hapësirë për arsyetim. Pra, namazi i xhumasë është obligim për myslimanin, i cili duhet të dëgjojë ligjëratën dhe të falë namazin (farzin i cili përbëhet prej dy rekateve), dhe kthehu në punën tënde ku ishe më parë.



Këtu duhet të kesh parasysh një rregull, e cila është: Shitblerja në kohën e namazit të xhumasë është haram (e ndaluar rreptësisht) dhe paraja e fituar në kohën kur falet namazi i xhumasë, nuk sjell kurrnjë dobi, po vetëm dëm.

Si tregtar që je, ky ajet domosdoshmërisht e drejton thirrjen kah ti dhe kërkon nga ti që, në kohën e namazit të xhumasë, të lësh plotësisht shitblerjen. Por, mos mendo se shitblerja është e ndaluar para dhe pas namazit të xhumasë. Ekzistojnë njerëz që thonë se unë ditën e xhuma nuk punoj fare, por kjo ide bie në kundërshtim me ajetin kuranor, sepse Allahu aty thotë: E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë (kthehuni në punën e mëparshme).

Ekziston një lloj tjetër i njerëzve, pronar të kompanive, të cilët, edhe pse e falin namazin e xhumasë, punëtorët e tyre i pengojnë për ta falur atë dhe u thonë: Kur ta dëgjoni ezanin e xhumasë, uluni dhe mos punoni derisa ta përfundojë myezini. Këtë e bëjnë kinse në shenjë respekti ndaj Allahut dhe ditës së xhuma. Ore njeri i mirë, po qe se dëshiron të shprehësh respekt ndaj Allahut dhe ditës së xhuma (që ti për vete po e respekton dhe po e fiton shpërblimin e ditës së xhuma), atëherë mos i pengo as ata punëtorë që punojnë në kompaninë tënde, që të shkojnë dhe t'I shprehin respekt Allahut dhe ditës së xhuma. Kështu pra, kuptoje njëherë e përgjithmonë se, paraja e cila fitohet në kohën e namazit të xhumasë, nuk sjell kurrfarë dobie, por është e dëmshme për ty dhe për familjen tënde.

Allahu, lidhur me ata njerëz që E respektojnë dhe E falënderojnë Atë, thotë: "Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!". (Ibrahim, 7).

Falënderimi i takon Allahut

# Këndvështrime islame rreth disa çështjeve të mjekësisë moderne

**Driton Arifi**

Nisur nga parimi dhe maksima e pranuar unanimisht nga të gjithë dijetarët dhe ideologët myslimanë, që Sheriati-jurisprudenca islame është një thesar i pashtershëm i zgjidhjeve dhe qasjeve të thella për problematikat dhe komplekset e çdo kohe dhe çdo vendi, pavarësisht nga shkalla e zhvillimit njerëzor, theksojmë me bindje të thellë që Sheriati islam dhe juristët e tij janë munduar të ofrojnë jurisdiksione dhe normatizime juridike, thënë më troç: të ofrojnë shtegdalje sheriatike në çdo kohë edhe për disa çështje që u përkasin mjekësisë, sëmundjeve, shërimit, rehabilitimit e të ngjashme.

Mirëpo, është evidente se çështjet e tilla nuk e kanë ruajtur thjeshtësinë e vet sikurse ishin në të kaluarën, veçse ato janë komplikuar edhe më tej në kohën moderne, ato kanë marrë karaktere e forma të ndryshme, madje u janë imponuar të gjithë njerëzve pa dallim race a feje. Kështu që nga ky ballafaqim nuk janë kursyer as myslimanët, ngase edhe ata janë pjesë e trendit të zhvillimeve njerëzore dhe sfidave të ndryshme moderne, me të cilat ballafaqohet njerëzimi.

Mirëpo në dallim nga të tjerët, myslimanët janë të kujdesshëm e të interesuar që çdo veprimtari e tyre në çfarëdo fushe të jetë në përputhje me dispozitat normative të Sheriatit islam. Andaj dijetarët e jurisprudencës (fukahatë) edhe në këtë kohë përpiqen që, me anë hulumtimesh individuale të tyre - ixhtihadit, të ofrojnë zgjidhje e justifikime sheriatike për këto çështje, por shumë më seriozisht këtë e kanë marrë akademitë e së drejtës islame-hulumtimeve dhe fetvave, që veprojnë sot me zellshmëri dhe elan në mbarë Botën Islame. Akademi të tilla ekzistojnë në kuadër të organizatave të ndryshme po edhe karakteri i tyre është ndërkombëtar, si: **"Akademia e së Drejtës Islame",** pranë **"Konferencës Islamike",** pastaj **Akademia e Fikhut - së Drejtës - Islame** pranë **"Ligës e Botës Islame",** por pak më afër për ne këtu në Evropë është: **Akademia Evropiane për Hulumtime e Fetva** që vepron në kuadër të **Unionit të Organizatave Islame në Evropë,** e që udhëhiqet nga dijetari i mirënjohur Dr. Shejh Jusuf El-Kardavi.

Dhe, me ekzistimin e këtyre akademive, pothuajse është gjetur adresa e shtjellimit, paraqitjes dhe ofrimit të zgjidhjeve për çdo çështje të fikhut, nëse dihet se këto akademi nën ombrellën e tyre kanë mbledhur shumicën e atyre dijetarëve islamë që Bota Islame i njeh për elanin, devotshmërinë dhe dijen e madhe që u ka dhuruar Allahu i Lartmadhërishëm.

Prandaj, për çështjet e mjekësisë bashkëkohore që do të mundohemi t'i shtjellojmë, në shumë raste do t'u referohemi vendimeve të dala nga këto akademi eminente, ngase ato përfaqësojnë, kryesisht, mendimin e shumicës së dijetarëve të Botës Islame.

Ne, në këtë shtjellim tonin do t'u qasemi vetëm disa prej problemeve të mjekësisë moderne dhe do të mundohemi të paraqesim edhe këndvështrimin juridiko-islam për to, duke u mbështetur në dritën e argumenteve islame dhe tek mendimet e interpretimet e euriditëve-dijetarëve islamë.

### Dispozita islame për kërkimin e shërimit

Ekziston një konsensus tek dijetarët e katër shkollave juridike islame (medh'hebeve) se kërkimi i shërimit është çështje e lejuar dhe e ligjshme sipas Sheriatit islam.[1]

Ky parim është mbështetur në shumë argumente, e prej tyre është edhe hadithi që transmeton Muslimi - në zinxhirin e tij nga Xhabir ibn Abdullahu, e ai nga I dërguari i Allahut, se ka thënë: *"Për çdo sëmundje ekziston edhe ilaçi, e nëse e qëllon (është adekuat) ilaçi sëmundjen, atëherë do të shërohet me dëshirën e Zotit xh.sh.*[2]

Po ashtu transmeton Ebu Davudi - në zinxhirin e tij nga Ebu Derda se Muhamedi s.a.v.s ka thënë: *"Vërtet Zoti e ka zbritur sëmundjen, por edhe shërimin, edhe për çdo sëmundje ka bërë ilaç, prandaj kërkoni shërim, mirëpo mos kërkoni shërim me haram - gjëra të ndaluara."*[3]

Këto dhe argumente të tjera të ngjashme, bëjnë me dije qartazi se Zoti i Madhërishëm nuk aprovon ligje që në një mënyrë ose në një tjetër persekutojnë apo e bëjnë të vuajë myslimanin, përkundrazi ka hapur rrugë para tij, që të hulumtojë për shërim e ilaç për aq sa ia lejojnë atij rrethanat dhe kushtet e tij jetësore. Megjithatë, kjo lejueshmëri është e kushtëzuar vetëm me një kusht, i cili në realitet është në interes të vetë njeriut, pra kushtëzohet që shërimi i tij të bëhet me mënyra e metoda të lejuara nga Sheriati.

***Së pari : Norma e mjekimit (kurimit) me elemente - materie të ndaluara.***

Me këto elemente - materie kemi parasysh ato me të cilat e kemi të ndaluar që të ushqehemi ose t'i përdorim për pije siç janë pijet alkoolike dhe mishi i derrit.



Të gjithë dijetarët pajtohen që lëndët narkotike, pijet dehëse dhe mishi i derrit janë të ndaluara - haram për myslimanin dhe për këtë çështje ekzistojnë tekste të qarta, që nuk pranojnë ndonjë interpretim i cili të zbehte a të shfuqizonte këtë normë.

Ndërsa, se a lejohet të përdoren alkooli dhe lëndët narkotike, dhe pjesë nga organizmi i derrit për mjekim, për këtë do t'u referohemi vendimeve të dala nga **Akademia e Fikhut Islam** - me seli në Xhedë, që vepron në kuadër të Organizatës së Konferencës Islamike.

Rekomandimet e komisionit mjekësor për këtë çështje janë dhënë më datën 24.06.1995, respektivisht më 24.12.1415 h. Seanca e këtij komisioni është mbajtur në Kuvajt.

Akademia merr këto vendime:

1. Alkooli si materie nuk është i ndytë juridikisht, në bazë të asaj që konstatuam, që gjërat në parim janë të pastra, pavarësisht se a është alkooli i pastër apo i përzier me ujë, duke u bazuar në mendimin se ndyrësia e alkoolit është ndyrësi kuptimore - jo lëndore, duke e konsideruar atë si të ndytë dhe prej punëve të shejtanit.
2. Pasi alkooli është lëndë dehëse, ndalohet rreptësisht konsumimi i tij, por juridikisht nuk ka të keqe nëse ai përdoret për qëllime mjekësore si dezinfektues i lëkurës, varrës, ose përdoret si mekanizëm antibakterial, apo edhe përdoret nëpër parfume aromatike si materie që shkrin lëndët aromatike, ose edhe nëpër kremra - pasta, e këto të fundit nuk hyjnë në kuadër të alkoolit - verës, konsumimi i të cilit ndalohet.
3. Insulina - në esencë - e nxjerrë nga organizmi i derrit, lejohet të përdoret për të sëmurët që vuajnë nga sëmundjet e sheqerit, dhe kjo në suaza të konditave islame. Ndërsa kremrat - yndyrat dhe materiet zbukuruese që në përbërjen e tyre kanë dhjamë derri, ndalohet të përdoren, përveç nëse vërtetohet se tashmë ato materie janë tretur dhe janë shndërruar në diçka tjetër. E nëse nuk vërtetohet kjo, atëherë materiet e tilla janë të ndyra.
4. Materiet anestezike-narkotike janë të ndaluara të përdoren përveç për shërim (për të mundësuar ndërhyrjet kirurgjike), dhe ato juridikisht janë të pastra.[4]

***Së dyti : Transplantimi i organeve***

Megjithëse në të kaluarën, ndoshta edhe jo shumë të largët, shumë gjëra dhe kompleksitete mjekësore ishin të paimagjinueshme për t'u arritur e realizuar, megjithatë sot, me përparimin e mjekësisë dhe sofistikimin e mjeteve të saj, vihet re se mundësitë e shërimit - kurimit janë më të arritshme se kurdoherë më parë. Në rrethana të tilla do të ishte obligim i dijetarëve - më saktësisht, i juristëve islamë që t'u qasen shumë prej mënyrave të realizimit të këtij kurimi edhe në dritën e normave islame, në mënyrë që myslimani të gjejë justifikim (shtegdalje) edhe ligjore-sheriatike por edhe të arrijë të shërohet më vullnetin e Të Plotfuqishmit Allah.

Prej metodave mjekësore që aplikohen sot në mjekësinë moderne, është edhe ajo e transplantimit të organeve prej një organizmi në tjetrin, por edhe nga një vend në një tjetër të organizmit tek vetë i sëmuri.

Ashtu siç rekomanduam edhe më parë, që për këto çështje t'u referohemi akademive juridike islame, meqenëse ato grumbulluan nën ombrellën e tyre një grup të mjaftueshëm të ajkës së dijetarëve bashkëkohorë, edhe këtu do t'u referohemi atyre - për të parë vendimet e tyre të dala nga simpoziumet e mbajtura përkitazi me këto problematika.

Para së gjithash është e udhës të sinjalizojmë që me transplant të organeve kemi parasysh shartimin **heqjen** e disa organeve dhe mbjelljen e tyre në një vend tjetër[5].

Vendimi i **Akademisë Evropiane për Fetva dhe Studime:**

a) Akademia e konfirmon vendimin e Akademisë së Fikhut Islam në Mekë (pranë Ligës së Botës Islame) dhe vendimin e Akademisë Ndërkombëtare të Fikhut Islam në Xhedë (pranë Organizatës së Konferencës Islamike) nr. 26(1/4) përkitazi me shfrytëzimin e organeve të trupit të një njeriu tjetër, qoftë i gjallë apo i vdekur.

## Përkufizimi dhe ndarja

**1.** Me termin "Organ" këtu është fjala për çdo pjesë të njeriut si: indet, qelizat, gjaku dhe të ngjashme, pavarësisht se a është i ngjitur apo i ndarë nga njeriu.

Kurse me "shfrytëzim" synohet veprimi që është i domosdoshëm që personi përkatës të mbetet gjallë, ose që të ruhet një funksion themelor i trupit , si të parit e të ngjashme.

Format e këtij shfrytëzimi ndahen në tri sosh, si vijon:

1. Transplantimi i organit prej të gjallit
2. Transplantimi i organit prej të vdekurit
3. Transplantimi prej foshnjave.

***Forma e parë*: *Transplantimi i organit prej njeriut të gjallë*,** përfshin këto raste:

**a) Transplantimi i organit prej një vendi të trupit në një vend tjetër,** siç është rasti i transplantimit të lëkurës, kërcës, eshtrave, gjakut etj.

**Dispozita e sheriatit për këtë:** Lejohet transplantimi i organit të trupit të njeriut në një vend tjetër të trupit të tij, por me kusht që të jemi të bindur se dobia e pritur nga ky operacion është më e sigurt se dëmi që mund të pasojë nga operacioni i tillë. Kushtëzohet gjithashtu që operacioni të bëhet për të kompensuar një organ të humbur, për të riformuar, riparuar funksionin e tij, ose që të eliminohet a sanohet një e metë a shëmtim, i cili dëmton shpirtërisht apo fizikisht njeriun.

***b) Transplantimi i organit prej trupit të një njeriu të gjallë në trupin e një njeriu tjetër***. Me këtë rast organi është dy llojesh: Organ nga i cili varet jeta, dhe ky mund të jetë i njëfishtë dhe mund të jetë jo i njëfishtë. Organi i njëfishtë si: zemra e mushkëritë, ndërsa jo i njëfishtë si: veshkat e të ngjashme.

Dhe organe nga të cilat nuk varet jeta e njeriut, nga të cilat kemi disa që kryejnë funksion esencial në trup dhe disa të tjera që nuk e kanë këtë funksion. Po ashtu disa prej tyre përtërihen automatikisht, si për shembull gjaku, kurse disa prej tyre nuk përtërihen automatikisht.

Pastaj, disa prej tyre kanë ndikim në gjenezë, gjene dhe në personalitetin e përgjithshëm, si për shembull testiset, vezorja, qelizat e sistemit nervor, kurse disa prej tyre nuk kanë kurrfarë ndikimi nga ato që u përmendën.

## Dispozita e Sheriatit për këto detajizime

I. Lejohet të transplantohet organi prej trupit të një njeriu në trupin e një njeriu tjetër, nëse ky organ përtërihet automatikisht, siç janë gjaku e lëkura. Dhe dhuruesi i këtyre organeve duhet të jetë i pjekur e t'i plotësojë kushtet e tjera juridike.

II. Lejohet të shfrytëzohet një pjesë nga organi i cili është këputur prej trupit për shkak të ndonjë sëmundjeje të personit tjetër, si marrja e kornesë së sy-

rit, në rast të neutralizimit të syrit të tij për shkak të ndonjë sëmundjeje.

III. Ndalohet të bëhet transplantimi prej një njeriu tek një njeri tjetër, i një organi nga i cili varet jeta, si për shembull zemra.

IV. Ndalohet transplantimi i organit prej një njeriu të gjallë, nëse ai paralizon një funksion esencial në jetën e njeriut, edhe pse jeta e njeriut nuk varet nga ky organ, si për shembull transplantimi i kornesë së të dy syve.

***c) Transplantimi i organit prej të vdekurit*** - Vdekja këtu përfshin dy raste:

**I pari:** Vdekja e trurit, me paralizimin e plotë të të gjitha funksioneve të tij, të cilat nuk mund të riparohen në aspektin mjekësor.

**I dyti:** Vdekja e plotë e zemrës dhe pushimi i frymëmarrjes, pa pasur mundësi të kthehen në aspektin mjekësor.

## Dispozita e Sheriatit për këtë transplant

Lejohet transplantimi i organit prej një të vdekuri tek i gjalli, nëse nga ky organ varet jeta e tij, ose nga ky organ varet rrjedha e një funksioni esencial në atë organ.

Për këtë kushtëzohet që i vdekuri të ketë dhënë leje para se të vdesë, ose për këtë të japin leje trashëgimtarët e tij pas vdekjes, ose për këtë të japë leje udhëheqësi i myslimanëve.

Duhet të kihet parasysh: Pëlqimi për lejimin e transplantimit të organit në rastet e sipërpërmendura, kushtëzohet në mënyrë që të mos bëhen me anë të shitjes, sepse njeriu në asnjë rast nuk lejohet të bëhet objekt i shitjes.

***d) Mbjellja e gjëndrave gjenitale***. Pasi testiset dhe vezorja vazhdojnë t'i ruajnë dhe t'i sekretojnë vetitë gjenetike të personit nga i cili janë transferuar, madje edhe pasi të jenë transferuar te personi tjetër, - mbjellja e tyre është haram - e ndaluar.

E nëse janë organe që nuk transmetojnë veti gjenetike - me përjashtim të pjesëve të rënda të avretit - është e lejuar për ndonjë domosdoshmëri legjitime, në përputhje me rregullat sheriatike.

***3. Ndërsa, për sa i përket transplantimit të organeve ose qelizave nga truri ose organizmi i foshnjës së hershme-embrionit*** (në javën e dhjetë a të njëmbëdhjetë), - vlen dispozita se ky transfer është i ndaluar, sepse kjo realizohet me hapjen e mitrës me operacion, e kjo shkakton realisht vdekjen foshnjës.

Kjo lejohet vetëm nëse bëhet pas abortimit jo të qëllimshëm, ose atij që është i lejuar për të shpëtuar jetën e nënës.[6]

**Së treti: Autopsia e kufomave (mjekësia ligjore)**

Akademia e Fikhut Islam (pranë Ligës së Botës Islame ) në seancën e saj të dhjetë, mbajtur në Mekë më 17 tetor 1987, ka marrë vendimin vijues.

Duke u nisur nga fakti që domosdoshmëritë që kërkojnë autopsinë e kufomave të të vdekurve, dhe në raste të tilla interesi-dobia do të ishte më e madhe sesa dëmi i shkeljes së nderit dhe shenjtërisë së njeriut të vdekur, Akademia merr këtë vendim;

**Së pari:** Lejohet autopsia e kufomave të të vdekurve, për ndonjë nga këto qëllime:

a) Që me anë të autopsisë të bëhet verifikimi i ndonjë padie gjyqësore, për njohjen e shkaqeve të vdekjes, ose krimit të kryer, në rast se është e paqartë për gjykatësin njohja e shkaqeve të vdekjes, dhe autopsia mbetet rruga e vetme për njohjen e atyre shkaqeve.

b) Të verifikohen sëmundjet të cilat kërkojnë autopsinë, që të merren në dritën e tyre edhe masat parandaluese, si dhe gjetja e barnave shëruese për sëmundjet e tilla.

c) Për çështje arsimore e shkencore, siç bëhet në fakultetet e mjekësisë.

**Së dyti:** Nëse autopsia bëhet për qëllime shkencore - arsimore, duhet të kihen parasysh, kushtet vijuese:

I. Nëse kufoma është e një njeriu që njihet, kushtëzohet leja e tij para vdekjes, ose të japin leje trashëgimtarët e tij pas vdekjes, dhe nuk lejohet autopsia e njeriut të pafajshëm - përveç në rast domosdoshmërie.



II. Autopsia duhet të kufizohet vetëm në atë masë sa është e domosdoshme, në mënyrë që të mos bëhet lojë me kufomat e të vdekurve.

III. Kufomave të femrave nuk lejohet t'u bëjë autopsinë askush përveç mjekeve femra, natyrisht lejohet po të mos ketë fare mjeke femra (një gjendje pothuaj e paimagjinueshme sot).

**Së treti:** Në të gjitha rastet duhet të bëhet varrimi i të gjitha pjesëve të kufomës së autopsuar.[7]

Këto ishin vetëm disa prej këndvështrimeve,studimeve dhe vendimeve nga akademitë juridike islame rreth disa çështjeve të mjekësisë bashkëkohore,të cilat tregojnë qartazi për interesimin e madh që kanë shfaqur dijetarët islamë kundrejt çdo të reje ose problematike, që, para së gjithash, kërkojnë përkufizim juridik islam dhe përcaktim të dispozitës islame për të. Gjithsesi, në parim ritheksojmë qëndrimin e Sheriatit islam - se shërimi është proces i ligjshëm dhe i natyrshëm, por kjo nuk nënkupton doemos që të gjitha proceset dhe mekanizmat mjekësorë janë të pranueshëm në dritën e argumenteve të Sheriatit; në qoftë se vërejmë ndonjë censurim a kushtëzim të këtyre operacioneve dhe mekanizmave, duhet të bindemi thellë se ato janë vënë në të mirë të përparimit të interesave të njerëzve dhe për shmangien e gjërave që në çfarëdo mënyre dëmtojnë apo cenojnë fenë, nderin dhe shëndetin e dinjitetin e njeriut.

E falënderimi I takon vetëm Allahut, Të Gjithëmëshirshmit dhe Përkujdesësit të mbarë njerëzimit.

---

*Fusnotat:*

1. Shih; Grup autorësh *"Dirasat fikhijje fi kadaja tib-bijje muasireh",* vëll.1 fq.10, Aman 2001, dhe Dr.Vehbet Ez-zuhejli *"Elfikhul islamijj ve edil-letuhu",* vëll.7 fq.5204, Damask 2004.
2. Transmeton Muslimi në Librin e Selamit, Kapitulli: Për çdo sëmundje ekziston ilaçi - 4/1729
3. Suneni I Ebu Davudit - Libri mbi Mjekësinë – 2 / 216.
4. Shih: *Fikhul islamijj ve edil-letuhu",* Dr.Vehbet Ez-zuhejli, (7\5263-5265), Damask 2004
5. *"Fjalor fjalësh dhe shprehjesh të huaja";* Mikel Ndreca, fq;707. Prishtinë 1986

6 Shih: *"El-fikhul islamijj ve edil-letuhu",* Dr.Vehbet Ez-zuhejli. (7\5260), Damask 2004, dhe seria e botimeve nga *"Akademia Evropiane për Fetva dhe Studime"* (2\109) Shkup 2006. Pastaj: *"Elmevsuatul fikhijje min en-nahijje et-tib-bij-je ve sherijje vel kanunijje",* Dr.Seid Mufea. Vëll. 1 fq.833.Darul-Iman.Aleksandri.

7. Webfaqja: www.islamtoday.com\elmuxhem-maat elfikhij-je\mexhma elfikhul islamijj\teshrih xhuthethul mevta.

# Robërit e Allahut xh.sh.

Sadik Hasani

**"E robërit e All-llahut xh.sh. janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata u thonë: "Paqe".**



Pa dyshim që ndër ajetet më madhështore të Kuranit janë edhe këto ajetet përmbyllëse të kaptinës "El-Furkan", 63, ku përshkruhen cilësitë e robërve të sinqertë të Allahut xh.sh.

Të jetë rob i Allahut, është nderi më i madh që mund të arrijë një krijesë.

Ata që meritojnë këtë epitet, vërtet janë njerëz që i do Allahu dhe nesër do t'i afrojë pranë mëshirës së Tij të pakufishme në Ahiret.

Zaten, vetë esenca e krijimit tonë është njohja dhe adhurimi i Allahut xh.sh. ose të qenët rob i Tij, sepse në Kuran Allahu na ka dëftuar për qëllimin e krijimit tonë:

"Nuk i krijova xhinët e as njerëzit për asgjë tjetër, përveçse të më adhurojnë".

Allahu xh.sh., nga njerëzit i ka zgjedhur ata më të dalluarit, duke i graduar në pejgamberë, madje disa prej këtyre pejgamberëve i dalloi në përgjegjësitë e tyre ndaj popujve të tyre, e prej tyre zgjodhi më të dashurin e Tij, Muhamedin a.s., që të jetë vërejtjetërheqës për tërë njerëzimin. Nga krijesat e Tij dalloi njerëz, të cilëve u dhuroi intelekt dhe vullnet të lirë (ndonëse të pjesshëm), po të mjaftueshëm që të jenë bartës të veprimeve të tyre. Por ndër këta njerëz ka dalluar, ka zgjedhur e graduar me cilësi një grup prej tyre, që i Lartmadhërishmi i cilësoi Vetë si robër të Allahut (Ibadu Rrahman).

Nëpërmjet komentimit të këtyre ajeteve, ne do të shohim se cili prej njerëzve e meriton këtë nder kaq të madh e të lartë, që të hyjë në mesin e këtyre njerëzve të zgjedhur. Secili njeri që e gjen veten brenda këtyre cilësive, ai në fakt është edhe njëri prej tyre, i graduar, i respektuar dhe me pozitë të lartë.

Në këtë botë shohim edhe hasim njerëz që janë robër të epsheve dhe pasioneve, robër të pasurisë, robër të shejtanit e të ligësive, robër të drogës e të alkoolit dhe robër të prostitucionit.

Me një fjalë, njerëz që kanë rënë në këto kurthe të paudhësive dhe e kanë vështirë të dalin prej tyre. Por në këtë botë ekziston edhe një grup që meriton të quhet grupi i robërve të vërtetë të Allahut xh.sh..

Janë këta njerëz ndaj të cilëve është dorëzuar edhe djalli i mallkuar, sepse nuk mund të ndikojë tek ata me intrigat dhe mashtrimet e veta. Këtë na e pohon Kurani madhështor në ajetin ku shejtani thotë:

"Ai, shejtani tha: "Pasha madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë, përveç atyre që janë të sinqertë nga robërit e Tu!" (Suretu Sad, 82-83)

Dhe në ajetin vijues:

"Në të vërtetë, ti (o shejtan) nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme (për ata)". (El-Isra'ë, 65)

Në fillim të këtyre ajeteve të kaptinës El-Furkan, si cilësi të parë të robërve të Allahut, Allahu xh.sh. përmend përulësinë dhe modestinë, kur thotë:

"E robërit e All-llahut janë ata që ecin nëpër tokë të qetë…". (El-Furkan 63)

Modestia dhe përulësia në të ecur dhe në sjellje, është cilësia e parë e robërve të Allahut, subhanehu ve teala.

Janë këta njerëz që në vete kanë krenarinë e Islamit, ecin me modesti e thjeshtësi duke mos u bërë mendjemëdhenj e as kryelartë.

Ata nuk dëshirojnë të ngrihen me kryelartësi mbi askënd, ata shikojnë vetëm punën e tyre.

Këta njerëz zbatojnë në praktikë Urdhrin e Allahut xh.sh., i cili shprehet nëpërmjet porosisë së Llukmanit a.s., që e këshillon të birin duke i thënë:

"Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, sepse ti as nuk mund ta çash tokën dhe as nuk mund ta arrish lartësinë e maleve". (El-Isra'ë 37)

Po të ndalemi tek fjalia e fundit në këtë pjesë të ajetit: "Që ecin nëpër tokë të qetë…", do të shohim se këtu kjo ecje e qetë dhe modeste, nuk nënkupton ecjen e një të sëmuri apo të një njeriu në prag të vdekjes, që ecën pa vullnet. Ecja e robit të Allahut, kurrsesi nuk bën të jetë e tillë, siç veprojnë disa njerëz që e mendojnë veten si takva dhe të devotshëm.

Kjo ecje e tyre është një ecje artificiale, që bëhet vetëm në sy të njerëzve. Kjo lloj ecjeje nuk ka qenë as praktikë e Resulull-llahut e as e ashabëve të tij. Përkundrazi, Aliu radijAll-llahu anhu, Zoti xh.sh. qoftë i kënaqur me të, na e përshkruan ecjen e Resulull-llahut s.a.v.s. tek thotë: Resulullahu, kur ecte,

drejtohej dhe ecte me vrull e krenari, sikur të zbriste nga lartësia. Kjo ishte ecja e pejgamberëve të All-llahut xh.sh. - thotë Ibn Kajjimi.

Ebu Hurejre thotë: "Nuk kam parë gjë më të hijshme se Resulull-llahun s.a.v.s., të dukej se Dielli po i shëndriste në fytyrë, dhe nuk kam parë njeri më të shpejtë në të ecur sesa Pejgamberi a.s., të dukej se toka i rrafshohej para tij. Ne lodheshim duke i shkuar pas, e ai as që ndiente farë mundimi (lodhjeje)".

Kështu, i Dërguari i Allahut xh.sh. nuk ecte me përtaci dhe as si i sëmurë, por mesatarisht, as shpejt shumë dhe as shumë ngadalë. Gjatë ecjes së tij, dilte në shesh tërë madhështia dhe krenaria, që të bënte menjëherë për vete.

Tregohet se njëherë Omeri r.a., i biri i Khatabit, kishte parë një të ri tek hiqej zvarrë, duke u shtirë si modest e i thjeshtë, dhe e kishte pyetur: "A mos je i sëmurë"? A i qe përgjigjur se nuk ishte i sëmurë, dhe Omeri, radijallahu anhu, i kishte thënë: "Atëherë, ec kështu!", e kishte urdhëruar Omeri r.a., duke ia drejtuar trupin. Transmetohet se Omeri r.a. kishte parë disa njerëz tek përpiqeshin të ishin modestë e të përunjur, gjatë namazit i shtrembëronin edhe gjunjët e tyre, duke qëndruar sikur të sëmurë, dhe për këtë i kishte thënë njërit prej tyre: "O filan, ngrije kokën lart! Mos na e vdis fenë, Allahu të vraftë, sepse përulësia është në zemra e jo në gjunjë".

Mendjemadhësia është njëra ndër vetitë më të urryera që mund të ketë njeriu.

Vallë, si nuk mendon ky njeri se cila është baza dhe esenca e tij?.

As nuk mendon se si u krijua?

A nuk mendon se një ditë do të vdesë, do të varroset e do të shndërrohet në dhe?!

Prandaj, o njeri, mos u bëj kryelartë, por ec me modestinë dhe krenarinë e besimtarit mbi këtë tokë, sepse atë që përulet për Allahun, Ai do ta ngrejë.

Mos u bëj që të dallohesh patjetër nga të tjerët. A nuk e kemi shembullin më të mirë për këtë të Dërguarin e Allahut xh.sh. të cilin, kur vinin dikush nga të huajt, nuk mund ta dallonin nga ashabët (shokët e tij).

"…e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë: 'Paqe!'." (Furkan, 63)

Si cilësi të dytë, që thekson Allahu xh.sh. në këtë ajet, kur flet për robërit e Tij të devotshëm, është butësia, sjellja e mirë me njerëzit, sidomos mirësjellja me injorantët dhe me njerëzit e pacipë.

Nga kjo pjesë e ajetit nënkuptojmë gjendjen e atyre besimtarëve të ndershëm, që përmbahen nga hidhërimi, e frenojnë veten dhe gjuhën e tyre nga fjalët e kota dhe të këqija. Madje, edhe kur atyre u drejtohen injorantët me ndonjë fyerje a sharje, ata ua kthejnë: Paqe. Këta thjesht të keqen nuk dëshirojnë ta kthejnë me të keqe, po thonë vetëm fjalë të urta e paqësore.

Këta robër të All-llahut, kur dëgjojnë fyerje a fjalë të këqija nga të tjerët, nuk dëshirojnë të ndyjnë gojën e tyre me fjalë të ngjashme, por thonë: Paqe, Qetësi mbi ju.

Gjuha e këtij besimtari është e denjë për të përmendur vetëm Emrin e Allahut xh. Sh., të flasë fjalë të urta, fjalë paqeje, fjalë të Allahut duke kënduar Kuran, duke madhëruar Krijuesin me "tekbir" dhe "tehlil", e assesi me sharje apo fyerje të njëjta me injorantët dhe të prishurit. Ata që mbrojnë gjuhët e tyre nga fjalët e kota, ata janë të shpëtuar, ata janë robërit e Allahut xh.sh. që meritojnë shpërblimin në këtë botë edhe në botën tjetër, në Ahiret. Ata që përmbahen, janë ata që e falin namazin duke përmendur Emrin e Allahut xh.sh..

"Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët, ata që janë të përulur dhe të kujdesshëm gjatë faljes së namazit, dhe ata që i shmangen së kotës (fjalës a punës së kotë)". (El-mu'minun, 1-3)

Këtu janë pronarët e mirësisë dhe vlerave njerëzore.

Transmeton Bejhekiu në "degët e imanit" nga Amr ibn Shuajb, e nga babai i tij, e ky tjetri nga babai i tij - të ketë thënë: "Kur t'i ketë tubuar All-llahu të gjitha krijesat në Ditën e Gjykimit, thërret një thirrës: Ku janë vepërmirët'?

Në ato çaste ngrihen disa njerëz, të paktë në numër, dhe ia mësyjnë me nxitim Xhenetit. I takojnë melaiket e u thonë: Po ju shohim tek nxitoni drejt Xhenetit, kush jeni ju?

Ata thonë: Ne jemi vepërmirët dhe pronarët e mirësisë. Atëherë melaiket i pyesin: Po cilat ishin të mirat tuaja?

Ata përgjigjen: Kur na bëhej e padrejta, duronim; kur dikush sillej keq ndaj nesh, ne ia falnim; kur dikush sillej me injorancë e paturpësi ndaj nesh, ne ia kthenim me butësi! Atëherë atyre u thuhet: Hyni në Xhenet, sepse ky është shpërblimi i merituar për ato që keni vepruar".

O njeri, sillu mirë me të tjerët, trego zemërgjerësinë tënde, dëshmo në vepër madhështinë e imanit tënd. Sillu mirë me atë vëlla që jeni në armiqësi, foli fjalë të buta e të mira.

Mbase, pas një kohe do ta përfitosh zemrën e tij. A nuk thotë Allahu xh. sh. në Kuran:

"Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj (të keqen) ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt." (Fussilet, 34)

Është pyetur Enesi r.a. për këtë ajet kuranor, dhe ka thënë: "Kuptimi i këtij ajeti është – kur një njeri e shan dhe e akuzon vëllanë e vet mysliman, ia kthen me fjalët: "Nëse je i drejtë në atë që thua, All-llahu më faltë mua, e nëse je duke gënjyer e shpifur, All-llahu të faltë ty."

Shikoni madhështinë e këtij shpirti.

Njeriu e fyen dhe e shan duke i thënë - o i poshtër, o mizor, o i pafytyrë, o gënjeshtar, kurse ky ia kthen me këto fjalë kaq të buta: "Nëse je i drejtë në atë që thua, All-llahu më faltë mua, e nëse je duke gënjyer e shpifur, All-llahu të faltë ty!"

A thua cili prej nesh do të vepronte kështu?

A nuk do të na nxehej gjaku dhe të na lëshonte durimi, nëse dikush do të na fyente me kaq paturpësi.

Por, jo, robi i Allahut e përmban veten, e fik ndjenjën e urrejtjes, e shuan gacën e ndezur të shejtanit që ai hedh në zemrën e besimtarit në ato momente kritike,-me butësi dhe përulësi.

A nuk është kjo edhe porosia e më të dashurit tonë, Muhamedit a.s., kur na porosit: "Mos u hidhëro", që do të thotë: "Mos u bëj rob i pasioneve, frenoje vetveten dhe fike urrejtjen në zemrën tënde. Hape gjoksin dhe zemrën me butësi e dashuri"!

Nëse do të hidhërohesh, hidhërohu sepse nuk je duke punuar aq sa duhet për Allahun, për fenë islame dhe për Ahiretin, e mos u hidhëro për çështje të kësaj bote, sepse kjo është kalimtare, çdo gjë do të shkatërrohet e do të mbesin vetëm veprat tona të mira, mbeten butësia, përmbajtja, mëshira dhe dhembshuria.

Këto ishin dy cilësitë e para të robërve të Allahut, që ecin të qetë, krenarë e pa mendjemadhësi, dhe, kur u flasin injorantët, ata ua kthejnë me – Paqe.

Këto janë veprimet me të cilat japin shembuj robërit e Allahut gjatë ditës, por të shohim se cilat janë veprat e këtyre njerëzve të afërt tek Allahu, xh.sh. gjatë natës.

# Vështrim mbi metodologjinë e h. Sherif Ahmetit në dispensa të akaidit

**Kenan Bahtiri**

## 1. Në vend të hyrjes

Në këtë vështrim bëhet fjalë për metodologjinë që ka ndjekur myderriz Sherif ef. Ahmeti në hartimin e dispensave të Akaidit për nevojat e nxënësve të medresesë "Alauddin" të Prishtinës.

Sikurse dihet, h. Sherif Ahmeti ka qenë për disa vite myderriz/profesor dhe, më vonë, edhe drejtor i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës. Ai, duke parë mungesën e teksteve shkollore për nxënësit e këtij institucioni, mori hapin që, në përputhje me planprogramin e lëndës së Akaidit, - të cilën e ligjëronte vetë, - të hartonte dispensat për vitin e parë, të dytë dhe të tretë. Kjo, natyrisht, qe një ndihmesë e madhe për nxënësit, sepse ata do të kishin materialin e gatshëm për ta mësuar materien e lëndës dhe tek i cili do të bazoheshin për të marrë njohuri për atë fushë studimi.

Dëshira për lëmin e Akaidit tek h. Sherifi ishte e madhe, dhe pikërisht ajo e shtyri të niste punën për hartimin dhe përgatitjen e këtyre dispensave. Edhe pse pati përpjekje për shkrime në këtë fushë edhe më herët nga hoxhallarë të ndryshëm, ato kishin mbetur vetëm në formë ligjëratash, të quajtura vaiz-nasihat, kështu që nuk përbënin ndonjë literaturë të shënuar.

Duke pasur parasysh përgatitjen e autorit të dispensave në fushën e pedagogjisë, të cilën e kishte kryer për dy vite me radhë, si dhe punën e tij si mësues e profesorë në medrese, ai i shtjellonte temat në atë mënyrë që të ishin sa më të kapshme për nivelin e nxënësve

Lënda e hartuar në ato dispensa është në përputhshmëri të plotë me planprogramin e medresesë në vitet kur qenë përgatitur, por, duke e ditur që edhe njerëz të tjerë - masa e myslimanëve, kishin nevojë për baza të besimit islam, që shtjellohen në dispensa, dhe duke e ditur që njohuritë e tilla ishin të pakta, për mungesë të një literature të tillë në gjuhën shqipe, sa kohë që kërkesat për to ishin të mëdha, - autori ishte përpjekur që jo vetëm nxënësit, po edhe të gjithë ata që i lexojnë, të përfitonin prej tyre në disa drejtime, sikurse thotë ai:



H. Sherif Ahmeti

*"T'i bëj stabile dhe të paluhatshëm në besimin në Allahun, t'i bëj besimtarë të fortë"; "Tu largoj atyre imitacionet e verbra në çështje të besimit"; "T'ua largoj besimin në mite të gabuara"* etj.[1]

Në ligjëratat e tij, qoftë me gojë, qoftë me shkrim, h. Sherifi përdorte gjithmonë metodologjinë e njëjtë brenda kritereve shkencore, ku për argument kishte Kuranin dhe hadithin e Pejgamberit a.s., madje ai çështjet i shqyrtonte sipas nevojës së kohës, duke përdorur, si argument për atë që pohonte, edhe mendime të dijetarëve të tjerë përveç të atyre islamë, edhe të filozofëve të ndryshëm, siç thoshte edhe ai vetë:

*"Në këtë material i kam parashtruar ndonjëherë çështjet e besimit edhe në mënyrë filozofike, gjë që nuk ka qenë traditë e Pejgamberit a.s. e as e shokëve të tij dhe as e ulemave të mëhershëm. Këtë e kam bërë për arsye se kam vërejtur se shumë çështje që i kundërvihen besimit të drejtë islam, janë të parashtruara dhe të shqyrtuara vetëm në mënyrë të tillë sipërfaqësore, andaj jam përpjekur që çështje të tilla t'i vë në një studim më të gjerë dhe më të thellë duke përdorur fakte filozofike të filozofëve islamë dhe botërorë".*[2]

Të gjitha çështjet mundohej t'i sqaronte si është më së miri, dhe, për gabimet e mundshme, I kërkonte falje Allahut, sepse, siç thotë ai vetë: *"Gabimet janë të mundshme, po veprat vlerësohen sipas qëllimit, për çdo gabim e konsideron paaftësi të njeriut dhe, duke u nisur nga ky parim, ai thotë fillova punën në këto dispensa e që është mjaft delikate"*[3].

Para se të bëjmë fjalë për secilën dispensë veç e veç të haxhi Sherif ef. Ahmetit, duhen përmendur disa karakteristika të përbashkëta të këtyre dispensave.

## 2. Karakteristikat e përbashkëta të dispensave

Për sa i takon gjuhës së dispensave të përdorur nga Haxhi Sherifi, ajo është e kënaqshme dhe në nivel të kohës kur janë shkruar dhe botuar ato.

Dispensat, ishin të kuptueshme, kanë disa gabime dhe lëshime teknike. Ndarja e njësive mësimore, si të thuash, nuk është bërë sipas ndonjë metodologjie të posaçme, por sigurisht të kuptueshme, ta zëmë, në fund të tyre nuk ka pyetje ose ndonjë nënvizim të veçantë që do ta provokonte nxënësin, por sidoqoftë, temat janë të shtjelluara mirë, kuptueshëm, qartë dhe në mënyrë të argumentueshme.

Terminologjia e haxhi Sherifit e përdorur në dispensa është profesionale, aty ka terma në gjuhën arabe që i përkasin kësaj shkence, d.m.th. fushës së akaidit apo ilmul-kelamit.

Aty ka ajete Kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s., të cilat ilustrojnë dhe argumentojnë çështjet e marra në shqyrtim. Ajetet dhe hadithet janë të përkthyera në gjuhën shqipe, dhe nuk janë të shkruara në origjinal/arabisht. Shkrimin e tyre në gjuhën arabe e kanë bërë vetë nxënësit gjatë zhvillimit të njësive me rekomandimin e pedagogut/pedagogëve.

Aty, janë sjellë, po ashtu edhe mendime të dijetarëve dhe të mendimtarëve të ndryshëm nga shkolla të ndryshme, si Gazaliun, Bakilaniun, Maturidiun, Eshariun etj.. Kjo sigurisht se e rrit nivelin e këtyre dispensave dhe, herë-herë, sikur krijohet përshtypja se këto dispensa janë shkruar për një numër më të gjerëve të lexuesve jashtë bankave të medresesë dhe për një nivel më të lartë se i nxënësve të shkollave të mesme.

Në dispensa mungojnë fusnotat dhe bibliografia, kjo mbase është konsideruar si e pa nevojshme nga autori, por sikur të kishte qenë kjo, sigurisht që do të

kishim një pasqyrë më të mirë se mbi ç'bazë të literaturës autori i ka ndërtuar këto dispensa.

Literatura që ka shfrytëzuar h. Sherifi gjatë hartimit të këtyre dispensave - në mungesë të asaj në gjuhën shqipe - më së shumi ka qenë në gjuhën arabe, po edhe turqisht dhe serbokroatisht.

Në të dy nga këto dispensa, autori haxhi Sherif Ahmeti, nënshkruhet si H. Sherif Ahmeti, kurse në dispensën e vitit të parë, nënshkruhet si Myderris Sherif Ahmeti. Në dispensa është vënë viti dhe vendi i botimit.

### 2.1. Dispensa e akaidit për vitin e parë

Kjo dispensë u dedikohej nxënësve të klasës së parë të medresesë "Alaudin" të Prishtinës; për herë të parë qe shtypur në vitin 1978, kurse për herë të dytë qe "ribotuar" në vitin 1981. Ka gjithsej 50 faqe dhe, përveç hyrjes dhe përmbajtjes, përmbledh gjithsej 57 njësi mësimore. Formati i këtyre dispensave është A/4.

Autori në këtë dispensë ndjek metodën e të shpjeguarit, duke zbatuar të gjitha kriteret për një shtjellimin e një materieje shkencore, ndonëse mungonin fusnotat, sikur e theksuam më parë. Ndoshta kjo sepse autori nuk e shihte të domosdoshme e të dobishme për nxënësit, për shkak se shumica ishin vepra në gjuhën arabe.

Që në parathënie ai paraqiste qëllimin dhe arsyen që e kishte shtyrë për hartimin e këtyre dispensave, sikurse edhe vështirësitë që kishte hasur në këtë punë.

Më tutje, ai për çdo çështje që shtjellon, para së gjithash, jep përkufizimin e objektit, duke shpjeguar materien burimore dhe po këtë metodologjie e përdor kur shtjellon edhe tema të tjera, si fenë, Islamin, imanin, ekzistencën e Allahut, meleqtë, librat e shpallur, pejgamberët, Ditën e Kiametit, për të përfunduar me përkufizimin e kadasë dhe kaderit, natyrisht duke i shtjelluar të gjitha gjerësisht.

Tema e parë që ai e shtjellon aty, është 'Akaidi'. Ai shpjegon fjalën *akaid,* prejardhjen e saj, domethënien dhe gjithë ç'ka të bëjë me të e rreth lëndës së akaidit. Më tutje është shpjeguar se ç'studion kjo shkencë, duke treguar që akaidi studion bazat e fesë, dhe tregon edhe domethënien e fjalës *fe-din*, për të shpjeguar më pastaj shprehjet që i kanë përdorur njerëzit për të sinjalizuar fenë, p.sh. "*religjion", "dogmë", "mitologji*" etj.[4]


MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" PRISHTINË

Sherif Ahmeti - muderris

AKAID

Dispencë për klasën e I-rë të medresës së mesme –
– „Alauddin" në Prishtinë -

Botuesi: MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" NË PRISHTINË

Më tutje, autori në këtë dispensë bënë fjalë për një çështje domethënëse - a kanë nevojë njerëzit për fenë dhe a është e mundur që njerëzit të jetojnë pa fe. Ai konstaton: *"Një gjë e tillë, pra feja, është e domosdoshme për njeriun, sepse njeriu në veten e tij ka diçka që e mundon vazhdimisht, ka disa pyetje që vetëm feja është ajo që u jep përgjigjen atyre.*"[5]

Temë tjetër e shtjelluar është "Islami si fe", domethënia e kësaj fjale, duke sqaruar se kjo është një fe të cilën Allahu e zbriti për të mirën e njerëzimit të gjithë të dërguarët dhe e përmbyll me Muhamedin a.s.. Më pastaj aty shpjegohen edhe temën "Kush është mysliman, çfarë duhet bërë për t'u bërë mysliman dhe dobitë që sjell Islami për njerëzimin".[6]

"Imani" është tema e radhës në këtë dispensë. Edhe këtu autori ndjek të njëjtën metodë të punës, duke treguar domethënien e fjalës iman, rëndësinë dhe duke përmendur kushtet e imanit-besimit, të cilat janë gjashtë. Këto më pastaj autori i ndan në tema duke i sqaruar ato veç e veç, duke filluar me besimin në Zotin, në engjëjt e Tij, librat e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Fundit, Kadanë-caktimin dhe Kaderin-përcaktimin e Zotit, me një fjalë shpjegohen shartet e imanit, të përmbledhura në *Amentu bil-lah.*[7]

Tek besimi në Zotin, h. Sherifi ndalet dhe i sqaron edhe cilësitë dhe atributet e pashembullta të Allahut sifatet dhatijecilësitë vetore dhe sifatet thubutije- cilësitë diktuese, duke i sqaruar edhe këto veç e veç.

Në këtë dispensë shpjegon në hollësi kushtet e imanit. Kështu, kur flet për engjëjt, h. Sherifi bën fjalë për ekzistencën e tyre, krijimin e tyre, cilësitë e tyre, detyrat dhe llojet e tyre, dhe cek disa engjëj të mëdhenj a më të njohur[8].

Kur bën fjalë për Librat e shpallur, haxhi Sherifi thotë se libra të shpallura janë ato libra të cilët Zoti ua zbriti të dërguarve të Tij në vende dhe kohë të ndryshme, duke i përmendur se cilët janë ata Libra dhe për t'i shpjeguar veç e veç: Tevrati, Zeburi, Inxhili, për t'u ndalur pak më gjatë rreth përmbyllësit të këtyre shpalljeve - Kuranit, rreth tubimit të tij, muxhizeve; aty thekson edhe disa hollësi që kanë të bëjnë me Kuranin dhe rreth Kuranit.

Kur flet për të Dërguarit e Allahut, autori cek qëllimin e ardhjes se tyre, kush janë të dërguarit e Allahut, sa është numri i tyre, nevoja për ta, cilësitë e tyre, si dhe duke përmendur disa detaje të rëndësishme nga jeta e tyre.[9]

Në këtë dispensë flitet edhe për besimin në Ditën e Fundit, si do të ndodhë ringjallja, momentet më të rëndësishme atë ditë, Xheneti dhe Xhehenemi etj.

Besimi në kadanë dhe kaderin e Zotit; ç'do të thotë kada dhe kader etj.. Këto janë temat e fundit të shtjelluara në këtë dispensë.[10]

### 2.2. Dispensa e akaidit për vitin e dytë

Edhe me botimin e dispensës së dytë, h. Sherifi për qëllim kryesor kishte nxënësit e klasës së dytë të medresesë Alauddin. Kjo dispensë qe botuar në vitin 1981 në Prishtinë, në formatin A/4. Ka gjithsej 70 faqe dhe, përveç parathënies, që është e veçantë, aty janë shtjelluar 36 tema të ndryshme.

Në këtë dispensë, përveç kritereve që u përmendën më sipër, autori në metodologjinë e tij ka shtuar edhe metodën krahasuese të argumenteve dhe fakteve për çështjet e shtjelluara të dijetarëve të ndryshëm, po ashtu edhe të filozofëve, duke përfunduar me mendimin që ai konsideronte se është më i shëndoshë dhe më i qartë

Në Parathënie h. Sherif Ahmeti së pari falënderon Allahun dhe kërkon ndihmë prej Tij, më pastaj dërgon salavate për të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s. Aty po ashtu tregon dëshirën e hershme të tij për të shkruar diçka nga fusha e Akaidit.

Në këtë dispensë, në përgjithësi bën fjalë për fetë, dhe në veçanti për fenë Islame, së cilës i është kushtuar hapësirë më e madhe, dhe kjo është e natyrshme.

Tema e parë e shtjelluar në këtë dispensë tregon lidhjet e njeriut me fenë, aty jepen disa përkufizime të fesë që kanë dhënë dijetarët e mëdhenj islamë. Pastaj autori ndalet te mendimet e filozofëve të ndryshëm, ç'mendojnë ata për fenë, dhe, në fund, përmend edhe disa filozofë myslimanë dhe mendimet e tyre për fenë.

Duke u bazuar në këto mendime të shumta, ai përmbledh një mendim për fenë dhe sjellë disa argumente që vërtetojnë mendimin e tij.[11]

Edhe në këtë dispensë ndalet pak për nevojën e njeriut për fenë, për se ai tregon se feja është një shok i pandashëm i njeriut, dhe është natyrshmëri e tij, sepse Zoti e ka krijuar që ai të jetë fetar. Edhe pse njerëzit kanë devijuar nga feja, megjithatë pa të nuk kanë qëndruar; ka të atillë që edhe e kanë mohuar, por vetë mohimi i tyre tregon për besimin e tyre, d.m.th. që edhe ata janë fetarë.[12]


MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" PRISH

AKAID

Dispencë për klasën e II-të të medresës së mesme „Alauddin" në Prishtinë

Botuesi: MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" NË PRISHTINË

PRISHTINË 1981.

Në vazhdim flet për lidhjet e njeriut me fenë dhe thekson: *"...vetë njeriu është i krijuar i tillë me ndjenja të besimit"*[13] - h.Sherifi, duke sjellë edhe disa argumente që tregojnë nevojën e njeriut për fe.

Feja dhe morali, është një temë tjetër e shtjelluar në këtë dispensë dhe aty flitet se ç'është morali dhe cila është vlera e tij, dhe që kur daton ai. Aty tregohet se si lidhet feja me normat morale, duke argumentuar këtë me hadithe të Muhamedit a.s., që flasin në lidhje me moralin, dhe tregon se vetë feja është moral dhe se feja dhe morali janë të lidhura ndërmjet tyre, pa fe nuk mund të ketë moral të mirë, dhe pa moral nuk mund të ketë një shoqëri të shëndoshë. - konstatohet aty[14].

Ai shkruan për veçoritë e fesë së drejtë e të vërtetë dhe përmend shumë fakte dhe argumente që duhet t'i ketë feja e drejtë, p.sh. të jetë feja e zbritur prej Zotit, dhe të besohet tek një Zot.

Kur flet për burimet e Islamit, aty thuhet se burimi i parë dhe fondamental i Islamit është *Kurani*, duke shpjeguar disa hollësi rreth Kuranit. I dyti burim i Islamit është Hadithi - fjalët e Muhamedit a.s., duke shpjeguar historikun e hadithit, tubimin e tij, e më pastaj bënë fjalë për *Ixhmain* dhe *Kijasin* - dy burime kryesore të radhës të Sheriatit, në bazë të të cilit veprojnë myslimanët.[15]

Aty flitet për Shpalljen dhe format e saj, ç'është Shpallja, mënyra si erdhi ajo deri tek i dërguari Muhamed a.s., për gjendjen në të cilën ndodhej i Dërguari në momentet e Shpalljes. Më pastaj flet për Ekzistencën e Shpalljes, dhe shpjegon gjithçka rreth Shpalljes së Zotit.[16]

Temë e radhës pas Shpalljes, janë Islami dhe Imani, ku jepet përkufizimi i tyre: *"Islami është si ndjenjat e brendshme të tij kurse islame janë veprimet e jashtme, si namazi etj. dhe plotësimi i këtyre të dyjave kompleton një mysliman me plot kuptimin e fjalës".* Aty përmenden mendimet e dijetarëve të ndryshëm në lidhje me këto çështje, si të **Esh'arit**,

Havarixhëve dhe mendimin e shumicës së dijetarëve islamë.[17]

Nifaku -dyfytyrësia është një temë që shtjellohet këtu, ku theksohet se nifaku dhe kufri nuk kanë dallime esenciale. Më tutje shpjegohet ç'është nifaku, dëmet që i shkakton ai jo vetëm myslimanit, po shkatërron shoqërinë në përgjithësi; tregon mendimet e Ehlisunetit dhe nuk lë pa përmendur as fasikun në këtë rast.

Në vazhdim aty flitet për mëkatin dhe mëkatarin, dhe për ndarjen e mëkateve në të mëdha dhe në të vogla; tregohen disa prej mëkateve të mëdha, duke u bazuar në Kuran dhe në thëniet e Pejgamberit a.s.; për përgjegjësinë e njerëzve ndaj këtyre veprimeve.[18]

Tema të cilën h. Sherifi e shtjellon në gjerësi këtu, është ekzistimi i Zotit. Për të dëshmuar ekzistimin e Tij, ai sjell argumente të shumta dhe në fusha të ndryshme, si argumenti kozmologjik, krijimi dhe shpikësi i kësaj bote, argumenti bindës e shumë të tjerë, për se sjell edhe ajete e mendime, të cilat me të vërtet janë bindëse.

Në përfundim të kësaj dispense autori jep një pasqyrë për fetë e ndryshme në botë, të cilat i ndan në grupe të ndryshme, në bazë të parimeve që kanë ato. Në hollësi ndalet e tregon prejardhjen, parimet e atyre feve, marrëdhëniet ndërmjet Zotit dhe njeriut duke u ndalur te fetë e shpallura, si hebraizmi, krishterimi dhe në veçanti tek ajo më e vjetra dhe më e reja, siç edhe shprehur vetë h.Sherifi, - tek Islami. Aty shpjegon historikun e tyre, bazat se ku mbështeten këto fe, parimet e tyre, festat e tyre, shenjtët e tyre etj.[19] Ai më gjerësisht bën fjalë për fenë islame si përmbledhëse e gjithë asaj që njerëzimi njeh për fetë, duke treguar disa tipare të veçanta të saj, që e bëjnë të jetë e dashur dhe e afërt me njerëzit.

Kush janë myslimanët dhe kush quhet mysliman, është tema e fundit në këtë dispensë, së bashku me disa statistika rreth numrit të njerëzve që kanë rreth vetes fetë më të mëdha të botës.[20]

### 2.3. Dispensa e akaidit për vitin e tretë

Një punë të ngjashme, sikurse në dy dispensat e sipërpërmendura, h. Sherifi bëri edhe në dispensën e tretë. Kjo dispensë ka gjithsej 70 faqe, dhe përfshin 35 tema të ndryshme, të cilat shtjellohen me mjaft kujdes. Megjithëkëtë, temat dominuese në këtë dispensë janë ato të sekteve islame. Këtu autori shton edhe


MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" PRISHTINË

Sherif Ahmeti - muderris

AKAID

Dispencë për klasën e III-të të medresës së mesme „Alauddin" në Prishtinë

Botuesi: MEDRESJA E MESME „ALAUDDIN" NË PRISHTINË

PRISHTINË
1981.

një kriter tjetër metodologjik, duke shpjeguar shkakun e formimit të sekteve që i shtjellon në këtë dispensë.

Ky kriter rrit vlerën e dispensave dhe punën e h. Sherifit. Dispensa ka të njëjtin format (A/4). Edhe këtu është përdorur e njëjta metodologji e punës, temat shtjellohen gjerësisht, duke dhënë mendime të ndryshme të dijetarëve, në të cilat edhe i mbështet mendimet e tij për shumë çështje të akaidit.

Në këtë dispensë h. Sherifi së pari bën fjalë për shkencën e akaidit, një temë që e shtjellon si është më së miri dhe duke mos lënë as hollësinë më të vogël pa e shpjeguar për çështjet si: përkufizimi i temës, historiku i saj dhe më pastaj shtjellimi gjerësisht i saj.

Aty në fillim shqyrtohen çështjet, si: me se merret shkenca e akaidit, cilat janë veprat më të njohura që janë shkruar për lëmin e akaidit, me se merren ato, pra temat që shtjellojnë ato, për të vazhduar me historikun e gjatë të kësaj shkence, vështirësitë dhe periudhat nëpër të cilat kalon kjo shkencë.

Më tutje, shpjegohen shkaqet që çuan në krijimin e kësaj shkence, fillet e saj qysh prej Pejgamberit a.s. e, me radhë, emërtimet e kësaj shkence, për t'u ndalur në veçanti tek termi "ilmul kelam"; pastaj zhvillimi i saj nëpër kohë dhe dobitë që sjell kjo shkencë, e cila është për të ndihmuar që njeriu të jetë sa më afër realitetit.[21]

Temë e radhës është *Burimet e besimit*, ku tregohet se burimet e besimit janë Shpallja dhe mendja e njeriut. Flitet për Shpalljet e shumta të Zotit për t'i udhëzuar njerëzit në rrugën e Tij, duke sqaruar faktin se ç'mund të arrijë njeriu vetëm me mendjen për ta njohur Zotin, dhe për këtë çështje sjell ajete kuranore.

Në vazhdim jepen disa mendime që kundërshtojnë fenë ose, siç quan autori, "mendime të këqija", duke i analizuar ato mendime dhe duke treguar bazën e tyre.[22]

H. Sherifi, kur flet për shkollat juridike e filozofike në Islam, që është temë e radhës në këtë dispensë, tregon shkaqet e krijimit të tyre dhe kohën e ekzistimit të tyre, çështjet me të cilat u morën

këto shkolla, cilat prej tyre janë më të rëndësishme dhe mendimet e tyre në lidhje me çështje të rëndësishme.

Shkolla e parë fetaro-filozofike që është formuar, sipas h. Sherifit, janë Havarixhët - është shkolla e Havarixhëve; aty shpjegohen historiku i tyre, shkaqet dhe koha e krijimit, çështjet me të cilat u mor kjo shkollë, mësimet e tyre, fraksionet e tyre, që, siç thotë autori, kishin lindur "për shkaqe dhe qëllime politike por që më vonë u morën edhe me çështje të rëndësishme fetare".[23]

Shiinjtë janë një grup tjetër, për të cilët bëhet fjalë në këtë dispensë, dhe jo vetëm kaq, po aty flitet për mënyrën e formimit të tyre, mësimet dhe parimet e tyre, grupet ndryshme, duke përmendur me theks të veçantë imamijet, kajsanijet etj.

Shkollë dhe drejtim tjetër, për të cilat bëhet fjalë në këtë dispensë autori, është edhe ajo e Murxhijave, të cilët u formuan për qëllime politike, por ja që nuk ndenjën indiferentë as ndaj disa çështjeve të rëndësishme të fesë.

Mutezilët është shkolla e radhës, e shtjelluar këtu. Edhe për këtë shkollë përmenden parimet dhe fillet e saj, figurat dhe përfaqësuesit më të rëndësishëm dhe qëllimi se kjo shkollë qenkësh formuar për të mbrojtur Islamin nga sulmet që i vinin nga Jashtë.

Më tutje flitet për Muhaddithët - tradicionalistët, për mendimet e tyre: ku u mbështetnin ata, pse ishin kundër mësimeve të mutezilëve, cilat ishin figurat më të rëndësishme të tyre etj.[24]

Këtu bëhet fjalë edhe për Ebu Hanifen, për prejardhjen e tij, vendin e lindjes mësimet që mori ai, dhe ku janë të përhapura mësimet e tij; tek kush kishte marrë mësime, koha kur jetoi e të tjera fragmente nga jeta e tij.

Më pastaj bëhet fjalë për Esharitë, si një drejtim i ri, i cili u formua duke mbajtur parasysh kundërshtimet e tradicionalistëve dhe të mutezilëve.

H. Sherifi flet edhe për përfaqësusit e këtyre shkollave më të rëndësishme në Islam, siç janë Ali bin Ismail-Ebul Hasan el Eshaariju, Muhamed bin Muhamed ebu Mensur el Maturidij, El-Kadi Ebu Bakilani, Imamul Haramejni dhe Muhamed Ebu Hamid El Gazali.[25]

## 3. Mendimet akaidologjike në dispensa

### 3.1. Dispensa për vitin e parë

Nga sa u tha më sipër, mund të përfundohet se h. Sherif Ahmeti në dispensat e tij të dedikuara për nxënësit e tri viteve të medresesë së mesme "Alauddin" ka shtjelluar çështjet më kryesore dhe më fondamentale të shkencës së Akaidit.

Për këtë arsye po sjellim disa nga mendimet akaidologjike të h. Sherifit në disa nga temat më të rëndësishme që janë trajtuar në këto dispensa, megjithëse tashmë kemi përmendur disa nga ato mendime të cilat i përkrah ai, sepse ai duke shtjelluar tema të ndryshme, përmend mendime të dijetarëve të ndryshëm, natyrisht duke veçuar ndonjërin prej tyre.

Po përmendim së pari mendimin e tij të rëndësishëm për akaidin, për se h. Sherifi shprehet:

*"Akaidi është një shkencë e cila studion dispozitat që kanë të bëjnë thjesht me besimin e njeriut, ndërsa me rregullat dispozitat e veprimtarisë, marrëdhënieve dhe sjelljeve merren shkencat tjera, si Fikhu, Ahlaku etj."*[26]

Kur flet për fetë në përgjithësi, haxhi Sherifi ka këtë mendim:

*"Ndër ne zakonisht fe quajmë besimin e njeriut. Ai që beson Zotin dhe të gjitha porositë e Tij, njihet si njeri me fe, përkundrazi, ai njeri që nuk beson në Zotin, quhet njeri pa fe ose, sipas terminologjive të reja, besimtarin e quajnë 'teist', kurse pabesimtarin 'ateist'".*[27]

Pasi flet për fetë, ai ndalet tek Islami si fe e veçantë dhe e vetme e pranuar tek Zoti, si feja më e vjetër dhe më e reja për njerëzimin, për se, ndër të tjera, thotë:

*"Feja islame ose dini islam është fe të cilën Zoti ia shpalli çdo të dërguari të Tij, duke filluar prej të dërguarit të Tij të parë, Ademit, e deri për herë të fundit kur iu shpall Muhamedit si fe për mbarë njerëzimin në botë"*[28].

Në lidhje me imanin, autori, h. Sherif Ahmeti shkruan:

*"Iman d.m.th. besim, me besue, besnikëri, bindje, jotradhti etj. Mirëpo këtu është fjala për besimin e vërtetë e të drejtë, i cili përqendrohet dhe themelohet kryekëput në gjashtë të vërtetat e fesë, të cilat shpeshherë i kemi quajtur dhe mësuar si shartet-kushtet e besimit islam".*[29]

H. Sherifi, kur flet për besimin në Zotin, duke u mbështetur në atë se çfarë kanë thënë të tjerët për Të, këtë çështje e sheh kështu:

*"Zoti është Një. Ekzistenca e Tij nuk ka fillim as mbarim. Ai është i përhershëm; i plotfuqishëm, i gjithëdijshëm, i vetmi besim i drejtë ndaj Zotit është ky, vetëm një bindje e këtillë mund të quhet besim, të gjitha mendimet e tjera rreth besimit që nuk e kanë për bazë Zotin Një, janë të gabuara dhe nuk meritojnë të quhen besim, por besëtytni dhe besime të kota"*[30].

Për Kuranin, h. Sherif Ahmeti, shkruan:

*"Kurani është libër hyjnor dhe krahas dobive që sjell për zbatimin në praktikë të dispozitave të tij, vetë leximi i tij dhe përkthimi i domethënies së tij është ibadet. Në këtë shpallje përfshihen të gjitha rregullat të cilat i nevojiten njeriut. Dispozitat e shpalljeve të mëhershme, të cilat nuk i përfshin Kurani, pushuan së vlejturi në atë ditë që u shpall ky libër i fundit"*[31].

Të dërguarit e Zotit, sipas H. Sherifit, janë:

*"Pejgamberët e Zotit janë njerëz me cilësi dhe me moral të lartë, me virtyte të posaçme, me edukim të plotë e të përsosur, të cilët i zgjodhi dhe i garantoi Zoti me mision të lartë, në gradën më të lartë (risaletu nubuvetu). Misioni i tyre ishte i lartë dhe i ndershëm, sepse kishin për detyrë edukimin e zemrës dhe shpirtit të njeriut, por edhe të dërguarit ishin njerëz"*[32].

Kur flet për Muhamedin a.s., thotë se ai ishte i dërguari i fundit dhe ai që përmbylli çështjen e pejgamberllëkut dhe kishte cilësitë e të gjithë pejgamberëve, po kishte edhe disa të veçanta, si:

*"Ishte i dërguar jo vetëm për një popull, jo vetëm për një vend dhe jo vetëm për një përiudhë historike, por për të gjithë njerëzit, për çdo vend dhe për çdo periudhë historike prej ardhjes së tij e derisa të marrë fund jeta në këtë botë.*

*Ishte i dërguar botëror (për njerëzit dhe exhinët) edhe nëse ndodheshin jashtë sferave tokësore; ishte dërguar mëshirë dhe shpëtim për mbarë botën; ishte vula e të gjithë pejgamberëve, ishte i priveligjuar me Miraxh*[33].

Për mrekullitë (muxhizët), h. Sherifi thotë:

*"...Mrekullitë janë vepër e Zotit, jo e pejgamberëve. Zoti e krijoi këtë vepër të mbinatyrshme për të vërtetuar të dërguarin e Vet, se me të vërtetë është dërguar dhe se fjalët dhe mësimet e tij janë prej Zotit.*[34]

Është e sigurt që edhe vetë të gjithë njerëzit janë në dijeni se kjo jetë një ditë do të përfundojë dhe se, pas përfundim-

it të kësaj jete, njerëzit janë të sigurt që do të ringjallen një ditë dhe se jeta tjetër do të jetë e pafund, për se h. Sherifi thotë:

*Prej se ekziston njeriu i parë mbi sipërfaqen e këtij dheu, ka mbretëruar bindja dhe besimi për ringjalljen, për këtë besuan pejgamberët dhe të gjithë besimtarët e tyre të të gjitha feve të mëparshme*[35].

Kur flet për kushtin e gjashtë të imanit, pra për Kadanë dhe Kaderin, h. Sherifi sqaron gjithçka rreth këtyre çështjeve dhe domethënies së tyre dhe, ndër të tjera, thotë:

*"Gjithçka që deri tash është zhvilluar dhe gjithçka që tash zhvillohet në botë, ndër njerëzit e ndër qeniet tjera, është zhvillim sipas Kadasë dhe Kaderit të Zotit. Ligjet të cilat mbretërojnë në natyrë e të cilat kohë pas kohe i zbulojnë dhe i mësojnë njerëzit, janë të dirigjuara prej Vullnetit të Zotit dhe doemos zhvillohen ashtu siç e ka ditur dhe e ka caktuar Ai, pra zhvillohen sipas Kadasë dhe Kaderit të Zotit.*[36]

### 3.2. Dispensa për vitin e dytë

Nga dispensa e Akaidit për vitin e dytë të medresesë së mesme "Alauddin", kemi nxjerrë disa konstatime akaideologjike të h. Sherif Ahmetit, të cilat janë mjaft domethënëse dhe prekin çështje të cilat edhe sot e kësaj dite janë aktuale e me peshë.

Kështu, kur autori flet për nifakun (dyfytyrësinë), ndër të tjera, thotë:

*"Njeriu i cili nuk beson por vetëm paraqitet në sy të njerëzve si besimtar, ai është mynafik-hipokrit, dhe se në mes të nifakut dhe kufrit nuk ka ndonjë dallim esencial, ngaqë të dytë janë pa besimtar veçse nifaku është i fshehtë e kufri është i hapët".*[37]

Kur flet për kufrin (pabesimin), ai thotë: *"Njeriu në jetë mundet me kanë ose besimtar (mumin) ose pabesimtar (kufri), këto dyja së bashku nuk munden me qenë. Mohimi i ndonjërit prej kushteve të Islamit, të nxjerr nga besimi. Kufër pra d.m.th., mbulim i së vërtetës, i realitetit, të drejtës, pra është shpërbërje e të mirës dhe është shkatërrim i moralit"*[38].

### 3.3. Dispensa për vitin e tretë

Në dispensën e tretë të akaidit, autori h. Sherif Ahmeti, sikurse u cek më lart, bën fjalë për Ilmul-kelamin (akaidin) si shkencë, duke u ndalur në historikun e gjatë të kësaj shkence, periudhat nëpër të cilat kaloi kjo shkencë dhe sfidat me të cilat është ballafaquar ajo nëpër kohë, si dhe mësimet me të cilat është marrë kjo shkencë.

Nga kjo dispensë kemi nxjerrë disa konstatime të h. Sherif Ahmetit. Sipas tij kundërshtarët më të mëdhenj të fesë ishin Volteri (1694-1778) dhe Ruso (1712-1776), madje ky i fundit, edhe pse e pranonte fenë si të natyrshme, mohonte mundshmërinë e mrekullive, pa harruar këtu Fojerboaun (1604-1872) Marksin (1818-1883) etj.[39]

Për sa i përket lindjes së shkollave dhe drejtimeve të ndryshme fetare islame, h. Sherifi mendon se ishte pasojë e faktit se *"Feja islame është shumë tolerante dhe kjo është arsyeja që shumë individë kanë dhënë mendime të ndryshme në lidhje me çështje të ndryshme të fesë; nga këto mendime të shumta kanë lindur apo kanë rrjedhë shumë shkolla në lëmi e çështje fetare e filozofike."*

## Përfundimi

Nga sa u tha më lart, mund të përfundojmë se metoda që h. Sherif ef. Ahmeti ka ndjekur gjatë hartimit të dispensave të lëndës së Akaidit për nxënësit e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, është për t'u pasur lakmi, sepse përdori metodologji me kritere shkencore, duke u bazuar në argumente përkatëse, që këtu janë Kurani, Hadithi i Pejgamberit si dhe mendimet e dijetarëve islamë. Po ashtu ai zbatoi edhe metodologjinë krahasuese të mendimeve të shtruara, dhe atë historike, posaçërisht kur i shtjellonte temat që kanë të bëjnë me sektet islame.

Kurse konstatimet dhe argumentet janë nxjerrë, në radhë të parë, nga Kurani dhe nga Hadithet e Pejgamberit a.s., po edhe nga dijetarë të mëdhenj islamë, duke mos u ndalur vetëm tek këta, sepse ai kishte huazuar mendime të shëndosha edhe nga mendimtarë e filozofë të huaj të ndryshëm. Këto konstatime dhe përfundime janë aq aktuale dhe domethënëse, sikurse të ishin shfaqur në kohën tonë.

Nuk është e tepërt të theksohet se njohuritë e haxhi Sherif Ahmetit në fushën e Akaidit kanë qenë jashtëzakonisht të thella dhe mund të konstatohet lirisht se ai ka qenë dhe mbetet pionier i literaturës në gjuhën shqipe në këtë fushë studimi.

Gjuha e përdorur në këto dispensa, është e një niveli të kënaqshëm dhe një fakt më tepër që tregon se myderriz Sherif Ahmeti ka qenë një erudit i vërtetë dhe ka zotëruar njohuri të gjera.

Duke pasur parasysh vlerën dhe rëndësinë e këtyre dispensave, qoftë nga aspekti historik, qoftë nga aspekti i përmbajtjes, mendojmë se do të ishte mirë që këto dispensa të botohen në një vëllim dhe të vihen në dispozicion për një numër më të gjerë lexuesish.

Në rast se do të botoheshin këto dispensa, përveç se do t'i bëhej një shërbim i mirë literaturës në gjuhën shqipe nga fusha e Akaidit, do t'i bëhej një nder dhe respekt edhe hoxhës, alimit dhe myderrizit tonë, autorit të këtyre dispensave, Haxhi Sherif Ahmetit.

_________________________

*Fusnotat:*

1. Myderris Sherif Ahemti, Dispencë për klasën e I-rë të medresesë së mesme'Alaudin' në Prishtinë. Prishtinë, 1981. f. 3.
2. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 2.
3. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 2.
4. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 7-11.
5. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 4-6.
6. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 7-9.
7. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 9-15.
8. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 16-26.
9. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 27-44.
10. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 49-58.
11. Myderris Sherif Ahmeti, Dispencë për klasën e II-të medresesë së mesme'Alaudin' në Prishtinë. Prishtinë 1981. f . 2-6.
12. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 8.
13. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 6.
14. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 8-11.
15. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 14-17.
16. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 18-27.
17. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 29.
18. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 28-34.
19. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 35-68.
20. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 69-70.
21. Myderris Sherif Ahmeti, Dispenc për klasën e III-të medresesë së mesme 'Alaudin' në Prishtinë. Prishtinë 1981. f. 2-6.
22. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 7-10.
23. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 11-14.
24. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 16-30.
25. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 32-45.
26. Myderris Sherif Ahmeti, Dispencë për klasën e I-rë të medresesë së mesme'Alaudin' në Prishtinë. Prishtinë 1981. f. 3.
27. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 4.
28. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 7.
29. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 9.
30. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 10.
31. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 32.
32. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 37.
33. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 42-43.
34. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 45.
35. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 51.
36. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 57.
37. Myderris Sherif Ahmeti, Dispenc për klasën e II-rë të medresesë së mesme'Alaudin' në Prishtinë, Prishtinë 1981, f. 31.
38. Sherif Ahmeti-Myderris. Po aty. f. 33-34.
39. Myderris Sherif Ahmeti, Dispencë për klasën e III-rë të medresesë së mesme'Alaudin' në Prishtinë. Prishtinë 1981. f. 11.

# Toleranca islame, të drejtat dhe liritë e njeriut

**Mr. Rexhep Suma**

Më 10 dhjetor 1948, Asambleja e Përgjithshme Kombeve të Bashkuara nxori dhe shpalli Deklaratën e Përgjithshme mbi të Drejtat e Njeriut. Meqë njohja e dinjitetit të lindur të të drejtave të barabarta dhe të patjetërsueshme të të gjithë anëtarëve të familjes njerëzore është themeli i lirisë, drejtësisë dhe paqes në botë; meqë mosrespektimi dhe përbuzja e të drejtave të njeriut ka çuar drejt akteve barbare, të cilat kanë ofenduar ndërgjegjen e njerëzimit, dhe meqë krijimi i botës në të cilën njerëzit do të gëzojnë lirinë e fjalës, të besimit dhe lirinë nga frika e skamja, është proklamuar si dëshira më e lartë e çdo njeriu; meqë është e nevojshme që të drejtat e njeriut të mbrohen me dispozita juridike, kështu që njeriu të mos jetë i shtrënguar që në pikën e fundit t'i përvishet kryengritjes kundër tiranisë dhe shtypjes; meqë është e nevojshme që të nxitet zhvillimi i marrëdhënieve miqësore midis kombeve; meqë popujt e Kombeve të Bashkuara vërtetuan përsëri në Kartë besimin e tyre në të drejtat themelore të njeriut, në dinjitetin dhe vlerën e personit të njeriut, barazinë midis burrave dhe grave dhe meqë vendosën që të nxitin përparimin shoqëror dhe të përmirësojnë nivelin e jetës në liri të plotë; meqë shtetet anëtare u detyruan që, në bashkëpunim me Kombet e Bashkuara, të sigurojnë respektimin e përgjithshëm dhe zbatimin e të drejtave të njeriut dhe të lirive themelore; meqë kuptimi i përbashkët i këtyre të drejtave dhe lirive është më i rëndësishëm për realizimin e plotë të këtij detyrimi, - Pëfaqësues nga OKB-ja, Komisioni Evropian dhe organizata të tjera mblidhen në Paris për të festuar 60-vjetorin e deklaratës për të Drejtat e Njeriut.

Kryeqyteti francez ishte vendi ku u adaptua kjo deklaratë më 10 dhjetor 1948 pas Luftës së Dytë Botërore. Mbështetësit thonë se ky është dokumenti që transformoi diplomacinë ndërkombëtare, por kritikët thonë se ky dokument historik po bëhet gjithnjë e më pak relevant. Pas 60 vjetësh, Palais de Chaillot pranë kullës së Eifelit, do të jetë vendi ku do të bëhen festimet për ditëlindjen e Deklaratës së Pavarësisë. E lindur pas Luftës së Dytë Botërore, Deklarata e Përgjithshme solli një miratim unanim që prej fillimit. Ndërsa në vendet më të varfra aktivistët thonë se zhvillimi dhe ambienti janë prioritete më të mëdha. Ngritja e Rusisë dhe Kinës si fuqi ekonomike, ka sfiduar edhe më tej influencën e deklaratës. Të dyja këto vende i hedhin poshtë kritikat e Perëndimit për respektimin e të drejtave të njeriut.[1]

Bota Perëndimore mburret me historinë e të drejtave të njeriut. Ajo pohon zëshëm se koncepti i parë i të drejtave themelore të njeriut, rrjedh nga Magna Carta e Britanisë. Shkurtimisht, historiku i të drejtave të njeriut është:

1. Karta e Madhe e Lirive (Magna Charta Libertatum), viti 1215. 2. Ligji për të Drejtat (Bill of Rights), viti 1689; 3. Deklarata Amerikane e Pavarësisë, viti 1776, dhe 4. Deklarata Franceze për të Drejtat e Njeriut dhe Qytetarëve, viti 1789.

Në nenin një në Deklaratën e Përgjithshme mbi të Drejtat e Njeriut thuhet se të gjithë njerëzit lindin të lirë dhe të barabartë në dinjitet dhe në të drejta. Ata kanë arsye dhe ndërgjegje dhe duhet të sillen ndaj njëri-tjetrit me frymë vëllazërimi. Kurse në nenin dy veçohet se secili gëzon të gjitha të drejtat dhe liritë e parashtruara në këtë Deklaratë, pa kurrfarë kufizimesh përsa i përket racës, ngjyrës, gjinisë, gjuhës, besimit fetar, mendimit



politik ose diçkaje tjetër, origjinës kombëtare a shoqërore, pasurisë, lindjes ose diçkaje tjetër.

Asnjë dallim nuk do të bëhet në bazë të statusit politik, juridik ose ndërkombëtar të shtetit ose vendit të cilit i përket çdo njeri, qoftë kur shteti ose vendi është i pavarur, qoftë nën kujdestari, qoftë jovetëqeverisës ose që gjendet në çfarëdo kushtesh të tjera të kufizimit të sovranitetit. Në nenin 18 të kësaj deklarate po ashtu saktësohet se gjithkush ka të drejtën e lirisë së mendimit, ndërgjegjes dhe besimit; kjo e drejtë përfshin lirinë e ndryshimit të besimit ose bindjeve dhe lirinë që njeriu, qoftë vetë ose në bashkësi me të tjerët, të shfaqë publikisht ose privatisht, besimin ose bindjen e vet me anë të dhënies së mësimeve, kryerjes së kultit dhe ceremonive fetare.[2]

Kosovarët e shënuan 60-vjetorin e Deklaratës së Përgjithshme të OKB-së për të Drejtat e Njeriut, si zakonisht, me patetizmin institucional, vërejtjet e ndërkombëtarëve e, tek-tuk, ku u kishte rënë ndërmend me ndonjë anketë apo intervistë të rastit.

Ndërkoh mediet serbe janë lëshuar në ofensivë dhe janë tërbuar që nga shpallja e Pavarësisë së Kosovës, më 17 shkurt të vitit që shkoi, dhe ata nuk janë duke kursyer mjete vetëm që të zbehin imazhin e shtetit të Kosovës, në qarqet dhe vendet vendimmarrëse. Sa për ilustrim, në vebsajtin e datës 28.11.2008 mbi të drejtën e serbëve dhe pakicave të tjera që jetojnë në Kosovë, thuhet: "Për shkak të mosrespektimit të të drejtave themelore të njeriut në Kosovë, Serbët dhe joshqiptarë të tjerë, të cilët nga terrori i ekstremistëve shqiptarë kanë ikur prej krahines jugore serbe, gjithnjë e më pak shfaqin interesimin për t'u kthyer në vendlindje. Problemi kryesor në krahinë -thonë ata- është diskriminimi nacional, rrezikimi i së drejtës së punës dhe arsimimit, si dhe standardi i ulët i qytetarëve dhe moszgjidhja e çështjes së pasurisë. Unioni i të zhvendosurve nga Kosova ka paraqitur në gazetën për gazetarët raportin alternativë për të drejtat e njeriut, i cili është prezantuar në Gjenevë si përgjigje ndaj raportit të mëparshëm të shpallur të UNMIK-ut, të vitit 2006. Drejtori ekzekutiv i Zyrës së Unionit në Prishtinë, Sërxhan Seratliç me të dhenat që në vitin 2006 në Kosovë janë kthyer 1700 serbë, në vitin 2007, 1600 persona, derisa në vitin 2008 në krahinë janë kthyer vetëm 254 persona. Ai thotë se ky është edhe një fakt i shkeljes së të drejtave të njeriut. Seratliç ka permendur edhe privatizimin e ndërmarrjeve në bazë të të cilave të drejtën e aksioneve e kanë pasur vetëm ata që kanë qenë në marrëdhënie pune në vitin 2003, që automatikishtë ka përjashtuar joshqiptarët".[3]

Imam Es-sihavi përmend kushtet e lirisë duke thënë se Islami i ka dhënë njeriut lirinë, por atë e ka kushtëzuar me fazilet për të mos devijuar; me drejtësi për të mos bërë padrejtësi; me të vërtetë për të mos rrëshqitur me unin; me mirësi për mos të robërohet me egoizëm; me largimin nga dëmi për të mos u blerë me të epshet njerëzore"[4]

Islami ka marrë përsipër me kohë përgjegjësinë e respektimit të lirive dhe të drejtave të njeriut, dhe këtë më së miri e dokumenton ajeti kuranor: "... Zbatoni premtimin, sepse për premtim ka përgjegjësi" (17:34). Si dhe hadithi i Profetit a.s.: "Secili prej jush është bari dhe secili do të japë llogari për tufën e tij. Imami është bari dhe është përgjegjës për tufën e tij (xhematin). Burri është bari në shtëpinë e tij, dhe është përgjegjës për tufën e tij. Gruaja është bari në shtëpinë e burrit të saj, dhe është përgjegjëse për tufën e saj. Shërbëtori është bari në pasurinë e pronarit të vet, dhe është përgjegjës për tufën e tij. Njeriu është bari në pasurinë e babait të tij, dhe është përgjegjës për të. Secili prej jush është bari dhe secili do të japë llogari për tufën e tij." (Buhariu)

Ligji islam shpreh dhe mbron interesat jetikë të njerëzve në botën që jetojmë e në Botën tjetër, dhe është shumë e natyrshme që këta interesa konsiderohen si kornizë e përgjithshme në kuadër të së cilës sistemohen orientimet e individit dhe ushtrohen liritë private e publike. Islami ka kanalizuar dhe ka vënë vazhdimisht si prioritet lirinë dhe të drejtat e njeriut në çfarëdo situatash e rrethanash, duke çmuar identitetin e njeriut si një gjë unike, bartësi i së cilës të meritojë njëmend këto të drejta duke mos shikuar ngjyrën prejardhjen, fenë apo shtresën. Si jo, kur vjen nderimi hyjnor për llojin njerëzor: "Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u kemi mundësuar të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne krijuam" (17:70).

### Profeti a.s. në Hytben e lamtumirës ndaloi gjakmarrjen

Po ashtu emri "njerëz" në suren "En-Nas", që është një ndër suret më të shkurtra, është përmendur jo rastësisht pesë herë, kurse në Hytben e lamtumirës, që ka mbajtur Pejgamberi a.s., janë përmendur të drejtat dhe liritë e njeriut, që ishte publikuar para masës, duke konfirmuar vlerën qendrore në mesazhin e fundit hyjnor, vlera këto sipas të cilave, njerëzit, nga ky prizëm, ndihen të barabartë; duke i këshilluar për gratë; duke eliminuar të gjitha dallimet në mes llojeve dhe ngjyrave. Ai u tha "O njerëz, frikësojuni Zotit dhe respektojeni Atë, bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në emër të Allahut. Vërtet gjaku juaj, nderi juaj dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.

Ruani, respektoni dhe nderoni vlerën e personalitetit dhe të dinjitetit të njeriut. Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë për atë që përçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut… Ruani, respektoni dhe nderoni vlerën e personalitetit dhe të dinjitetit të njeriut.

Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe mjerë për atë që përçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut…. Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla, të cilat rrjedhin nga koha e injorancës, anulohen. Akuza e parë që anulohet, është gjakmarrja e ungjit tim Ibn Abdul-Mutalibit, të cilin e vranë të pafajshëm njerëzit nga fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet, dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen, le të falen… visheni vetë. Nuk guxoni t'u bëni keq e as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbetorë të Zotit.

O besimdrejtë, dijeni dhe mos harroni se të gjithë myslimanët janë vëllezër. Ju jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra. Arabi ndaj joarabit nuk ka kurrfarë përparësie, e kjo vlen edhe për të ziun ndaj të kuqit dhe për të kuqin ndaj të ziut, përveçse në devotshmëri. Të gjithë ju jeni pasardhësit e Ademit, kurse Ademi e ka prejardhjen nga dheu…. Kurrë mos shkelni të drejtën dhe nderin e dikujt! Mos i bëni dhunë vetes! Mos

harroni se mëshira është një ndër bazat e Islamit”.

Pra janë këto fjalë të arta profetike, që nuk i ka tretur koha, dhe vazhdimisht do të jenë aktuale në jetën tonë. Në aspektin teoriko-filozofik, në Islam interesi i xhematit është gjithnjë mbi interesin personal apo vetjak. Prandaj ideologët e mendimtarët bashkëkohorë myslimanë saktësojnë se dijetari nga Endelusi (Spanja), Ebu Is-hak Eshatibi në librin e tij “ El-muvafekat” ka vënë kornizat dhe themelet teorike në fushën e të drejtave dhe lirive të njeriut, ato publike dhe personale nga perspektiva islame. Po ashtu edhe në dëshminë (Shehadetin) njeriu manifeston lirinë personale, e cila pasohet me obligime dhe detyra, dhe para se myslimani të vendosë që të marrë qëndrimin për ekzistimin e Allahut dhe besimin në Pejgamberin a.s., ai vërteton unin e tij si një qenie e lirë dhe e vetëdijshme. Uni në rastin e Shehadetit “ene”, në momentin e vetëdijësimit dhe lirisë së veprimit, vendos “(unë) dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe (unë) dëshmoj se Muhamedi a.s. është i dërguar i Tij”.

Po ashtu në Islam liria e ushtrimit të besimit është e garantuar, dhe këtë e dëshmojnë një sërë versetesh kuranore, si dhe Pejgamberi a.s. gjatë themelimit të shtetit islam kishte pasur parasysh këtë fakt, meqë në atë kohë ishin marrë për bazë të drejtat dhe liritë e të gjitha elementeve të besimit dhe të etnive të tjera. Islami është i pastër nga të gjitha ato etiketime, - kinse paskësh zhvilluar luftëra fetare dhe spastrime etnike, një gjë kjo që bie ndesh me ajetin kuranor: “Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm. All-llahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan, janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hedhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë“. (2:256-257)[5]

Pra, ky është parim, të cilin Islami nuk e ka thyer dhe as kapërcyer asnjëherë. Imam Aliu r. a., duke folur për të drejtat e jomyslimanëve në shtetin islam, thotë: Jepuni atyre nënshtetësinë, që edhe ata të kenë detyrime ndaj nesh, por edhe ne të kemi detyrime ndaj tyre.




Edhe gjatë luftërave të ndryshme, oficerët ushtarakë porosisnin ushtarët e tyre që t’i linin njerëzit të lirë në adhurimin e tyre dhe, si të tillë, në shtetin islam të gjitha fetë bashkëjetonin, veçse në raste specifike, kur ndryshonin raportet, për fat të keq, institucionet e myslimanëve përjetonin tmerrin, shkatërrimin, djegien dhe llahtarinë e gjenocidin, siç ndodhi në Endelus, Kosovë, Bosnjë etj. Pra, në këtë aspekt nuk u vu në shërbim pasuria e pluralizmit fetar, po u morën veprime që tensionuan situatën dhe raportet në mes njerëzve, duke lënë gjurmë dhe plagë të mëdha në mes popujve gjeografikisht të afërt. Islami gjithnjë ka respektuar ajetet kuranore: Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)! (109:6) dhe ka porositur që të debatohet me një gjuhë civilizuese dhe shumë të kulturuar, për të luftuar padrejtësinë: “Thuaju (o i dërguar): “O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) në mes nesh e në mes jush: të mos adhurojmë, përveç All-llahut, të mos I bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëritjetrin zot përveç All-llahut!” E në qoftë se ata refuzojnë, u thoni: “Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë (besuam një Zot)!” (3:64)

Pra, feja islame ka pasur nën mbrojtje institucionale kultet e çifutëve dhe të krishterëve që nga lashtësia, kur në zonën e Evropës së qytetëruar s’ka asnjë xhami që të ketë moshë 100-vjeçare.

Pra, jeta e shtetit islam është përplot dëshmi dhe fakte që fraksionet islame jetonin në harmoni të plotë, përveçse me disa përjashtime të rralla, dhe nuk njihet që të kenë ndodhur spastrime etnike ose ndonjë gjenocid etnik, por shteti islam ishte vendstrehim i sigurt për grupet e ndryshme.

## Islami garanton lirinë e mendimit dhe komunikimit

Feja islame po ashtu njeriut i ka garantuar lirinë e mendimit, të thirrjes (komunikimit), informimit, debateve fetare - duke i llogaritur ato si degë të trungut: “Në fe nuk ka dhunë”. Gjithashtu ka edhe shumë ajete të tjera që përmbajnë të njëjtin kuptim dhe konfirmojnë që në fe nuk ka dhunë. Allahu xh.sh. thotë:

“... A ti do t’i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?” (10: 99) “E ti, pra, këshillo, se je vetëm përkujtues. Ti ndaj tyre nuk je mbizotërues!” (88: 21-22) “... I dërguari ka obligim vetëm komunikimin e qartë”. (24: 54). Pohimi se Islami është fe e tolerancës par excellence shpesh është i pakuptueshëm për vëzhguesit perëndimorë. Po megjithëkëtë, kjo është e vërtetë. Kurani jo vetëm që u thekson besimtarëve se dallimet natyrore në mes njerëzve në çështjen e ngjyrës, pasurisë, prejardhjes dhe gjuhës, po madje përshkruan edhe pluralizmin ideologjik dhe fetar, si diçka që e ka dhënë Zoti.

“…Sikur të donte All-llahu, do t’ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t’ju sprovojë në atë që ju dha juve,

prandaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është tek All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë për atë që kundërshtoheshit. (5:48). Ky pluralizëm themelor është antitezë e doktrinës katolike extra ecclesiam mulla salus ('jashtë kishës nuk ka shpëtim'). Kjo do të thotë se, ngaqë feja i përket forum internum, dhuna fetare është tentim i pasuksesshëm, në realitet është e ndaluar edhe ndërrmarrja e një gjëje të pashpresë."[6]

Pse Islami nuk e detyron askënd të pranojë fenë me anë të shpatës?

1. Sepse detyrimi poshtëron dhe nënshtron vetë njeriun. 2. Detyrimi shkatërron personalitetin njerëzor. 3. Detyrimi mbjell mëri dhe zemërim në zemrat e njerëzve. 4. Ai shpie në ngurrim dhe zemërim, që mund të shpërthejë më vonë. 5. Ai turpëron Thirrjen Islame brenda dhe jashtë Botës Islame. 6. Ai besimin e detyruar e bën të papranueshëm, sepse Allahu xh.sh. pranon vetëm veprat që bëhen për hir të Tij. E i detyruari nuk E adhuron Allahun me çiltëri apo me sinqeritet. Para Allahut xh.sh., ky lloj adhurimi është i papranueshëm. Për këto arsye, Islami i thërret njerëzit ta pranojnë atë nga besimi, kënaqësia dhe zgjedhja. Ai gjithashtu deklaron: "Në fe nuk ka dhunë".

Dëshmi tjetër, që konfirmon lirinë e besimit për ithtarët e Librit, është kjo: Kur rumunët, bullgarët dhe armenët u shtuan shumë në mbretërinë e tij dhe bënë intriga e parregullsi, sulltani Osman vendosi t'i detyronte të pranonin Islamin ose do t'i dëbonte. Por, shejhul Islami Zenbil Ali Efendi, e kundërshtoi dhe e qortoi ashpër: "Nuk ke të drejtë t'i detyrosh çifutët a të krishterët, të konvertohen në Islam ose t'i dëbosh. E drejta jote është marrja e xhizjes". Sulltani ndryshoi vendimin e tij, në përputhje me mësimet islame. Islami i konsideron ata që i paguajnë xhizje shtetit islam, si njerëz të marrëveshjes (dhimmes) dhe ata kanë të njëjtat të drejta e privilegje si myslimanët.[7]

Po ashtu edhe Omer r.a., i cili ishte halifi i dytë i myslimanëve, nuk kishte imponuar fenë për jomyslimanët. Transmeton Zejd bin Eslem se baba i tij kishte thënë - E kam dëgjuar Omer ibnul Hatabin duke i thënë një të krishtere të moshuar: Bëhu myslimane, oj plakë, do të shpëtosh. Vërtet Allahu ka dërguar Muhamedin a.s. me të vërtetën. Ajo iu përgjigj: "Unë jam e shtyrë në moshë dhe vdekjen e kam shumë afër". Atëherë Omeri r. a. tha: "O Zot dëshmo, dhe më pas kishte lexuar: "Në fe nuk ka dhunë"[8]

Agjitimi i medieve kundër Islamit është i motivuar politikisht, i udhëhequr nga qendrat e fuqisë së shoqërive perëndimore, të cilat tek Islami shohin fuqinë globale potenciale dhe civilizimin alternativ, që është i aftë hegjemonizmin perëndimor ta vërë në pikëpyetje. Duke i hulumtuar disa shembuj të medieve globale, pohoj se fushata për të paraqitur Islamin në formë të shëmtuar, përfundon duke e barazuar Islamin me dhunën dhe agresionin, sa kohë që dhuna dhe agresioni mbi myslimanët arsyetohet - thuhet në "Islami dhe provokimi global. Interpretim i shëmtuar i Islamit nga ana e medieve globale" shkruar nga Louay M. Safi. Ai më tej thotë se gjithnjë deri nga fundi i viteve '80 të shekullit të kaluar, të perceptuarit perëndimor të Islamit kishte krejtësisht formë tjetër. Me zgjerimin e mësimeve moderne që prezantojnë Islamin, si ndaj Lindjes ashtu edhe ndaj Perëndimit, brenda dhe jashtë shoqërisë myslimane - një dukuri që shpesh ndërlidhet me rivitalizimin islam - shumë shkencëtarë eminentë perëndimorë kanë filluar që Islamin të mos e konsiderojnë fe të vdekur, me rëndësi kryesisht historike, por si fuqi kolosale, e cila kërcënon potencialisht globalizimin perëndimor. Në librin e tij shumë të cituar dhe të vlerësuar lart: "Fundi i historisë" (The End of Histori), Francis Fukayama, kur flet për Islamin, gjykon: "Është e vërtetë se Islami përmban ideologjinë koherente dhe sistematike, njësoj sikur liberalizmi dhe komunizmi, me kodet vetanake të moralit, dhe doktrinën mbi politikën dhe drejtësinë sociale. Thirrja e Islamit ka potenciale universale, duke arritur tek të gjithë njerëzit si krijesa njerëzore, e jo vetëm deri tek pjesëtarët e caktuar të një grupi etnik dhe nacional. Islami, në të vërtetë, ka mundur liberalizmin demokratik në shumë vende të Botës Islame, duke u bërë kërcënim serioz për praktikën liberale, madje edhe në vendet në të cilat nuk ka arritur fuqinë direkte politike. Fundi i luftës së ftohtë në Evropë është zëvendësuar befas me provokimin e Irakut ndaj Perëndimit, në të cilin Islami, kuptohet, ishte faktor i rëndësishëm. Derisa Fukayama kalon shpejt në kaptinën vijuse, në të cilën e minimizon aspektin e rëndësishëm të Islamit në Tokë, ngase ai praktikisht nuk tërheq vëmendjen jashtë rajoneve që janë me kulturë islame", megjithëkëtë mbetet fakti se Islami, nga ana e autorit është kuptuar si kërcënim për globalizmin perëndimor, në të njëjtën kohë ai është në gjendje të ofrojë 'ideologjinë koherente dhe ka potenciale universale, që të arrijë tek njeriu si qenie njerëzore'.

## Faqet e historisë dëshmojnë se Islami garanton të drejtat si asnjë fe tjetër

Abdullah Nasih Ulvan thotë se studiuesit e drejtë jomyslimanë kanë pranuar që Islami i jep rëndësi lirisë së besimit dhe trajtimit të mirë të "dhimmive" (të të mbrojturve). Profesori Sir Tomas Arnold, në librin e tij, "Thirrja në Islam" (fq. 6667, 88) thotë: "Kur myslimanët arritën në luginën e Jordanit dhe Ubejda ngriti kampin në një vend të quajtur Fehl, të krishterët e këtyre qyteteve u shkruan arabëve myslimanë: "O myslimanë, ju jeni më të dashur tek ne se bizantinët, megjithëse bizantinët i takojnë fesë sonë, sepse ju jeni të sinqertë, të drejtë dhe të mëshirshëm. Ju jeni më të mirët për të na qeverisur ne, sepse ata na luftuan dhe na morën shtëpitë tona".

Imam Ebu Jusufi, në librin e tij "el-Haraxh", përmend se Omer ibn Hatabi r.a. kishte kaluar pranë një dhimmiu të moshuar, i cili kërkonte lëmoshë para një xhamie, për të plotësuar xhizjen dhe nevojat e tij. Omeri i tha: "Ne ishim të padrejtë ndaj teje, ngase morëm xhizjen nga ti kur ishe i ri dhe të neglizhuam tani kur je i moshuar". Ai pastaj i hoqi xhizjen dhe taksat atij dhe i dha para nga thesari i shtetit. Gjithashtu është transmetuar se Omer ibn Hatabi r.a. kishte ndëshkuar të birin e Amr ibn Asit, guvernator (vali) i Egjiptit, sepse ai kishte goditur padrejtësisht një kopt (të krishterë) egjiptian. Pastaj i tha: "Amr, kur i ke robëruar njerëzit, të cilët nënat e tyre i kanë lindur ata të lirë"?!

Në Hims, qytetarët e penguan ushtrinë e Heraklit, që të hynte në qytet. Ata u treguan myslimanëve se qeverisja e tyre dhe drejtësia janë më të dashura për ta se qeverisja greke.

Ideja që shpata ishte arsyeja kryesore në konvertimin e myslimanëve, është e pavërtetë, sa kohë që thirrja e bindja ishin dy veçoritë kryesore në bindjen e



njerëzve për Islamin, dhe jo forca apo dhuna. Gustav Luboni thotë: “Arabët ishin pushtuesit më të drejtë dhe më të mëshirshëm në histori”. Gjithashtu historia tregon se, kur tatarët pushtuan shtetet islame, i robëruan njerëzit, qofshin ata myslimanë apo të krishterë. Myslimanët më vonë fituan ndaj tyre dhe mbretërit e tyre pranuan Islamin. Shejh el-Islam iu drejtua udhëheqësit të tatarëve, që t’i lironte robërit. Ai i liroi vetëm robërit myslimanë dhe jo dhimmijtë (të mbrojturit të krishterë), e Shejhul Islami pati thënë: “Duhet të lirosh gjithashtu edhe robërit çifutë e të krishterë, për shkak se ata kanë mbrojtjen tonë”.

Në këtë drejtim poeti dhe mendimtari islam Ebul ala Elmevdudi, shpreh qëndrimin se jomyslimanët në shtetin islam kishin të drejtën e lirisë, ligjërimit, komunikimit, shkrimit, mendimit dhe tubimeve, sikurse myslimanët. Nuk lejohet t’i urrejmë për shkak të besimit (akides) të tyre. Atyre u lejohet të kundërshtojnë hapur kryeminsitrin e qeverinë dhe punën e saj brenda kornizave ligjore, po ashtu ata kanë të drejtë të kritikojnë edhe drejtimet dhe rrymat e sektet fetare. Ata kanë të drejtë të veprojnë gjithçka që ndërlidhet me çështjet e tyre, por që nuk bie ndesh me ligjin e shtetit.[9]

Po ashtu në shtetin islam u është garantuar edhe azilkërkimi i personave që, për shkaqe të ndryshme, detyrohen të lënë vendlindjen e tyre për kushte apo jetë më të mirë. E nëse ndokush prej idhujtarëve të kërkon strehim, strehoje në mënyrë që t’i dëgjojë fjalët e All-llahut (Kur’anin), e mandej përcille në vendin e tij të sigurt. Kjo, sepse ata janë popull që nuk e dinë (të vërtetën e fesë islame) (9:6)

Komentatori i Kuranit El Hafidh Ebu el Fida Ismail Ibn el Kethir el-Kureshi Edimeshki (701-774) H, në këtë çështje sqaron se, kur Allahu iu drejtua Profetit a.s. duke i thënë: “E nëse ndokush prej idhujtarëve“ që Allahu e ka urdhëruar për t’i luftuar, nëse kërkojnë strehim, përgjigjju kërkesës së tyre, në mënyrë që të arrijnë të dëgjojnë Fjalën e Tij (Kuranin) që ti ia lexon atij dhe ia mëson disa rregulla të fesë islame, që ta kryesh pjesën e përgjegjësisë karshi atij personi e ”mandej përcille në vendin e tij të sigurt”, pra derisa të kthehet në vendin e tij. Pra, nëse dikush nga kampi joislam (dar el-kufr) vjen në kampin islam (dar el-islam) me qëllim tregtie apo mesazhi ose kërkon marrëveshje apo paqe etj., dhe kërkon nga prijësi siguri (strehim), ajo i jepet derisa ai të jetë në hezitim në kampin islam, derisa të kthehet në vendin e tij, por ulematë kanë thënë që atij nuk bën t’i lejohet qëndrimi për një vit, po i lejohet të qëndrojë për katër muaj dhe, nëse e kalon afatin kohor prej katër muajsh e nuk mbush një vit, - për këtë ka dy mendime: i imam Shafiut dhe i të tjerve“[10]. Një prej mendimtarëve dhe dijetarëve të rëndësishëm të kohës sonë, M. Fethullah Gylen, njëkohësisht një shkrimtar dhe poet i njohur, shprehet se duhet të kemi një tolerancë të tillë që të jemi në gjendje të mbyllim sytë para dobësive të të tjerëve, të kemi respekt për idetë e ndryshme dhe të falim çdo gjë që është e falshme. Në fakt, edhe kur përballemi me shkeljen e të drejtave tona të patjetërsueshme, ne duhet të mbetemi të respektueshëm për vlerat njerëzore dhe të përpiqemi të vëmë drejtësi. Edhe përpara mendimeve më të ndyra dhe ideve më vulgare, ide në të cilat ne e kemi të pamundur të jemi pjesëmarrës, me përkujdesjen e një Profeti dhe pa humbur karakterin tonë, ne duhet të përgjigjemi me butësi. Kjo butësi është paraqitur në Kuran si “fjalët e urta”, ato do të prekin zemrat e të tjerëve. Kjo butësi është rrjedhojë e një zemre të dhembshur, e një fisnikërie të ofruar dhe e një qëndrimi të shtruar. Ne duhet të shfaqim më shumë tolerancë, për të përfituar nga qëllimet e kundërta më shumë forcë, që t’i mbajmë zemrën, shpirtin dhe ndërgjegjen tonë aktive dhe të vetëdijshme, edhe nëse këto ide direkt apo indirekt nuk na tregojnë asgjë.[11]

Në përmbyllje, bota postmoderne ka nevojë shumë të shpejtë që të aplikojë modelin islam të tolerancës dhe ta vërë atë në funksion dhe në shërbim të njerëzimit, që bota dhe ç’ka në të, do të jetonin në paqe e harmoni e dashuri si krijesa që janë krijuar për zhvillimin e prosperitetin e këtij globi dhe jo për ta shndërruar atë në varre e gjakderdhje


*Referencat:*

1. www. shekulli. com. al/news/244/ARTICLE/37607/2008-12-10. html
2.. www. unhchr. ch/udhr/lang/aln. pdf
3. www. glassrbije. org
4. Wahbah al-Zuhajyli, Haqq al-Hurriyah fi al-Alam, dar al Fikr, fq 41 dr, Bejrur, 2000-1421
5. Kur’an Kerim, (17:34) (17:70). (2:256-257) (3:64) (10: 99) (24: 54). (5:48). 9:6).
6. Islami si alternativë, dr Murad Wilfried Hofmann fq. 99, Furkan ISM-Shkup 1421-2000.
7. ( Edukata islame fq 105 http://www. bislame. net/docs/edukata 81. pdf.
8. dr Wahbah al-Zuhajyli, Haqq al-Hurriyah fi al-Alam, dar al Fikr, Bejrur, fq. 147 2000-1421.
9. (Nedharijetu el islam ve hedjuhu fi sijaseti ve el-kanuni ve edusturi), Bejrut, Dar el Fikr fq 316, 1964
10. Tefsir el Kur’an El Adhim El Hafidh Ebu el Fida Ismail Ibn el kethir el-Kureshi Edimeshki, dar el marife, fq 350 v. 2 Bejrut, 1993 (1413).
11. www.al.fgulen. com

# Metodologjitë bashkëkohore në shkrimin e historisë së Perandorisë Osmane

**Dr. Ali Muhammed es-Sal-labi**

Historianët evropianë, çifutët, të krishterët dhe laikët (shekullaristët) keqdashës nuk u hamendën në sulmin e tyre mbi historinë e Perandorisë Osmane. Përdorën modelin e sulmit, shpifjes, kontestimit, shtrembërimit dhe futjes së dyshimit në tërë ato që bënë osmanlinjtë në shërbim të Akides dhe Islamit.

Këtë rrugë të gabuar e pasuan shumica e historianëve arabë, me gjithë ndryshimet e tyre në përkatësinë dhe orientimin nacional e laik. Po ashtu këtë rrugë e ndoqën edhe historianët turq, të cilët u ndikuan nga orientimi laik që udhëhiqte Mustafa Kemali. Andaj dhe është e natyrshme që këta ta dënojnë periudhën e kalifatit osman, për se gjetën shumë materiale të shkruara nga të krishterët dhe çifutët, për të ndihmuar përpjekjet e tyre nacionale laike në Turqi pas Luftës së Parë Botërore.

Qëndrimi i historianit evropian karshi historisë osmane është i tillë për shkak të shqetësimit të tij për çlirimet (pushtimet) e mëdha që realizuan osmanlinjtë, posaçërisht pas rënies së kryeqytetit të Perandorisë Bizantine, Kostandinopojës, të cilën osmanlinjtë e shndërruan në Vend Islam (Daru Islam), madje i vunë edhe emrin “Islam Boll” (që do të thotë: vend islam - daru islam).

Shpirtrat e evropianëve u mbushën me vrer dhe u helmuan me tendenca keqdashëse e të zemëruara, që i trashëguan kundër Islamit. Këto inate u reflektuan në fjalët, veprimet dhe shkrimet e tyre.

Osmanlinjtë vazhduan dërgimin e ekspeditave dhe përpjekjet e tyre për bashkimin e Romës me shtetin islam, vazhduan xhihadin derisa depërtuan në mes të Evropës, dhe u përpoqën të arrinin edhe në Endelus (Spanja e sotme) për t’i shpëtuar myslimanët atje. Evropa jetonte në frikë lemeritëse, në shqetësim të tmerrshëm, në drojë dhe zemrat e tyre nuk u qetësuan derisa vdiq sulltani Muhammed el-Fatih. Prijësit fetarë të krishterë, priftërinjtë e murgjit dhe mbretërit mbushnin (ushqenin) rrugën evropiane me urrejtje e nxitje kundër Islamit dhe myslimanëve. Puna e njerëzve të fesë së krishterë ishte që të mblidhnin sa më shumë pasuri dhe njerëz vullnetarë për t’i luftuar myslimanët (të pafetë, sipas mendimit të tyre) berberë. Sa herë që osmanlinjtë fitonin kundër këtyre grumbullimeve e ekspeditave, gjithnjë shtohej vala e urrejtjes dhe zilisë ndaj Islamit dhe ithtarëve të tij. Paria e krishterë i akuzonte osmanlinjtë për piratëri, brutalitet dhe egërsi, tërë këto akuza do të nguliteshin në kujtesën e evropianëve.

Sulmet propagandistike të caktuara nga prijësit e krishterë, bëheshin për shkak të ruajtjes së përfitimeve të tyre politike e materiale, dhe për shkak të urrejtjes ndaj Islamit dhe ithtarëve të tij. Në fakt, disa familje sunduese (dinasti) në Evropë arritën të mbajnë fronin, në fillim, në shoqëritë evropiane duke sunduar për një kohë të gjatë, kur realizuan përfitime të majme e pasuri të mëdha, dhe thurën për vete lavdi e legjenda të shumta, shumica prej të cilave bazoheshin në mashtrime e humbje (çorientim). Edhe pse më vonë, pasi zbuluan mashtrimet dhe devijimet e tyre, duke filluar një kohë të zgjimit, shoqëritë evropiane u ngritën kundër këtyre grupeve, dhe kështu filloi një etape e re në historinë evropiane, - nuk u arrit të formohej shoqëria evropiane e të mos njollosej me fundërrinën e trashëguar nga këto grupe lidhur me qëndrimin ndaj Botës Islame në përgjithësi, dhe ndaj Perandorisë Osmane në veçanti. Për këtë qëllim ata nisën forcat e tyre ushtarake, të ndihmuara edhe nga civilizimi material, për t’iu hakmarrë Islamit dhe myslimanëve, për të marrë të mirat e tyre, të cytur nga motive fetare, ekonomike, politike dhe kulturore. Këtë fushatë e mbështetën edhe shkrimtarët e historianët e tyre, duke i nxitur për shpifje, shtrembërime e dyshime në Islamin, në besimin (akiden) dhe historinë e tyre. Fati i Perandorisë Osmane u ndikua shumë nga këto shpifje, sulme e sherre.

Edhe çifutët iu bashkuan evropianëve, me penat e tyre të helmuara dhe me idetë e tyre të tërbuara, në fushatën e sulmeve të vazhdueshme kundër Perandorisë Osmane, në veçanti, dhe kundër Islamit, në përgjithësi. Armiqësia e çifutëve kundër Perandorisë Osmane u shtua edhe më shumë pasi dështuan në të gjitha përpjekjet e tyre për të grabitur ndonjë pëllëmbë toke nga prona e kësaj Perandorie, për të ngritur qenien politike (shtetin) të tyre përgjatë katër shekujve, sa zgjati jeta madhështore dhe krenare e Perandorisë Osmane.

Çifutët me ndihmën e shteteve të krishtera dhe të shteteve kolonizatore perëndimore, dhe përmes lozhës së tyre masoniste, arritën të realizonin qëllimet e tyre në llogari të sistemeve dhe organizimeve nacionale që u bënë në Botën Perëndimore dhe në Botën Islame, në të cilat ata veten e përshkruanin me përparim e civilizim, dhe akuzonin Kalifatin



Osman gjatë tërë historisë së tyre për prapambetje, jozhvillim, stagnim, keqësim e dështim, etj.. Madje, lozha masoniste, organizatat sekrete që u përkisnin çifutëve, dhe forcat botërore kundërshtare e luftuese të Islamit e myslimanëve, - ishin shprehur qartë se njollosja e epokës së famshme historike të Perandorisë Osmane - ishte prej synimeve më të rëndësishme të tyre.

Ndërsa, historianët arabë në Botën Islame pasuan këtë orientim sulmues ndaj epokës së Kalifatit Osman, të shtyrë nga shumë shkaqe (arsye e faktorë). E para, iniciativa e turqve nën udhëheqjen e Mustafa Ataturkut për largimin e Kalifatit Islam në vitin 1924, për ta zëvendësuar me një pushtet laik turk, i cili në tërësi ishte i bazuar në programin laik në të gjitha segmentet shoqërore, ekonomike dhe politike, në disfavor të Sheriatit Islam, i cili kishte sunduar në Turqi që nga ngritja e Perandorisë Osmane. Ky pushtet bëri aleancë me politikën evropiane, që ishte kundërshtare e shteteve islame e arabe. Një sërë aleancash ushtarake evropiane u bënë pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, të cilat i refuzuan popujt arabë e myslimanë dhe disa qeveri të tyre. Turqia ishte prej vendeve të para që pranoi ngritjen e qenies politike të shtetit izraelit në Palestinë, në vitin 1948, gjë që popujt arabë dhe myslimanë i shtyri të jepeshin pas qeverive të tyre nacionale në mungesë të Perandorisë Osmane, e cila gjithmonë luftonte kundër çdokujt që kërcënonte ndonjë pëllëmbë nga toka myslimane.

Më pastaj vjen shkaku i nënshtrimit dhe pasimit të studimeve të shkollës së historisë arabe, e cila pasoi shkollën e historisë me planprogramin perëndimor, që është një faktor i rëndësishëm në orientimin ndaj sulmeve kundër Kalifatit Osman, veçanërisht pasi pikëpamjet e historianëve evropianë dhe të atyre arabë përputhen lidhur me njollosjen dhe luftimin e Kalifatit Osman Islam.

Shumë historianë arabë u ndikuan nga qytetërimi evropian material, dhe për këtë shkak ata mbështetën gjithçka dhe çdo gjë që shkëlqente në historinë e vendeve të tyre, deri në fillimin e fërkimit të këtij qytetërimi të largët me të gjitha përmasat për t'u përplasur me Programin Hyjnor. Fillimin e historisë së tyre të re e llogaritin që nga arritja e ekspeditës franceze në Egjipt e në Sham, që rezultoi me shkatërrimin e murit izolues në mes Lindjes e Perëndimit, dhe si pasojë u ngrit shteti kombëtar në kohën e Muhammed Aliut në Egjipt. Tërë këtë e shoqëroi edhe orientimi i tyre për dënimin e Perandorisë Osmane, e cila është angazhuar për mbrojtjen e besimit të popujve myslimanë, fesë së tyre-Islamit, nga sulmet e egra që i bënin evropianët e krishterë.

Fuqitë evropiane inkurajonin idenë e kundërshtimit të Kalifatit Islam, dhe ndihmonin historianët e mendimtarët në Egjipt e në Sham për të rrënjosur këtë ide në kuadër të strukturës nacionale atdhetare dhe për forcimin e saj, si El-Bestani, El-Jazexhi, Xherxheri Zejdan, Edib Is'hak, Selim Nekkash, Ferah Antoan, Shibli Shemil, Selame Musa, Henri Korijel, Helil Shfarc, etj.. Vërehet se shumica prej tyre janë të krishterë e çifutë, sikurse vërehet se shumica prej tyre, jo të gjithë, edhe pse nuk i takonin lëvizjes masone, punonin për interesat e tyre, një lëvizje kjo që kishte filluar të përhapej në Lindjen Islame që nga koha e Muhammed Aliut, dhe që rrënjët e para i lëshoi me ardhjen e Napoleonit me ekspeditën e tij franceze.

Armiqtë e Islamit e kuptuan se përkrahja e ideologjisë nacionale dhe ndihma e ideatorëve të saj, ishte një sigurim për dobësimin e Umetit Islam dhe shkatërrimin e Perandorisë Osmane.

Lozha masoniste arriti të dominonte në kokat e prijësve të orientimit nacional përbrenda popujve myslimanë, të cilët iu nënshtruan ndikimit të lozhës masoniste më tepër sesa kërkesave të popujve të tyre, e sidomos me qëndrimin e tyre ndaj Fesë Islame, e cila pasqyron formën reale të qytetërimit mysliman, kulturës dhe shkencave të tij. Kjo metodologji e devijuar nuk ndryshoi tek historianët arabë as pas grushtit të shtetit ushtarak që ndodhi në Egjipt, dhe që nga fillimi, sikur shumica e pushteteve ushtarake, përkrahu orientimin nacionalist. Shumë prej këtyre pushteteve u përqendruan në themele që thuaja tërësisht ishin laike në të gjitha aspektet, ndër to edhe aspekti kulturor e ideologjik. Ata Kalifatin Osman dhe pushtetin e tij mbi popujt myslimanë e arabë, e konsideronin si një luftë dhe një pushtim. Atij i mveshën të gjitha fajet dhe faktorët e ngecjes, dobësimit, ngurtësisë dhe prapambetjes, të cilat kishin mbërthyer Botën Arabe dhe atë Islame. Lëvizjet për shkëputje e kryengritje gjatë kohës së Perandorisë Osmane, që në fakt motiv kishin lakmitë personale, ose ishin të nxitura nga forcat e jashtme që ishin kundërshtare të Kalifatit Islam, i konsideruan si lëvizje çlirimtare të pavarësimit duke i llogaritur me atribute kombëtare, si lëvizja e Ali Bej el-Kebirit në Egjipt, kirmanilët në Libi, Dhahir el-Umer në Palestinë, husejnitët në Tunis, ma'nitët dhe shihabitët në Liban, e të tjerë. Tërë kjo, në mënyrë që tek ata të rrënjosin orientimin nacional kombëtar, të cilin ata e plasuan, madje pretenduan se Muhammed Aliu ishte një udhëheqës kombëtar që u mundua të bashkonte Botën Arabe, por dështoi, ngase nuk ishte arab me origjinë. Ata harruan se Muhammed Aliu kishte lakmi personale, për se u lidh me politikën kolonizatore, e cila i ndihmoi ekzistimin e tij. Përmes tij, ata realizuan synimet e tyre të dëmshme duke sulmuar shtetin selefit saudian dhe duke dobësuar Kalifatin Osman. Mbështetje kishin edhe lozhën masoniste, e cila i ndihmoi në goditjen e forcave islame në rajon dhe i parapërgatiti për pushtimin perëndimor të krishterë keqdashës.

Lozha çifute bëri aleancë me fuqitë kolonizatore perëndimore si dhe me forcat vendore që ishin agjentë e spiunë, e cila u mundësoi nënshtrimin e tyre përmes lakmisë së tyre. U takuan që të gjithë për shkatërrimin e forcës islame dhe heqjen e lirisë për popujt e saj (islamë), grabitën të mirat e saj, vendosën një pushtet diktator të pajisur me armatim modern perëndimor, të cilin e përfaqësonte Muhammed Aliu. Disa historianë selefitë në Lindjen Arabe u bashkuan me të tjerët në sulmet e tyre ndaj periudhës osmane, të shtyrë për këtë veprim nga qëndrimi armiqësor që pati roli i Kalifatit Osman kundër thirrjes selefite në disa etapa të saj, për shkak të komploteve të vendeve kolonizatore perëndimore, gjë që i bëri sulltanët osmanë të përplaseshin me forcat islame në Nexhd, për ta përmbytur thirrjen selefite. Po ashtu edhe për shkak të mbështetjes që i dha Perandoria orientimit sufit, i cili filloi ta shoqëronte atë, dhe i jepte një pamje që nuk përkonte aspak me aspektet themelore të Sheriatit Islam. Përveç kësaj, në vitet e fundit të Perandorisë, në të mbizotëruan nacionalistët turq, të cilët e larguan pushtetin nga zbatimi i programit islam, për të cilin shquhej Perandoria Osmane për shumë kohë gjatë historisë, dhe që i kishte nxitur të gjithë myslimanët që të lidheshin me të, ta përkrahnin dhe ta ndihmonin. Ndërkohë, historianët marksistë nisën një luftë të ashpër pa asfarë butësie kundër Perandorisë Osmane, duke e konsideruar kohën e pushtetit të saj si një epokë dedikuar udhëheqjes

feudale, e cila dominoi mbi historinë e etapave të kaluara të mesjetës, kinse osmanlinjtë nuk shpikën asnjë përparim në mjete apo në fuqinë prodhuese. Se historia moderne filloi me shfaqjen e klasës borgjeze, pastaj të kapitalizmit, që kontribuoi në ndryshimin e aspekteve ekonomike dhe shoqërore në fillim të shekullit XIX. Ata u pikëtakuan në këtë me historianët evropianë ithtarë të liberalizmit, si dhe me ithtarët e botëkuptimit nacionalist. Disa historianë dhe ideologë të krishterë e çifutë, filluan t'i vini në qarkullim të dy pikëpamjet, perëndimore dhe marksiste, me anë të shkrimeve dhe përkthimeve të veprave të tyre, një veprim të cilin e mbështeti edhe lozha masoniste.

Ata u përpoqën të largoheshin nga çdo gjë që i përkiste konstruktit unik islam duke i dhënë vlerë e përparësi thirrjes për nacionalizëm në botëkuptimin vendor-lokal apo arab, si projekti Gjysmëhëna pjellore (fertile) në Sham, apo projekti për bashkimin e Luginës Nil që është e ndarë në mes Egjiptit dhe Sudanit, duke i shtuar kësaj edhe aktivitetet e tyre për qarkullimin e pikëpamjeve nacionaliste të kufizuara, si thirrja për faraonizëm në Egjipt, ashurizëm në Irak, fenikizëm në Sham, etj.. Ndërsa historianët turq, të cilët u shfaqën në kohën e thirrjes nacionaliste turke, e diskriminuan shumë epokën e Kalifatit Osman, që është në pajtim me pikëpamjen politike e ideologjike, e cila mbretëronte në vendin e tyre, dhe e cila e fajëson epokën paraprake për të gjitha aspektet e dobësisë e të dështimit. Apo për shkak të influencimit të turqve nga gjendja e turpshme në të cilën kaloi autoriteti i Kalifatit, dhe i cili ishte vetëm formal pas rrëzimit të sulltan Abdulhamitit në vitin 1909, kur pësoi disfatë në disa beteja me hyrjen në Luftën e Parë Botërore që si pasojë, solli humbje të mëdha të tokave të saj dhe dorëzimin me nënshkrimin e marrëveshjes më 1918, e cila në realitet ishte disfatë e njerëzve të Bashkimit dhe Përparimit dhe rezultat i politikës së saj. Ndërkohë që lëvizja nacionaliste nën udhëheqjen e Mustafa Kemalit arriti ta shpëtonte Turqinë nga ky ofendim dhe rimori shumicën e tokave turke, dhe e detyroi Greqinë, dhe forcat që e mbështetën, të merrte anën e influencuar të mendimtarëve turq lidhur me qëndrimin e disa arabëve, të cilët i mbështetën aleatët e tyre perëndimorë gjatë Luftës së Parë kundër shtetit të Kalifatit, dhe shpallja e kryengritjes më 1916.



Pavarësisht nga ndryshimet dhe dallimet e shkaqeve, shumica e historianëve bashkohen në pikëpamjen e tyre për njollosjen, shtrembërimin dhe falsifikimin e historisë së Kalifatit Osman Islam. Historianët, që punuan për njollosjen e Perandorisë Osmane, u bazuan në falsifikimin e fakteve, gënjeshtra, shpifje, futje dyshimi dhe intriga. Në këta libra e studime mbizotërojnë fryma e inatit të verbër dhe motivet jo të mira, larg nga objektiviteti në çdo aspekt. Kjo shkaktoi paraqitjen e kundërveprimit islam, për t'i prapësuar dyshimet dhe akuzat drejtuar Perandorisë Osmane, e ndoshta libri më i rëndësishëm e më i spikatur në këtë shtjellim të hollësishëm, është libri në tri vëllime të mëdha i Dr. Abdulaziz esh-Shenaviut me titullin: "Perandoria Osmane është një shtet islam që i është bërë shpifje".[1] Edhe pse ka dhënë një kontribut të çmueshëm me motiv islam dhe me një objektivitet që e shquan në shumicën e punës së tij, ai prapëseprapë nuk ka arritur t'i trajtojë të gjitha aspektet e historisë osmane. Atij mund t'i bëhen disa vërejtje, si rasti kur flet për jeniçerët, gjë që nuk qëndron dhe nuk përkon me një studim shkencor të paanshëm. Prej arritjeve të çmuara në këtë fushë, është puna e shkencëtarit të madh dhe profesorit të njohur që ka specializuar në historinë e Perandorisë Osmane, Dr. Muhammed Harbi, i cili për Umetin Islam shkroi disa libra me vlerë, si: "Osmanlinjtë në Histori dhe në Qytetërim",[2] "Sulltani Muhammed el-Fatih, Çlirimtari i Kostandinopojës dhe Ngadhënjimtari mbi romakët",[3] "Sulltan Abdulhamiti, i fundit i sulltanëve të mëdhenj osmanë".[4]

Puna e dr. Muveffak Beni el-Merexhe-ut është shumë e vlefshme në shërbim të historisë së Perandorisë Osmane në punimin shkencor me të cilin kishte mbrojtur titullin e magjistraturës me titull: "Ndërgjegjësimi (zgjimi) i njeriut të sëmurë, apo Sulltan Abdulahamitit, apo Kalifatit Islam".[5] Ky libër arriti të shpjegonte shumë fakte, ndihmuar edhe nga dokumente, argumente e prova të pakundërshtueshme. Ka dhe shumë autorë të tjerë bashkëkohorë që shkruajnë në këtë fushë, por ekzistojnë disa aspekte në historinë e Perandorisë Osmane, dhe në historinë tonë islame në kohën e re, që duhet të rishikohen nga pikëvështrimi islam, që do të kontribuonte në paraqitjen e fakteve, ngase mbledhja dhe formimi i këtyre gjërave, jo rrallë që po lulëzojnë, janë rezultat i thurjes së historisë sonë nga pikëvështrimi nacional ateist, dhe që u shërbejnë armiqve tanë në rend të parë, madje dhe i kanë shfrytëzuar si një prej mjeteve për përçarjen e popujve myslimanë.

Për këtë arsye, kur të shkruajmë historinë e re, duhet të shpjegojmë e të spikasim rolin e lozhës masoniste, planet dhe projektet perëndimore në orientimin e kësaj thurjeje të keqe historike, gjë që e bëjnë një grup i agjentëve çifutë e të krishterë, të i referohen sistemit liberal e laik, ku bëjnë shfaqjen e elementeve masoniste në sheshin historik, si dhe duke vendosur rolin e lëvizjes masoniste përkrah lëvizjeve çlirimtare. Historia e vjetër dhe e re islame është cak i sulmeve nga forcat armiqësore ndaj Islamit duke pasur parasysh se ajo është një anije ideologjike dhe edukative për dekada në ndërtimin dhe formimin e identitetit të popujve myslimanë.[6]

Allahu është prapa synimeve të secilit, dhe Ai është Udhëzuesi për në Rrugën e Drejtë!

*Marrë nga libri:*
***"Ed-devletu el-uthmanijjetu, avamil en-nuhudi ves-sukuti"***

---

*Fusnotat:*

1. Titulli në arabisht: "Ed-devletu el-uthmanijjetu devletun islamijjetun muftera alejha" *(sh.p.)*.
2. Titulli në arabisht: "El-Uthmanijjune fi et-tarihi vel hadareti" *(sh.p.)*.
3. Titulli në arabisht: "Es-Sulltan Muhammed el-Fatih, fatih el-Kustantinijjeti ve kahir err-rrum" *(sh.p.)*.
4. Titulli në arabisht: "Es-Sulltan Abdulhamid, ahir es-selatin el-uthmanijjin el-kibar" *(sh.p.)*.
5 Titulli në arabisht: "Sahvetu err-rrexhul el-merid, e ves-Sultan Abdulhamid, e vel-hilafeti el-islamijjeti" *(sh.p.)*.
6. Shih: "Kiraetun xhedidetun fi et-tarih el-uthmanijjin" - dr. Zekerija Bejjumi, 7-17.

# Pse jemi te dobët

Rrustem Spahiu

Pse jemi të dobët dhe të prapambetur? Është pyetje që i parashtrojmë vetes sonë. Se jemi të dobët, nuk ka dyshim; shumica nga lajmet e këqija që dëgjojmë në medie, vijnë nga Bota Islame, qoftë për shkallën e arsimit, kufijtë e varfërisë, për emigracionin ose luftërat. Tërmetet të cilat në vendet e zhvilluara mbysin me dhjetëra ose qindra, tek ne do të mbysnin dhjetë mijë!. Pse ndodh kështu?

Sikurse i sëmuri rëndë që, më në fund, shkon tek mjeku, dhe zakonisht nga ordinanca nuk del me një diagnozë dhe në barnatore nuk del për të marrë vetëm një ilaç, po një qeskë, po kështu edhe ne si bashkësi njerëzore, nuk na ndihmon një ilaç. E këtu do të flasim për dy diagnoza që na i ka konstatuar Pejgamberi a.s., në hadithin e tij: “Do të vijë koha kur popujt e tjerë do të turren mbi ju ashtu siç turren njerëzit e uritur në enën me ushqim”. Dikush nga të pranishmit pyeti: A do të jetë kjo sepse do të jemi pak?’ Jo, u përgjigj Pejgamberi, përkundrazi, do të jeni shumë në numër, por do të jeni si shkuma. Allahu do të largojë frikën nga gjoksi i armiqve tuaj, a në zemrat tuaja do të ketë dobësi.” Çfarë dobësie, o Pejgamber? - e pyetën. “Dashuria ndaj kësaj bote dhe nënçmimi i frikës nga vdekja”.

Sot në botë ka 1,36 miliard myslimanë, por me të vërtet jemi sikurse shkuma e një lëngu të gazuar, e cila për një çast mbush gotën, sa duket se gota do të derdhet, dhe po pas një çasti shkuma bie dhe mbetet e mbushur vetëm një e treta ose e katërta e gotës. Kështu është edhe me ne, jemi shumë, por, kur të masim kontributin tonë në fusha të ndryshme, dukemi se jemi tri ose katër herë më pak. Jemi të dobët pra, pse?

Pejgamberi a.s. thotë se kjo është për shkak se e duam shumë këtë botë dhe frikësohemi nga vdekja. Duke lexuar Kuran dhe hadithe të Pejgamberit a.s., mësojmë se nuk na ka bërë të dobët dashuria e natyrshme ndaj kësaj bote dhe frika e natyrshme nga vdekja, por teprimi në të dyja. Këtë e dimë me siguri, sepse secilin namaz e kryejmë duke iu drejtuar Allahut me duanë që të na japë të mira në këtë botë dhe në Botën tjetër. Allahu na porosit secilin prej nesh: “Atë që ta dhuroj Allahu, mundohu ta meritosh mirë në Ahiret, por mos harro pjesën tënde të kësaj bote! (Kuran, 38 77).

Kështu edhe frika nga vdekja është një cilësi e natyrshme e njeriut. Pejgamberi a.s.i këshillonte ashabët që të mos kërkonin nga Allahu të takoheshin me armikun në fushën e betejës, sepse asnjëherë nuk dihet se a do të frikësohet njeriu nga vdekja e të ikë nga beteja, dhe kjo është një mëkat i madh. Në një hadith sahih, thuhet se Musai a.s.dhe pejgamberët e tjerë e dinin se sa do të jetonin. Kur i erdhi exheli (momenti i vdekjes) Musait a.s., Allahu ia dërgoi engjëllin e vdekjes për t’ia marrë shpirtin. Ky engjëll kërkoi nga Musai që t’ia dorëzonte shpirtin Zotit të vet, po ai nga frika e pati vërbuar engjëllin. Për të mos diskutuar këtu pyetje të ndryshme që mund të bëheshin, themi se Musai a.s. kishte reaguar me sjellje njerëzore. Ademit a.s. Zoti i dha mundësi t’i shohë pasardhësit e tij. Disave, si p.sh. Nuhut a.s., Allahu u dhuroi jetë të gjatë, kurse të tjerëve, si Davudit a.s., vdekje të hershme. Ademit i erdhi keq për Davudin, kështu që E luti Allahun që 40 vjetë nga të tijat t’ia dhuronte Davudit, dhe Allahu ia pranoi lutjen. Mirëpo, kur Ademit i erdhi engjëlli i vdekjes, e kishte pyetur se ç’ishte bërë me ata 40 vjetët. Ai kishte harruar për dhuratën që i kishte bërë pasardhësit të tij, Davudit a.s.

## Lakmia na bën të dobët

Të duash dynjanë, automobilin e mirë, shtëpi të mirë, rroba të reja e të tjera, nuk është mëkat, me kusht që këto t’i arrijmë në mënyrë të lejuar dhe duke i kryer obligimet tona. Edhe Pejgamberi a.s. thoshte se i pëlqente disa gjëra të dynjasë. Por ajo që është mëkat dhe ajo që na bën të dobët, është teprimi në këtë dashuri-pra kur kjo botë nis të na robërojë dhe të mos e posedojmë ne atë, po ajo ne. Këtë dashuri e quajmë me emra të ndryshëm: nëse e kemi këtë botë, e nuk e japim atëherë kur duhet, këtë e quajmë koprraci; kur e dëshirojmë këtë botë pa masë, atëherë këtë e quajmë pangopësi, babëzi. E këto janë cilësi që na bëjnë të dobët, - thotë Pejgamberi a.s. Si? Në hadithet e tjera Pejgamberi a.s.jep përgjigje: ”Ruhuni nga pangopësia, sepse ajo i ka zhdukur ata që ishin para jush. I bëri që të këpusnin lidhjet familjare, kështu që filluan t’ia rrëmbenin njëri-tjetrit të drejtën dhe hakun e tyre; u dhanë pas punëve të liga dhe filluan të vriteshin në mes veti...” Pra, lakmia na bën të dobët dhe na dobëson lidhjet ndërnjerëzore. Vetëm ta kujtojmë se sa herë një “megjç” prej disa 20 cm ka ngatërruar fqinjët, për të shpenzuar më pastaj nëpër gjyqe shumëfish më tepër para sesa vlen ajo “copë” tokë. Sa herë trashëgimia nga babai ose nëna ka përçarë vllezërit e motrat, për të mos folur me njëri-tjetrin pas vdekjes së babait... Sa herë marka ose euro kanë futur zili dhe urrejtje në mes nesh; kemi ndarë xhematet, kemi ndaluar aksionet dhe i kemi sjellë vetes dëme të mëdha. Krejt kjo është çmimi i preokupimit të tepruar me të mirave të kësaj bote, duke braktisur lidhjet ndërnjerëzore. Në shkencë kjo nganjëherë quhet edhe kapital shoqëror, që lidhet me jetën e bukur dhe ndihmon që potencialet tona e të tjerëve, t’i lëmë në funksion të përparimit të përgjithshëm njerëzor. Lakmia na çon drejt e në shkatërrim. Imami Ebu Hamid El Gazali, në librin “Kshilla mbi Pushtetin” rrëfen një tregim interesantë për tre hajdutët në kohën e Isait a.s. Thotë: Ishin tre hajdutë dhe rastisën në një pasuri të madhe, të cilën vendosën ta ndanin dhe pastaj të ndaheshin. Por, para



se ta bënin këtë, vendosën të uleshin e të hanin bashkë edhe një herë si shokë të mirë. E dërguan njërin në qytet për të blerë ushqime. Mirëpo atij, gjatë rrugës, i ra ndër mend që ta helmonte ushqimin dhe tërë pasurinë ta merrte për vete. Dy të tjerët, duke pritur, vendosën t'i bënin atij një pritë dhe ta vrisnin, kështu që në vend që ta ndanin në tri pjesë, pasurinë do ta ndanin vetëm ata të dy. Meqë të gjithë arritën të realizonin planet e tyre, pasuria e tyre mbeti pa pronar. Një fabul arabe për lakminë dhe tradhtinë mbaron me fjalën e urtë: "Jam i ngrënë që ditën kur ishte ngrënë kau i bardhë". E fabula tregon se në një pllajë kishin jetuar në begati bari dhe uji tre qe: i bardhi, i përhimi dhe i kuqi. Por një ditë u duk ariu në mal dhe ua mbushi mendjen të përhimit e të kuqit që ta tradhtonin të bardhin, duku u thënë se ata të dy do të kishin më shumë ushqim e ujë dhe me premtimin se nuk do t'i shqetësonte më. Dhe me të vërtetë për një kohë pasi hëngri kaun e bardhë, ariu nuk u shfaq andej, deri sa nuk e mori uria përsëri. Meqë me të dy qetë nuk mund të matej, ishte i detyruar që ta bindte të kuqin për ta tradhtuar të përhimin, dhe me premtimin se më nuk do të kthehej atje. Një kohë i përhimti jetoi për bukuri. Çdo që ishte e tij dhe askush nuk ia turbullonte ujin, derisa nuk qe uritur përsëri ariu, të cilin e pa kau i kuq tek po dilte nga mali. Kau i përhimë filloi të përshëndetet me veten e tij duke menduar: "jam i ngrënë që atë ditë kur ishte ngrënë kau i bardhë". Tradhtia në të cilën kishte marrë pjesë edhe ai vetë, iu kthye edhe si fatkeqësi e tij.

Pas këtyre shembujve, e kemi të qartë për se Pejgamberi i Allahut kishte insistuar aq shumë për marrëdhënie të mira ndërnjerëzore, sa që Pejgamberi në një hadith thotë se gruaja e cila bënte shumë ibadet po kishte marrëdhënie të këqija me fqinjët, do të përfundonte në zjarr. Çmimi i lakmisë së syrit të uritur dhe çdo gjë që të preokupon me të mirat e kësaj bote, shpie në shkatërrim. Kurani thotë:"Kush mbrohet nga lakmia, ai ka ngadhënjyer". (Kuran 59, 9)

## Gara për sakrifikim është burim i fuqisë

Shkakun e dytë të dobësisë Pejgamberi a.s. e ka quajtur frikë nga vdekja. Në të vërtetë kjo ka të bëjë me mungesën e gatishmërisë për një sakrificë supreme, që është gatishmëria për ta dhënë jetën. E kjo gatishmëri për sakrificë është burim i fuqisë. Sot Perëndimi është i fuqishëm, por është bërë i fuqishëm falë rolit të ShBA-së në 100 vjetët e fundit. Në të vërtetë, ShBA-ja në këtë periudhë e ka shpëtuar tri herë Perëndimin nga shkatërrimi: në Luftën e Parë Botërore, në Luftën e Dytë Botërore dhe, në fund, në luftën e ftohtë të planit Marshal, Urës ajrore Berlin etj.. Kryetari i ShBA-së Kenedi, në vitin 1963, kishte fluturuar në Berlin ku do të thoshte fjalinë historike: "Unë jam berlinas dhe ne amerikanët do ta mbrojmë Berlinin dhe atë që ai përfaqëson!" Pra, kurrizi i Perëndimit është Amerika. Pse Amerika dhe jo francezët ose anglezët?

Para disa vjetësh është bërë një hulumtim i gjerë ndërkombëtar për faktin se çkaje cili komb i beson dhe cilat vlera i çmon më së tepërmi. Një nga pyetjet ishte edhe kjo: A jeni të gatshëm të luftoni për atë që besoni? Një e treta e francezëve dhe një e treta e anglezëve patën thënë 'po', kurse dy të tretat e amerikanëve u përgjigjën po kësaj pyetjeje. Ja pra, kjo gatshmëri që të luftohet për atë që beson, të jetosh dhe të punosh për të, është burim i fuqisë.

Shumë rrallë, për bindjet e veta, njeriu duhet të japë jetën. Jemi dëshmitarë se amerikanët e fituan luftën në Kosovë dhe nuk humbën asnjë ushtar, sepse kishin hulumtues, punëtorë, ushtarë, të cilët punuan për t'i ruajtur vlerat e tyre. Derisa myslimanët kishin të njëjtin qëndrim ndaj jetës dhe vlerave të tyre, ishin të fuqishëm. Këtu do të japim një shembull. Mbretëria persiane ishte nga mbretëritë më të vjetra në historinë botërore, të cilën myslimanët e zhdukën për pak vite. Si? Përgjigjen mund ta gjejmë në letërkëmbimin që mbajtën komandantët e fuqive persiane e myslimane para betejës vendimtare. Gjenerali i fundit i ushtrisë persiane, Rrustemi, para luftës ia kishte dërguar udhëheqësit ushtarak të myslimanëve Sead Ibn Vekasit, një të deleguar me porosinë se ushtarët e tij, gjegjësisht sadët e tij, barinjtë e deridjeshëm nuk mund të luftonin me ata persianë të cilët kishin mundur Greqinë dhe Romën, kurse me Bizantin po luftonin në shekuj me sukses, përndryshe, në të kundërtën, nuk do t'u shkruhej mirë. Seadi r.a. iu përgjigj shumë shkurt: "Nuk e di çfarë keni bërë me grekët, romakët e bizantinët, por e di se në mëngjes do t'ju vij me ushtri me njerëz që më shumë e duan vdekjen se jetën!" Fati i Persisë qe vulosur. Mbeti vetëm kujtimi për Rrustemin dhe ushtrinë e tij. Filozofi gjerman Hegeli, thoshte se dallimi në mes njeriut të lirë dhe robit është vetëm se njeriu i lirë është i gatshëm për të vdekur për liri, kurse robi jo.

Ato ishin gjenerata të tjera të myslimanëve e jo këto të sotmet, përtace e të ngadalshme, pesimiste e të prira për jetë negative. Kur shohim myslimanët e këtillë sot, shpeshherë na bie në mend përshkrimi i hazdreti Omerit, të cilin e ka lënë Shiva Binti Abdullah r.a, kur kishte parë një grup myslimanësh si këta të sotmit. Kështu i përshkruante: Kur ecte, ngutej. Kur ushqehej, ngihej. Kur sillte, dhimbte". Ky ishte hazdreti Omeri, i cili me urdhra mund të niste ushtrinë e tij në lindje, veri ose perëndim, njeri me plot vullnet. Sot problemet më të mëdha të myslimanëve janë: apatia, pasiviteti, anonimiteti, pesimizmi dhe gati depresioni kolektiv. Nuk kanë vullnet në fe dhe për një të nesërme më të mirë, që do të na shtynte përpara. Të moshuarit, e për fat të keq edhe të rinjtë ankohen për gjendjen ku janë katandisur. Sipas tyre, jemi në errësirë. Nuk dëshirojmë të debatojmë për këto, sepse në disa segmente dhe për disa kategori njerëzish nuk është e lehtë. Po edhe pse është errësirë, asgjë nuk duan të ndryshojnë dhe përsërisin pakënaqësinë e tyre. Situatën duan ta ndryshojnë dhe ta largojnë errësirën, nëse kërkojmë ndonjë sportel dhe i ndezim dritat, e nëse nuk ka drita, atëherë qirinjtë ose çfarëdo burimi tjetër drite. Kur ta bëjmë këtë, do të largojmë errësirën. Të mos harrojmë se errësira është gjendje natyrore në univers. Aty ku nuk ka dritë, aty mbretëron errësira. Pra të mos lejojmë që të mbetemi në errësirë! Ta largojmë errësirën duke i ndezur dritat. Nëna le ta ndërpresë dhe të mos arsyetoj mossuksesin e fëmijëve të vet në fakultet, kinse me arsyetimin se profesorët janë të korruptuar dhe pa mito nuk mund të përparojnë fëmijët e saj. Fëmijët e këtillë me siguri nuk do të përparojnë, sepse, kur ta marrin librin në dorë dhe të ndeshen me vështirësitë e para të detyrave shkollore, do të dorëzohen duke u arsyetuar se të gjithë janë të korruptuar dhe se babai duhet të paguajë mito. Arsimimi është drita, reflektori të cilin mund ta ndezë kushdo prej nesh.

Por gjendja e një botëkuptimi të këtillë të popullit tonë, edhe pse ka të padrejta, deri diku mund të kuptohen. Gjeneratat që kanë jetuar në 65 vjetët e fundit në Ballkan, kanë mësuar se mundimi është i kotë; shumë ballkanas gati nga tri herë kanë ndërtuar shtëpitë e tyre gjatë jetës së tyre të shkurtër, kurse në shoqëritë e lumtura është normale që çdo e treta gjeneratë të ndërtojë shtëpi nga themeli. Po këtu luftërat e shpeshta kanë shkatërruar vendet nga themeli dhe shërimi i plagëve duhej filluar gjithnjë nga e para.

## Pamundësia e shkencës

Një eksperiment nga psikologjia do të na mundësojë kuptimin më të lehtë të këtyre qëndrimeve. Psikologët kanë bërë një eksperiment me minj të mbyllur në kafaze, ku kishin instaluar rrymën elektrike. Në një kafaz kishte ndërpreres, me të cilin miu mund ta ndërpriste rrymën, kurse në tjetrin kafaz nuk kishte

ndërprerës. Kur shkencëtarët u lëshuan rrymën minjve për herë të parë, minjtë filluan të kërcenin nëpër kafaz për të kërkuar rrugëdalje. Pas disa dështimeve, një mi e kuptoi se rryma ndalej nëse ai qëndronte në ndërprerës. Më vonë, pasi lëshohej rryma, miu kërcente në ndërprerësin dhe i ndërpriste rrymën vetes edhe minjve të tjerë, kështu që njësoj i ekspozoheshin rrymës. Minjtë e tjerë nuk mund të ndihmonin vetes, sepse në kafazin e tyre nuk kishte ndërprerës. Kërcenin dhe qëndronin në një qoshe, dhe rryma vinte e ndërpritej pa dëshirën e tyre. Pas përsëritjes së eksperimentit, shkencëtarët zbuluan për ne dy gjëra me rëndësi. E para, minjtë që ishin në kafazin pa ndërprerës, ata që nuk mund të ndihmonin veten, patën jetë më të shkurtër, sepse sëmureshin shpesh nga kanceri. E dyta dhe më e rëndësishmja, sikur t'i merrnin minjtë nga kafazi pa ndërprerës e t'i futnin në kafazin me ndërprerës, ata minj edhe më tutje, të frustruar dhe të pafuqishëm, qëndronin në qoshe të kafazit dhe, kur vinte rryma, ata prisnin që dikush tjetër të ndërmerrte diçka. Në një eksperiment të ngjashëm me qentë, shkencëtarët u tregonin qenve se ç'duhej bërë, por shumica e tyre nuk mësonin të kalonin prej një pjese në pjesën tjetër të kafazit. Ata ishin mësuar se nuk mund të ndihmonin veten dhe nuk e vërenin se situata mund të ndërrohej. Kështu ndodh edhe me njerëzit tanë; ata janë mësuar që për fatin e tyre të vendosin të tjerët, dhe pak a shumë, nuk është e rëndësishme se ç'do të vendosin të tjerët. Për decenie ky ndërprerës ishte në Vjenë apo në Beograd etj.. Sot më nuk është vendi ynë i tillë, nuk mund të krahasohet me kafazin me ndërprerës, por mund të thuhet se në vendin tonë ka më shum ndërprerës, prej të cilëve njëri është në duart tona dhe me të mund ta zbusim sulmin e rrymës që na shkaktojnë të tjerët. Pra, është koha që të veprojmë kështu.

## Zoti nuk do të na pyesë për obligimet e të tjerëve

Gjithsesi nderimi i vetëdijes dhe i shprehive është një proces i rëndë. Shprehitë nuk vdesin nga pleqëria. Përkundrazi, sa më të vjetra të jenë, aq më të qëndrueshme janë. Njerëzit tanë kanë arsye të shumta që të mos u duhet të bëjnë asgjë duke i fajësuar të tjerët. Kur u harxhoheshin argumentet, ata tërhiqeshin dhe mbështeteshin në vendime të tjera, siç ishin Rambuje, Dejtoni për Bosnjën, Kumanova, Rezoluta 1244 etj. Kjo është pjesërisht e vërtetë, sepse fituam pavarësinë dhe shtetin. Sot kemi probleme që nuk mund të na i zgjidhin të tjerët. Në këtë grup njerëzish bëjnë pjesë funksionarë të korruptuar, studentë përtacë, profesorë të këqij, punëtorë të këqij etj. Faktorët e vendosjes nuk mund të na i meremetojnë rrugët e shkatërruara, të na ngrenë produktivitetin e ulët, punët e këqija, mungesën e ujit, rrymës etj. Këto duhet t'i bëjmë vetë, por në zgjidhjen e këtyre problemeve shumica prej nesh nuk mund të ndikojnë drejtpërsëdrejti. Këto probleme duhet t'i ndjekim me kujdes dhe të marrim pjesë aq sa kërkohet nga ne në zgjidhjen e tyre, po kujdesi ynë i vërtetë duhet të përqendrohet në gjërat për të cilat jemi përgjigjës drejtpërsëdrejti si individë dhe si bashkësi: detyrat në punë, në xhemat, në bashkësinë lokale, në komunë etj.

Çështjet që janë jashtë fuqisë sonë, ua lëmë atyre që mund të kujdesen për to, dhe Zotit. E nëse nuk ka askush prej njerëzve që të kujdeset, me siguri Zoti do të kujdeset ashtu siç u kujdes për Millosheviçin. Kush mendonte në Vidovdanin e vitit 1989 se dhjetë vjet më vonë nuk të kishte Milosheviç dhe as ushtri e polici të tij? E aq më pak ta imagjinonim Milosheviçin në burgun e Hagës? Kjo ishte e paimagjinueshme, sepse nuk kishte përgjigje për pyetjen e parë: Kush do ta ndiqte nga Kosova e ta dërgonte në burg? Por u gjet personi që do të kujdesej për këtë, erdhi Uesli Klarku dhe meritoi pensionin në kurriz të Miloshevicit e pastaj bashkatdhetarët e Milosheviçit, të cilët e duartrokisnin në Vidovdan, 12 vjet më vonë po në atë festë u gjendën në burgje!

Të shkojmë më larg në histori. Shumë njerëz ndihen të pafuqishëm para okupimit 10-vjeçar të Jerusalemit. Është interesant ta kujtojmë se Jerusalemi ishte në një okupim më brutal të kryqëzatave evropiane për afro 80 vjet gjatë shekullit XII, derisa Bota Islame ishte shumë më përpara nga qytetërimi sesa Evropa. Pastaj erdhi Salahudin Ejubiu dhe e çliroi Jerusalemin për 800 vjet të tjerë.

I përmendëm këta dy shembuj për të na kujtuar se detyra jonë është që të punojmë aq sa mundemi, kurse Allahu do të kujdeset për të tjerat. Ai ka premtuar se ne do të jemi përsëri krenarë dhe të fuqishëm, kur të bëhemi robër të mirë të Tij: "E ne në Zebur pas vërejtjes, kemi shkruar se tokën me të vërtetë do ta trashëgojnë robët e Mi të mirë" (Kur'an 21 105). Ky është premtim i Zotit, e ne si myslimanë nuk bën të dyshojmë në premtimin e Tij. Por parashtrohet pyetja nëse jemi ne robër të mirë të Allahut për të cilët aludon ky premtim. Derisa të jemi të pafuqishëm në mënyrën që përshkruam këtu, përgjigjja është se nuk jemi robër të mirë të Zotit. Pra, duhet të ndërrojmë. Por Allahu i Madhërishëm nuk bën ndryshime tek ne me dhunë. Këtë patjetër duhet ta bëjmë ne vetë: "Allahu me të vërtetë nuk e ndryshon gjendjen e një populli derisa ai popull të mos e ndryshoj veten". (Kur'an 13: 11 dhe 8: 53). Me fjalë të tjera, ne ta bëjmë punën tonë, e Allahu me siguri do ta bëjë të Vetën. Secili nga ne individualisht, të jemi njerëz të aksionit, të ndezim qiririn e jo ta shajmë errësirën. Duhet të jemi optimistë dhe t'i kundërvihemi çdo të keqeje që mund ta ndalojmë, sepse shejtani do t'i thërrasë njerëzit pandërprerë për të keqen. Ne duhet të bëjmë çdo të mirë që mundemi. E ka shumë gjëra të vogla, që në rrethinën tonë mund t'i bëjmë më të bukura e më të mira. Në fund do t'i përgjigjemi edhe një hamendjeje, e cila është në bindjen e disa njerëzve: Nëse është krejt ashtu siç pohohet këtu, atëherë si ka mundur Perëndimi të arrijë sukses, ndonëse kryesisht nuk di për Zotin? Do të japim përgjigjen e Ibn Haldumit. Ai thotë se sistemi më i mirë i rregullimit shoqëror është sistemi i rregulluar sipas dëshirës së Zotit - Sheriatit. Pastaj vjen ai që rregullohet sipas mendjes së njeriut, e më i keqi është ai që është bërë sipas dëshirës dhe pasioneve.

Kur nuk ka sistem sipas rregullave të Zotit, si më i mirë pason ai që vendoset sipas mendjes së njeriut, - kjo sqaron mbizotërimin e Perëndimit në botën e sotme, sistemi i të cilit jashtë Perëndimit, të shumtën e rasteve, është i bazuar në dëshira dhe pasione.



# Xhezira Arabike para dhe pas shpalljes

Mr. Samir B. Ahmeti




Fjala "Xhezire", në guhën arabe domethënëë 'ujdhesë'. Pra, kur themi Xhezira Arabe, kemi për qëllim Ujdhesën Arabe. Mirëpo, ajo quhet edhe Shibhul Xhezire, që domethënë 'siujdhesë', ngase pjesa veriore e saj është e kufizuar me tokë, pikërisht me shtetet e Shamit[1]. Andaj, me të drejtë quhet siujdhesë, sepse nuk është e kufizuar nga të gjitha anët me det. Megjithatë, Siujdhesa Arabike - vendbanimi i arabëve - bie në jugperëndim të kontinentit të Azisë. Sipërfaqja e Siujdhesës Arabike arrin afërsisht deri në 3.000.000 km$^2$,[2] domethënë është më e madhe se sipërfaqja e Indisë, si dhe është pesë herë më e madhe se sipërfaqja e Francës. Pra Siujdhesa Arabike, me këtë gjerësi të madhe që ka, si dhe me veçoritë e karakteristikat që posedon, meriton të konsiderohet kontinent i pavarur; ajo konsiderohet Siujdhesa më e madhe në botë.

Xhezira Arabe kufizohet nga jugu me Detin Arab (Oqeani Indian); nga lindja me Gjirin Arabik - Persik dhe me lumin Eufrat; nga perëndimi me Detin e Kuq dhe me istmin e Suezit (në kohën e lashtë; me kanalin e Suezit në kohën e sotme); nga veriu me detin Mesdhe. Pra Xhezira Arabe nga të katër anët e saj është e rrethuar me dete dhe lumenj, përveç një pjese të vogël të saj.

Siujdhesa Arabike zë një pozitë të rëndësishme gjeografike, meqenëse lidhet me tri kontinente: Azinë, Afrikën dhe Evropën. Ndërsa, në aspektin qytetërues para Islamit, Siujdhesa Arabike lidhej me dy qytetërimet dominuese të botës së atëhershme, pra me qytetërimin romako-bizantin dhe me atë persian.

Vlera e pozitës gjeografike, që posedon Xhezira Arabe, ka bërë që ajo të jetë qendër e thirrjes islame, e cila, duke i ftuar të gjithë popujt në përqafimin e saj përfshiu tërë botën. Përderisa Xhezira Arabe është pjesë e kontinentit të Azisë, ajo është afër kontinentit të Afrikës, e më pastaj edhe të Evropës. Pra, pozita gjeografike e Xhezirës Arabe, ka bërë që ajo të jetë mu në mes të qytetërimeve, kulturave, feve dhe qeverive të fuqishme, të cilat patën ndikime me përmasa të gjera. Karvanet tregtare kalonin nëpër Xhezirën Arabe, dhe prej andej arrinin nëpër vende të ndryshme, derisa depërtonin edhe në kontinente të tjera.

Pra, Xhezira Arabe ishte në mes dy fuqive botërore, të cilat i bënin konkurrencë njëra-tjetrës: Fuqisë romako-bizantine - krishtere - dhe asaj persiane - mexhusije -. Pavarësisht nga ngjarjet, që ndodhnin rreth saj, ajo mbeti e ruajtur, me lirinë dhe imazhin e saj. Ajo nuk iu nënshtrua asnjërës nga fuqitë e sipërpërmendura, përveç në disa skaje të saja, ku banonin fise të pakta arabe.

Megjithatë, pozita e Xhezirës Arabe ishte më se e përshtatshme që të ishte qendra e thirrjes islame, e vështruar në nivelin botëror, larg çdo nënshtrimi politik apo ndikimi të huaj.

Pikërisht për këtë arsye, urtësia e Allahut xh.sh. deshi që ta zgjidhte Xhezirën Arabe, gjegjësisht Mekën, që të ishte vendi i pejgamberllëkut të të dërguarit tonë të fundit, Muhamedit a.s., si dhe pikënisja e fesë islame në botë. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "… Më së miri Allahu e di ku ta vërë dërgesën (risalen) e vet. …" (El En'am: 124).

Gjeografët arabë Xhezirën Arabe e kanë ndarë në 5 pjesë: Hixhazi, Tihame[3], Nexhdi[4], Arudi[5], Jemeni[6].

## Hixhazi

Sipas shumicës së gjeografëve, Hixhazi është i përbërë nga një varg kodrash të shumta, të cilat shtrihen nga zonat e Jemenit në jug e gjer në shtetet e Shamit në veri, gjegjësisht në Ejle (Akaba e Jordanisë së sotme). Çdo gjë që është rreth këtyre kodrave, përfshirë edhe luginat, që të gjitha hyjnë në Hixhaz. Hixhazi[7] është quajtur kështu, sepse bën ndarjen në mes krahinës së Nexhdit në lindje, dhe pjesës së Tihames në perëndim.

Gjatësia e Hixhazit nga jugu e gjer në veri është 700 mila, kurse gjerësia nga lindja e gjer në perëndim është 350 mila. Kodrat e Hixhazit janë me lartësi të ndryshme.

Hixhazi bie në mes të Siujdhesës Arabike. Përderisa Jemeni ka rënë viktimë e okupimit habeshit dhe persian, sikurse Hira kishte rënë nën pushtimin e persianëve, ashtu siç kishte rënë fisi Gas-san nën sundimin romako-bizantin, - Hixhazi, përkundrazi, ka ruajtur pavarësinë e vet dhe nuk është përballur me pushtim apo okupim. Ndoshta kjo ndërlidhet me disa shkaqe, prej të cilave: Për shkak të pozitës gjeografike të Hixhazit, që bie në mes të Siujdhesës Arabike, duke qenë e rrethuar me zona shkretinore, shkëmbore dhe me rërë, depërtimi në Hixhaz nuk ka qenë i lehtë përmes këtyre zonave, aq më pak terren i kalueshëm. Shkaku tjetër është se Hixhazi nuk ka qenë vend edhe aq i zhvilluar - i begatshëm, me pasuri tokësore apo të paktën me të mira bujqësore, që t'i kishte tërhequr fuqitë e huaja e të lakmonin okupimin apo pushtimin e tij, dhe të shfrytëzonin ato të mira, po të ishin të tilla. Është me vlerë të përmendet se të gjithë arabët kanë qenë të kujdesshëm dhe të gatshëm, për të ruajtur pavarësinë e Hixhazit, për shkak se në të gjendet Shtëpia e shenjtë - Qabeja -, sepse edhe në kohën e xhahilietit e konsideronin të shenjtë, duke mos përjashtuar as vizitën - haxhin - që i bënin Qabesë, edhe pse shumë prej tyre haxhin e bënin në mënyrë të gabuar.

Hixhazi, qysh prej kohëve të lashta ka qenë vend i shenjtë dhe gëzonte respekt të thellë, sepse në të gjendet Shtëpia e shenjtë, dhe, si e tillë, kushdo që hynte në të, konsiderohej i sigurt. Njerëzit, qysh nga periudhat e stërlashta vizitonin shtëpinë e parë të ndërtuar mbi tokë, për udhëzimin e




njerëzve, pra Qabenë, si dhe bënin tavafin përreth saj. Allahu xh.sh në Kuran thotë: "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë (Mekë), e dobishme e udhërrëfyese për mbarë njerëzimin". (Ali Imran: 96).

Qytetet më të njohura të Hixhazit janë: Meka, Jethribi (Medina), Taifi dhe Xhid-de.[8]

## Meka

Meka bie në një zonë të thatë, me klimë të nxehtë; sidomos gjatë verës vapa është shumë e madhe. Të reshurat janë të pakta, saqë kalon një vit, dy, apo edhe tre vjet e të mos bjerë pikë shiu. Ndërsa, ndonjëherë, kur bie shi - shpesh mund të ndodhë të bjerë befas - me reshje të madhe dhe të shkaktojë vërshime të mëdha, të cilat zbresin nëpër shtigje të maleve dhe lugina, si dhe nganjëherë rrezikohet edhe Qabeja: ndonjëherë mund të ketë ndodhur që uji i shirave të ishte përplasur për pjesët anësore të Qabesë dhe të qëndronte aty afër saj, për disa ditë, për të lënë më pas gjurmë nga balta dhe guralecë.

Pozita gjeografike e Mekës bie në mes të rrugës së karvaneve tregtare, e cila ka shtrirje përballë Detit të Kuq nga veriu e deri në jug, në mes Palestinës dhe Jemenit. Ky qytet bie në Perëndim të luginës së gjerë të quajtur Tihame, e ndarë në mes të kodrave që zënë vend në mes të shkretëtirës së Nexhdit në lindje dhe bregdetit të Detit të Kuq. Këtë luginë e rrethojnë kodra shkëmbore. Lugina merr formën e Hënës, gjatësia e saj është dy herë më shumë se gjerësia, kurse këto kodra në lindje përfundojnë te kodra Ebu Kubejs dhe në perëndim te kodra Kuajkian.

Përderisa pozita gjeografike e Mekës ishte me rëndësi të madhe tregtare, jeta aty bazohej në tregti. Meka ishte vendtakim dhe udhëkryq i rrugëve të shumta, të cilat vinin nga të gjitha anët, si p.sh. nga Jemeni, Gjiri Arabik, Habeshe (Etiopia e sotme) përmes Detit të Kuq, Egjipti, Palestina dhe Siria.

Distanca në mes Mekës dhe Detit të Kuq, arrin afro 70 km.

Disa studiues të biografisë profetike, janë të mendimit se themelimi i qytetit të Mekës ka ndodhur andej nga viti 2.050 para erës sonë. Po se kush e ka themeluar Mekën dhe cilët kanë banuar për herë të parë në këtë qytet, këta studiues nuk janë të një mendimi. Megjithëkëtë, shumica e historianëve thonë se të parët që e ndërtuan dhe banuan në Mekë ishin amalikët[9], dhe pas tyre aty u vendos fisi Xhurhum, pasi Ibrahimi a.s. vendosi të birin e tij Ismailin me t'ëmën, Haxheren, në atë luginë - pa bimë e pa ujë -. Ismaili a.s.

filloi të rritej, e kur u bë burrë, bashkëjetoi me xhurhumasit dhe iu përshtat jetës së tyre. Fisi Xhurhum nuk ruajti shenjtërinë e Haremit (Mekës), derisa në mesin e tyre filluan të shfaqeshin padrejtësi, duke marrë përmasa të mëdha edhe prishja e moralit të tyre. Shumë prej tyre rrëmbyen pasurinë që i dhurohej Qabesë. Historiani i shquar Ibn Hishami thotë se sundimi i fisit Xhurhum në Mekë ka vazhduar derisa s'kishte ardhur aty fisi Huza'a, njëri prej fiseve të Jemenit, i cili luftoi kundër fisit Xhurhum dhe triumfoi ndaj këtij të fundit. Pastaj fisi Huza'a e dëboi fisin Xhurhum nga Meka, për të sunduar më pastaj vetë në Mekë. Fisi Huza'a, pasi mposhti fisin Xhurhum, vazhdoi të sundonte Mekën për afro 300 vjet (sipas një transmetimi tjetër, për 500 vjet), derisa nuk erdhi Kusaj bin Kilabi, nga fisi Kurejsh. Fisi Kurejsh ishte i shpërndarë tek fisi Benu Kenane. Kusaj bin Kilabi, pasi bëri bashkimin e familjeve të fisit Kurejsh, u zgjodh prijës i fisit Kurejsh, si dhe, pasi pas një lufte arriti të dëbonte fisin Huza'a nga Meka, u bë edhe udhëheqës i Mekës dhe përgjegjës i Qabesë. Kështu fisi Kurejsh sundoi Mekën deri në kohën e shfaqjes së Islamit.

Meka është një vend i vjetër, të cilin e ka përmendur Batlimus Aleksandër (jetoi në shekullin II miladi) me emrin (Macoraba) në librin e tij të gjeografisë. Por, gjithsesi Meka është shumë më e vjetër se shekulli II, por nuk gjejmë ndonjë tekst të kohës së injorancës, i cili të dëshmonte për emrin e saj të vjetër.

Disa historianë mendojnë se emri i sotëm i Mekës - Mek-ketun - ka ardhur nga fjala babilonase (Mekaa), e cila domethënë (shtëpi). Emri (Bek-ketun), është përmendur në Kuran, ashtu siç është përmendur edhe emri (Mekketun): “Dhe Ai është që pengoi duart e tyre prej jush dhe duart tuaja prej tyre brenda në Mekë, pasi ju dha fitoren kundër tyre, e Allahu mbikëqyr atë që ju punoni”. (El Fet'h: 24). Disa prej këtyre historianëve e kanë analizuar këtë për të ardhur në përfundimin se fjala (Mek-ketun) është emri i qytetit, kurse emri (Bek-ketun) emri i shtëpisë së shenjtë.

Disa historianë të tjerë mendojnë se historia e vërtetë e Mekës fillon nga koha e Kusaj bin Kilabit - gjyshi i pestë i Muhamedit a.s. -. Domethënë në mes të shekullit II miladi, në bazë të vlerësimit të tyre, ose në fillim të shekullit VI miladi, në bazë të vlerësimit të disa të tjerëve.

Me anë të rrugës së verifikimit studimor nuk dihet se kur ka ndodhur themelimi i qytetit të Mekës, mirëpo mbizotëron mendimi i shumicës së historianëve, se pozita e rëndësishme gjeografike e Mekës, për shkak të rrugës së karvaneve tregtare, kishte bërë që qysh prej kohës së lashtë të ishte stacion i komunikacionit tregtar, në të cilin njerëzit e karvaneve qëndronin për ditë të tëra, për shkak se aty mund të gjenin ujë të pijshëm. Mirëpo ajo që ndikoi në ngritjen e vlerës së Mekës dhe transformimit të saj nga një vend pushimi të tregtarëve në një qytet të lulëzuar, ndodhi vetëm atëherë kur ishte ndërtuar Shtëpia e shenjtë për adhurim.

Vlen të përmendet se, për shkak të luftërave të gjata që u zhvilluan në fillim të shekullit VII në mes persianëve dhe romako-bizantinëve, u ndërprenë rrugët e tregtisë në mes Lindjes dhe Perëndimit. Prandaj ishte e natyrshme që qendra ekonomike të transferohej në drejtimin perëndimor të Siujdhesës Arabike, pra në drejtim të Mekës. Vlera e Mekës, me pozitën e saj gjeografike, pati ndikim të madh në lulëzimin e saj, sepse ajo bie në udhëkryqin e rrugëve përmes të cilave udhëtarët kalonin nga lindja e Siujdhesës Arabike drejt botës së detit Mesdhe, si dhe në mes Afrikës dhe shteteve të Shamit.

Pastaj, shumë njerëz të fiseve arabe, qenë të detyruar t'i braktisnin vendbanimet e tyre, nga pjesë të tjera të Siujdhesës Arabike, për shkak të konflikteve fisnore, dhe ata qenë orientuar drejt Mekës, për të qenë banorë të saj. Po ashtu edhe shumë grupe jemenase kishin bërë emigrim në drejtim të Mekës për shkaqe të ndryshme të kushteve të tyre të jetës, dhe ata emigrantë konsideroheshin si njohës të shkathtë dhe me përvojë të gjerë në fushën e tregtisë. Kështu numri i banorëve të Mekës rritej, sikurse shtohej edhe aktiviteti i shumanshëm i tyre.

Ishte e natyrshme që në ato rrugë të gjata tregtare të Siujdhesës Arabike, të kishte një sërë tregjesh, në të cilat karvanet tregare do të ndaleshin aty ku banorët e atyre vendeve dhe të zonave përreth, të bënin shitblerje. Tregjet që përfshinte zona e Mekës, ishin: Uk-kadh, Dhul Mexhaz dhe El Mexhen-ne.

Mbi të gjitha, Meka ka qenë qendër fetare, e cila tërhiqte zemrat e arabëve, dhe i bashkonte ato në një vend. Arabët, qysh prej kohëve të lashta, si dhe nga të gjitha anët e Siujdhesës Arabike, vinin në Mekë për të kryer haxhin. Pikërisht për këtë arsye, Qabeja është quajtur Bejtul Atik, që domethënë (shtëpia e vjetër), për shkak të lashtësisë së saj.

### Jethribi (Medina)

Nga qytetet më të rëndësishme të Hixhazit, është edhe Jethribi (Medina), që bie në një rrafshnaltë, në largësinë afro 500 km nga Meka.

Historia e lashtë e Jethribit, nga të gjitha anët e saj është e mjegullt. Pra, historia nuk mund ta pranojë si të saktë atë që transmetojnë historianët arabë, rreth historisë së lashtë të Jethribit, e cila i ka paraprirë biografisë profetike. Mirëpo, është e mundur që të hasim në të dhëna historike të Jethribit qysh prej fillimit të shekullit VI miladi, për shkak të afërsisë së kësaj periudhe me ngjarjet e biografisë profetike. Përshkrimi i parë, që bëjnë transmetimet e vjetra, është se Jethribi ka qenë një oazë.

Thuhet se data e themelimit të tij është andej nga viti 1600 para erës sonë.

Të parët që banuan Jethribin, ishin amalikët; më pastaj këta u mposhtën nga disa fise çifute, të cilat u vendosën për të jetuar në Jethrib - edhe pse të dhënat rreth shpërnguljes së çifutëve (jahudinjve) janë të mjegullta. Pra vendosja e fiseve çifute në Jethrib ka qenë andej nga shekulli I dhe II miladi. Ardhja e jahudinjve në Jethrib, ishte si shkak i luftërave, të cilat i bënë romakët në Siri kundër jahudinjve. Jahudinjtë[10] u shpërndanë nëpër vende të ndryshme dhe disa prej fiseve të tyre, në krye të të cilave ishin fiset Benu Nedir, Benu Kajnuka dhe Benu Kurejdha, u orientuan në drejtim të Jethribit. Jethribi, kur erdhën aty jahudinjtë, nuk ishte i zbrazët, i pabanuar; madje jo vetëm Jethribi po edhe vende të tjera që gjenden në veri të Jethribit, ishin të banuara me fise arabe, disa prej të cilave kishin luajtur rol në ato zona, siç ka qenë fisi Gatafan. Pasi u vendosën në Jethrib, jahudinjtë filluan të ndërtonin kështjëlla dhe kala, për t'u mbrojtur nga ndonjë sulm eventual. Kjo jep për të kuptuar se, kur kishin ardhur në Jethrib për t'u vendosur si banorë, ata ki-

shin hasur në rezistencë të fortë dhe të befasishme, që u ishte bërë nga popullata autoktone - me autoktoni relative -, e që domethënë, nga fiset arabe. Pas një periudhe kohore, numri i banorëve jahudinj në Jethrib u rrit, dhe nuk shkoi shumë gjatë e ata llogariteshin popullatë shumicë në Jethrib. Këto fise çifute, u vendosën dhe vazhduan të jetonin në Jethrib, derisa të vinin atu nga Jemeni fiset Evsi dhe Hazrexhi, pasi ishte shkatërruar penda e Me'rebit, në ish-shtetin e quajtur Seb'e. Me'rebi, si kryeqytet i Seb'es, ishte 60 mila larg nga Sana - kryeqyteti i Jemenit të sotëm.

Jahudinj, me Evsin dhe Hazrexhin, në Jethrib jetuan së bashku një periudhë kohore, në marrëdhënie të mira në mes tyre. Për çështje të sigurisë, arabët dhe jahudinjtë kishin bërë aleancë midis tyre. Mirëpo, kur fuqia dhe pushteti i Evsit dhe Hazrexhit u forcuan, atëherë jahudinjtë shfaqën inatin dhe urrejtjen ndaj aleatëve të tyre arabë, si dhe prishën aleancën që kishin bërë më përpara. Më pastaj fiset arabe - Evsi dhe Hazrexhi, në kohën kur udhëheqës i arabëve në Jethrib ishte Malik bin El Axhlani nga fisi Hazrexh - kërkuan ndihmë prej kusherinjve të tyre nga fisi Gas-san - nga Biladu Sh-shami, kur emir i fisit Gas-san ishte Ebu Xhubejle-, të cilët u erdhën në ndihmë kundër jahudinjve. Pra, arabët, duke vrarë udhëheqësit e jahudinjve, arritën të mbizotëronin dhe të sundonin Jethribin. Prej asaj kohe, jahudinjtë filluan t'i luftonin fiset arabe me një luftë të fshehtë, duke përdorur intriga dhe mashtrime prej më të ndryshmeve. Pas një kohë ata arritën që, duke shfrytëzuar konkurrencën midis fisit Evs dhe atij Hazrexh për të dominuar, e cila konkurrencë u shëndrrua në urrejtje dhe armiqësi, t'i nxisnin fiset arabe kundër njëri-tjetrit, për të përfunduar më pas në luftëra të përgjakshme në mes këtyre dy fiseve arabe. Dita e një lufte të ashtuquajtur "Buath", e cila ndodhi pak para hixhretit, ishte lufta e fundit në mes Evsit dhe Hazrexhit, kur njerëzit e të dy palëve vërejtën rezultatet e hidhura të këtyre luftërave, duke mos përjashtuar as dobitë e jahudinjve, që përfitonin nga ngatërresat e arabëve në Jethrib. Arabët (në Jethrib) kishin hetuar mashtrimet dhe intrigat e jahudinjve me të cilat i nxisnin për të luftuar, kështu që jahudinjtë filluan t'i quanin "dhelpra".




Në përgjithësi, lufta e Buathit i kishte dërrmuar të dy palët, nga Evsi dhe Hazrexhi, të cilët filluan të anonin nga bashkimi i tyre, si dhe të dy palët u pajtuan për një marrëveshje. Njëri nga anëtarët e fisit Hazrexh, ishte edhe Abdullah bin Ubej-j bin Seluli, i cili kishte qëndrim neutral ndaj kësaj marrëveshjeje. Konflikti në mes tyre u zgjidh dhe të gjithë u pajtuan për kurorëzimin e Ibn Selulit, si mbret apo udhëheqës i tyre në Jethrib. Kjo gjendje në Jethrib vazhdoi në këto rrethana, derisa aty nuk erdhi feja islame, e cila u përhap më shpejt se kudo tjetër. Ardhja dhe vendosja e Muhamedit a.s. me shokët e tij, në Medinë, prodhoi bashkimin e arabëve në Medinë sidomos, dhe në tërë Xhezirën Arabike në përgjithësi. Dy fiset udhëheqëse të Jethribit, nxituan të pranonin Islamin me një hov të madh, që anëtarët e tyre më pas të njiheshin në historinë islame si "ENSARË", që domethënë 'ndihmëtarë të Muhamedit a.s. dhe të vëllezërve të tyre muhaxhirë'.

Qyteti Jethrib, qysh nga e kaluara e lashtë binte në rrugën e karvaneve tregtare, në mes Lindjes dhe Perëndimit, në mes Mekës dhe Shamit, një rrethanë që e bëri Jethribin të lulëzonte e të përparonte. Përveç kësaj, me ardhjen e Islamit dhe me Hixhretin e Muhamedit a.s. dhe të sahabëve të tij, Jethribi arriti një nderim të madhërueshëm. Jethribi me emrin e ri "Medina" u bë kryeqendra e shtetit islam, të cilin e themeloi Muhamedi a.s. në Medinë.

Në Medinë është edhe Xhamia e Pejgamberit tonë të fundit, Muhamedit a.s., e cila për nga vlera, konsiderohet xhamia e dytë, edhe pse për nga ndërtimi është e treta - pas Qabesë dhe Mesxhidul Aksasë -. Vizita e Xhamisë së Pejgamberit a.s. fetarisht ka vlerë të çmuar. Në Xhaminë e Pejgamberit a.s., është një copë toke e saj, e cila mban trupin më të vlefshëm të tërë njerëzimit, pra trupin e Muhamedit a.s., më të dashurit të Allahut xh.sh..

Në Medinë dhe rreth saj hasim në gjurmët dhe kujtime të dashura të Muhamedit a.s. dhe të sahabëve të tij, të cilat përfshijnë ditët e Islamit dhe ngjarjet e tij. Gjithashtu në Medinë gjendet edhe një vend me vlerë të madhe, i quajtur "El Beki'ë", ku janë varret e gjeneratës më të pastër shpirtërisht, si dhe më të pasur me vepra të mira, - varret e sahabëve dhe të tabi-inëve.

## Taifi

Qyteti Taif, është qyteti i tretë i Hixhazit për nga rëndësia, i cili është quajtur me emrin "Vexh", atribuar Vexh bin Abdul Haj-it, njëri nga udhëheqësit e amalikëve që kishin banuar në të. Në Taif kishte emigruar fisi Hevazin nga Vadil Kura, e më pastaj kryetari i këtij fisi Kasb bin Muneb-bih bin Bekër bin Hevazin, ishte martuar me të bijën e kryetarit të fisit Vexh - Amir El Udvaniut. Pas një kohe, Kasbi u bë i njohur me emrin Thekif…. Mandej, kur banorët e këtij qyteti u shtuan, ndërtuan mure për të qenë të mbrojtur nga rreziqet eventuale, të cilat më pastaj i quajtën "Taif"[11], prej nga ky qytet është quajtur Taif, në vend të emrit Vexh.

Ky qytet bie në juglindje të Mekës, në largësi afro 75 mila - apo 100 km prej saj, mbi një breg të lartë, si dhe është mbrapa kodrës "Gazevan", ku banonin fiset Hudhejle.

Klima në këtë qytet, gjatë dimrit është e ftohtë - saqë ndodh të ngrijë ujët -, kurse gjatë verës klima është e freskët. Pra, për shkak të klimës së përshtatshme, Taifi qysh nga e kaluara ka qenë dhe është ende, një vend pushimi për banorët e Mekës, si edhe për banorët e vendeve të tjera.

Taifi është i rrethuar me shumë lugina, në të cilat gjatë stinës së shirave, mblidhen ujëra. Gjithashtu, në këtë qytet gjenden burime dhe kroje të shumta. Ka tokë pjellore, me kopshte të mëdha, të cilat prodhojnë fryte të shkëlqyeshme. Të mbjellat bujqësore gjithnjë kanë qenë të nivelit të lartë, dhe po këto cilësi i kanë ruajtur deri në ditët tona. Për banorët e Mekës, Taifi siguron fruta të shumta, siç është rrushi, i cili është aq i ëmbël dhe i freskët, saqë nuk krahasohet me asnjë lloj tjetër rrushi të vendeve të tjera, ashtu siç është edhe rrushi i tharë, i cili merret shembull për cilësi; më pastaj kajsitë, shegët etj. Përveç kësaj, qyteti i Taifit kishte pozitë të volitshme tregtare, për shkak të afërsisë me tregjet e Hixhazit, siç ishte tregu "Uk-kadh". Gjithashtu, Taifi kishte lidhje të mira me banorët e Mekës, të cilët në këtë qytet kishin prona të tokës bujqësore, dhe aty të pasurit prej tyre investonin në tregtinë e banorëve të Taifit. Pra, qyteti i Taifit, kishte përfituar si nga aspekti i ekonomisë, po ashtu edhe nga aspekti i zhvillimit dhe përparimit, si rezultat i angazhimit të popullatës së tij me bujqësi dhe tregti.

Qytetin e Taifit, qysh nga e kaluara e lashtë, e banonte fisi Thekif, i cili, me ardhjen e Muhamedit a.s., llogaritej prej fiseve të vonuara në përqafimin e fesë islame. Mirëpo më pastaj, banorët e fisit Thekif konsiderohen më të përpiktët ndër fiset arabe, në qëndrimin e tyre ndaj fesë islame.

---

*Literatura e konsultuar:*


1. Es-siretu n-nebevij-jetu fi davi lmesadiri laslij-jeti: Prof. Dr. Mehdi Rizkullah Ahmed, Daru Imami d-daveti, botimi i dytë, 1424 h, Rijad, Mbretëria e Arabisë Saudite.
2. Es-siretu n-nebevij-jetu: Ebul Hasen Ali El Husni En-nedevi, Darul Kalem, botimi i tretë, 2006 m - 1427 h, Damask, Siri.
3. Es-siretu n-nebevij-jetu fi davil Kur'an ve S-sun-ne: Dr. Muhammed bin Muhammed Ebu Shuhbe, Darul Kalem, botimi i tetë, 2006 m - 1427 h, Damask, Siri.
4. Muhammed Hatemul murselin: Dr. Shevki Dajf, Darul mearif, pa numër dhe pa vit botimi, Kajro, Egjipt.
5. Muhammed A'dhamul besheri (Es-siretu n-nebevij-jetu fi thevbin xhedidin): Muhamed Ahmed Hadr, pa numër dhe pa vit botimi, Kajro, Egjipt.
6. Sej-jiduna Muhammed Resulullah: Muhammed Mahmud Abdul Alim, Sheriketu Sh-shemerli, botimi i dytë, pa vit botimi, Kajro, Egjipt.
7. Tarihul arabil kadim: Dr. Tevfik Ber-ru, Darul fikr, botimi i dytë, 1996 m - 1417 h, Damask, Siri.
8. Historia islame -1-: Bajrush Ahmeti, boton Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alaud-din" e Prishtinës, 2004, Prishtinë.
9. Përkthimet e ajeteve kur'anore janë të huazuara, nga përkthimi i H.Sherif Ahmeti.


---

*Fusnotat:*

1. Shtetet e Shamit janë: Siria, Jordania, Libani dhe Palestina.
2. www.wikipedia.com
3. Tihame: Njëra ndër krahinat e Xhezirës Arabike, e cila ka pozitë gjeografike të ulët, shtrihet në afërsi të brigjeve të Detit të Kuq, nga Jenbu'i e gjer në Nexhran të Jemenit. Është quajtur "Tihame" për shkak të nxehtësisë së madhe që ka ky vend, si dhe për shkak të erërave të pakta. Quhet gjithashtu edhe "Gavr - ultësirë, thellësi -", për shkak të pozitës gjeografike të ulët që ka trualli i saj, në krahasim me tokën e Nexhdit.
4. Nexhdi: Njëra ndër krahinat e Xhezirës Arabike, që në jug shtrihet nga Jemeni e në lindje vazhdon gjer në shkretëtirën e Bahrejnit, është një rrafshnaltë, në të cilën ka shkretëtira dhe male.
5. Arudi: Konsiderohet njëra ndër krahinat e Xhezirës Arabike, e cila përfshin Jemamen - apo Arudin (e jo Jemamen e Nexhdit), Umanin dhe Bahrejnin.
6. Jemeni: Njëra ndër krahinat e Xhezirës Arabike, që shtrihet nga Nexhdi e gjer në Oqeanin e Qetë në jug, kurse në perëndim ka Detin e Kuq
7. Hixhazi: fjalë arabe, që do të thotë 'brez', 'rrip', 'zonë'. Në kuptimin gjuhësor rrjedh nga folja haxheze - jahxhuzu, me kuptimin 'ndan', 'veçon'.
8. Xhid-de: Njëri prej qyteteve të Hixhazit. Konsiderohet port apo liman i Mekës, në Detin e Kuq. Është afër 75 km larg Mekës. Toka e këtij qyteti është me rërë dhe nuk ka tokë bujqësore. Renditet prej limaneve më të rëndësishme në tërë Hixhazin. Përmes këtij qyteti, nga ana e Detit të Kuq, bëhet importi dhe eksporti i mallrave; kjo konsiderohet prej qendrave më të rëndësishme të vendit. Ky qytet, tani bie në njërën prej dy rrugëve, që lidh Mekën me Medinën.
9. Amalikët: Janë fis nga arabët "baide" - të shuar, të së kaluarës së lashtë -. Rrjedhin nga pasardhësit e Laviz bin Sam bin Nuhut. Amalikët një kohë kanë sunduar Egjiptin, aty formuan një familje sundimtare, afërsisht në shekullin XXIII para erës sonë. Po ashtu kanë sunduar edhe Irakun, ku themeluan shtetin e tyre. (Shiko në: Ebu Shuhbe; fq: 56).
10. Nga kjo po kuptohet se, jahuditë kanë qenë të ardhurë në Jethrib. Mirëpo, ndershmëria e arabëve bëri, që t'u mundësohet jahudive të vijnë dhe të bashkëjetojnë me arabët vendasë në Jethrib. Kjo bashkëjetesë vazhdoi derisa erdhi dhe u përhap feja islame. Por, jahuditë përdorën metoda nga më të ndryshmet, me synimin e çrregullimit të marrëdhënieve në mes të fiseve arabe: si ato të tradhtisë, mashtrimit dhe manipulimeve të fshehta, e që nxitin urrejtje. Të gjitha këto, i vazhduan edhe kundër Muhamedit a.s. dhe myslimanëve, gjë që ka qenë e patjetërsueshme dëbimi i tyre nga Jethribi, si edhe nga tërë Hixhazi.
11. "Taif": Fjalë arabe, që rrjedhë nga folja TAFE - JETUFU, që donë të thotë: ai që sillet rrotull rrethë një objekti apo shtëpia, etj. Pra, Taifi u quajt kështu, për shkak të rrethimit të popullit nga muret e ndërtuara.

# Alternativa Islame për luftimin e varfërisë

Islami është një fe, e cila përmirësimin e raporteve ndërnjerëzore e ka moto të përhershme. Zhdukjen e ndasive klasore e shtresore dhe luftimin e gjërave që krijojnë kushte të disharmonisë shoqërore, Islami e ka pasur prioritet qysh nga ditët e para.

Islami si program, veçohet nga programet e tjera për tri elemente thelbësore:

1. Është Hyjnor për nga origjina dhe burimi, dhe, nëse Allahu i Madhëruar është i patëmeta, atëherë edhe Islami si ligj prej Tij është i tillë.
2. Është Gjithëpërfshirës për nga aspekti i zgjidhjes së problemeve të jetës së njeriut, që do të thotë se ligje të tjera nuk na duhen, dhe
3. Është Aktual, në vështrimin e vlefshmërisë për çdo kohë dhe vend.

Meqenëse bota është përfshirë nga kriza të mëdha ekonomike dhe varfëria vazhdon të trishtojë qindra miliona njerëz anekënd botës, në këtë punim ekskluzivisht do t'i qasemi kësaj problematike nga këndvështrimi islam.




## Si zhduku varfërinë Islami?

Metodat dhe mënyrat që përdori feja islame në luftimin e varfërisë, janë të shumta, megjithëse ato mund të përmblidhen në dy më kryesoret:

**1. Luftë ideore në fushën e mendimit dhe perceptimit**

Angazhimi islam në këtë aspekt ishte i fokusuar në zbehjen e imazhit të varfërisë, ani pse ajo nuk paraqet problem në aspektin fetar. Ajo që Islami mëton këtu, është zhdukja e varfërisë në mënyrë që myslimanët të mos dobësohen e më pastaj të nënshtrohen nga ata, që sot, në emër të vlerave - shkatërrojnë vlerat, në emër të lirisë - shkatërrojnë popuj, në emër të ndihmave - japin kamata, dhe ja, si rezultat i këtyre "virtyteve" të kanibalëve, bota përjeton tmerrin më të madh ekonomik brenda dekadash.

Bindjet se "varfëria është e shenjtë", "varfëria i duhet besimtarit", "besimtari nuk duhet të ketë pasuri", Islami i konsideron besëtytni dhe bindje të gabuara. Si mund të cilësohen të tilla kur ato Ymetit i sjellin vetëm fatkeqësi. Në një hadith kudsijj qëndron se Allahu i Madhëruar ka thënë: "Ne e kemi zbritur pasurinë për faljen e namazit dhe për dhënien e zekatit..."[1].

Në këtë hadith janë dhënë instruksione shumë të qarta për pasurinë. Ajo duhet të destinohet në dy rrugë kryesore:

a) Fetare, në vështrimin e ndërtimit të objekteve fetare - xhami, shkolla apo universitete fetare.
b) Shoqërore, në vështrimin e solidarizimit duke dhënë zekatin për ata që nuk kanë.

Si mund ta ketë këtë status varfëria kur Islami u forcua pikërisht me kontribute të njerëzve të tillë, që kurrë më njerëzimi nuk do të shohë?! Dhënia e tërë pasurisë nga Ebu Bekri, dhënia e gjysmës së pasurisë nga Omeri, dhënia dhjetëra herë e pjesëve të mëdha të pasurisë nga Uthmani e AbduRrahman b. Aufi, etj. Madje vetë Muhamedi, alejhi's selam ka deklaruar: "Asnjë pasuri sikur ajo e Ebu Bekrit, nuk më ka bërë dobi"[2].

Si mund të konsiderohet e tillë varfëria, kur Islami:

- Pasurinë e cilësoi si dhuratë prej Allahut të Madhëruar[3],
- Nxiti që të lutemi për pasuri mëngjes e mbrëmje[4],
- Pasurinë e bëri si shenjë edhe të besimit të sinqertë,[5] ndërsa varfërinë si shenjë të mohimit, mëkateve dhe kryeneçësisë[6],
- Nxiti për sadaka[7] dhe lejoi zilinë[8] vetëm për pasurinë që jepet për Allahun e Madhëruar.

Pra, kështu Islami, duke urryer në njërën anë varfërinë, dhe duke nxitur në anën tjetër për pasuri të ndershme, apo, thënë më mirë, duke vetëdijësuar besimtarin karshi kësaj dukurie, ofron këtë alternativë psikologjike, ndikimi i së cilës është mjaft i madh.

**2. Luftë praktike në rrafshin e veprimit dhe menaxhimit**

Islami nuk është imagjinar dhe nuk kufizohet vetëm në teori, por, krahas kësaj, ai sjell edhe hapa praktikë në zgjidhjen e problemeve. Ai i ngjan një are, që nga djerrina shndërrohet në tokë të pëlleshme, e në këtë kontekst, nga varfëria shndërrohet në një vend të përparuar. Veprimet që Islami vendosi për luftimin e varfërisë, janë:

1) Puna dhe angazhimi. Gjëja e parë që mund ta vërejmë në këtë kontekst, është mishërimi i dy parimeve, atij teorik dhe praktik. Islami lufton bindjen e gabuar përkitazi me punën në dy aspekte:

a) Mbështetjen e gabuar në Allahun e Madhëruar, sepse, po nuk punove, mbështetja konsiderohet false. Omeri transmeton se Pejgamberi alejhi's selam ka thënë: "Sikur ju të mbështeteshit në Allahun e Madhëruar ashtu siç duhet të mbështeteni, do t'ju furnizonte ashtu siç i furnizon zogjtë; gdhij-



në të uritur e kthehen me barkun plot”[9].

Dëshmi është fjala: “gdhijnë...kthehen”, që nënkupton lëvizjen dhe angazhimin.

b) Inferioriteti ndaj llojeve të punëve. Turp është të shtrish dorën[10] apo të bësh punë të paligjshme, kurse të punosh punë të ndershme, çfarëdo qofshin ato, nga të cilat fiton bukë, është nder sipas Islamit. Kështu, tërë atyre që favorizojnë varfërinë ndaj disa punëve që qenkan të thjeshta për ta, Islami ua kujton se edhe të dërguarit e Allahut, pejgamberët, alejhimu’s selam, ushtruan funksione nga më të ndryshmet. Musai dhe Muhamedi, alejhima’s selam, dy prej pejgamberëve më të zgjedhur, në veçanti, dhe të gjithë pejgamberët e tjerë, në përgjithësi, ishin barinj,[11] kurse Davudi, alejhi’s selam, ishte edhe farkëtar[12].

Të kthehemi tek puna. Islami njeriut i la në dispozicion mundësi të shumta për të arritur pasuri të ndershme. Ndër to janë:

a) Mbizotërimi mbi pasuritë tokësore dhe nëntokësore. Thotë Allahu i Madhëruar: “Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja”. (El Mulk, 15)

b) Tregtia. Feja nuk bie ndesh me punën. Ato janë të lidhura midis tyre në atë mënyrë që njëra plotëson tjetrën. Feja mbikëqyr anën legjislative, ndërsa puna ndikon në zhvillimin e saj.

c) Mbjellja e tokës. Meqenëse më lart aluduam këtë, ajo që këtu synojmë është një buqetë parimesh të arta islame përkitazi me tokën, të cilat do t’i përmbledhim në pikat vijuese:

c.1. Toka nuk mbillet që vetëm ti të përfitosh prej saj. Edhe nëse nuk të jepet rasti që të fitosh prej saj drejtpërdrejt, materialisht, duhet ta mbjellësh atë, që të jetë një lëmoshë rrjedhëse për ty[13].

c.2. Toka e papunuar kalon në pronësi të atij që e punon. Ka thënë Pejgamberi, alejhi’s selam: “Kush ngjall një tokë të vdekur, ajo bëhet pronë e tij”[14].

Në komente të këtij hadithi janë dhënë kuptime të mrekullueshme. Është quajtur tokë e vdekur, ngase punimi i saj është jetë për të, sa kohë që e kundërta është vdekja. Kurse mbi pronësinë, janë dhënë këto mendime:

- Shumica dërrmuese e dijetarëve: Ajo bëhet pronë e tij, pa marrë parasysh lejen e pushtetit dhe afërsinë e saj nga shtëpia (në vështrimin që banorët që janë afër, kanë nevojë për atë tokë).
- Ebu Hanife: Leja e pushtetit duhet patjetër.
- Maliku: Nëse është afër shtëpive që kanë nevojë për atë tokë, lihet, përndryshe merret[15].

Në kuadër të ndërmarrjeve praktike për luftimin e varfërisë, Islami ka krijuar edhe dy organe të fuqishme, që janë faktorë kyç në mbylljen e derës së varfërisë:

**1. Solidarizimi shoqëror. Ky organ, për të dhënë efektin e vet, duhet të jetë i kombinuar patjetër edhe me dy pjesë bazë:**

1. a. Solidarizimi me njerëzit që nderi nuk i lë të lypin, edhe pse kanë nevojë[16].

1. b. Mosdhënia atyre që janë të shëndoshë për të punuar, por janë dembelë. Pejgamberi, alejhi’s selam ka thënë: “Sadakaja nuk i lejohet pasanikut dhe as atij që është i aftë për punë”[17].

Solidarizimi shoqëror ndahet në dy pjesë:
- Solidarizimi me farefisin dhe të afërmit, dhe
- Solidarizimi me të tjerët.

Programi islam për solidarizimin me të afërmit është i pashembullt në botë. Është e pamundur të gjendet ndonjë ligj a mësim që nxit e stimulon për këtë ndihmë reciproke, ashtu siç e bën Islami. E ka lidhur këtë me aq gjëra madhështore, saqë njeriu, sikur të mos kishte motiv tjetër për punë, vetëm ky do t'i mjaftonte. Atë e cilësoi si:
- Paralelisht me adhurimin për Allahun e Madhëruar[18],
- Urdhër prej Allahut të Madhëruar[19],
- E kushtëzoi me besimin në Allahun e Madhëruar dhe Ditën e Llogarisë[20],
- Shans për shtimin e pasurisë[21], etj.

Kurse, kur jemi tek solidarizimi i gjerë, Islami na mëson se ai gjithnjë synon shpirtin e njeriut për të koordinuar më pas sjelljet e gjymtyrëve me direktivat e tij. Meqë ka njerëz të shumtë, të cilëve, për shkaqe të ndryshme, nuk ua dimë gjendjen, Islami la burime të tjera, që tërthorazi paraqesin solidarizimin me ta. Prej këtyre burimeve, do të veçonim:
- Zekatin, i cili derdhet në shumë fonde[22],
- Shpagimet për disa mëkate, si: për betim[23], për marrëdhënie seksuale të qëllimshme gjatë ditës në muajin e Ramazanit[24], shpërfillje të disa ritualeve të haxhit[25], shpagim për mosagjërim me arsye[26], pastaj kurbani në Haxh, kurbani për Bajramin e Madh, akika (kurbani për lindjen e fëmijës), etj.

**2. Përkujdesja shtetërore, që shtrihet në dy rrafshe:**
- Përkujdesje në vështrimin e krijimit të kushteve të punës për ata që janë të gatshëm të punojnë, po që nuk kanë mundësi. Shteti duhet të intervenojë me ndihma dhe kredi pa kamatë, sidomos për ata që duan të hapin ndërmarrje apo ta punojnë tokën. Ebu Jusufi, njëri nga Gjykatësit Supremë të shtetit islam, kishte lejuar huazimin e të hollave nga Arka e Shtetit për qëllimet që i përmendëm sipër.
- Përkujdesje nga të ardhurat e shtetit për ata që kanë nevojë.

Fondit i Arkës së Shtetit, nga i cili bëhet përkujdesja, mblidhet nga:
- Zekati[27],
- 1/5 e presë së luftës[28],
- Fi'ji, pasuri të cilën myslimanët e marrin nga pabesimtarët, pa luftë[29],
- Haraçi[30],
- Xhizja[31],
- Ushuri[32],
- 1/5 e Rikazit, thesarit të gjetur nën dhe. Kjo nëse është prej periudhës paraislame, sepse, nëse është pas ardhjes së Islamit, konsiderohet si send i gjetur, për se vlejnë rregullat përkatëse.
- Gjësendet e mbetura, të cilave nuk u dihen pronarët.
- Ndëshkimet materiale për ata që shkelin ligjin.
- Trashëgimia e atyre që nuk kanë trashëgimtarë.
- Taksat shtesë, të cilat shteti, në rast se nuk mund t'i mbulojë nevojat nga burimet e përmendura, ua obligon të pasurve.

## Përmbyllje

Islami, tani kur sa shtohen armiqtë e tij shtohen edhe miqtë e tij, madje shumëfish më shumë, nëpërmjet ofrimit të këtyre programeve madhështore për rregullimin e marrëdhënieve shoqërore, na fton që programin e tij të mos e marrim si imagjinar por si praktikë të mundshme, e cila, nëse ka dhënë efekte në kohën kur burimet e të ardhurave kanë qenë shumë të kufizuara, - sot kur këto janë shumuar, mund ta dëshmojë prapë atë madje edhe me më shumë sukses.

Nëse shtete të zhvilluara, si f.v. ishte Japonia kohët e fundit, e cila ka përvetësuar sistemin islam në pjesë të sistemit të saj financiar, atëherë përse të mos e përvetësojnë atë myslimanët, sa kohë që ai është i tyre.

*Përgatiti:*
***Sedat Islami***

*Fusnotat:*
1. Hadithi është autentik. Shih: Sahihu'l xhami', nr. 2662.
2. Transmetojnë Imam Ahmedi dhe Ibni Maxheh, ndërsa Albani në Silsiletu's sahihah, 2718, e ka cilësuar autentik.
3. Kur'ani, Ed Duha, 8.
4. Ka thënë Pejgamberi, alejhi's selam: "O Zoti im! Unë të lus për udhëzim, devotshmëri, nder (largim nga gjerat e ndaluara) dhe pasuri". Transmeton Muslimi.
5. Kur'ani, El A'rafë, 96.
6. Kur'ani, En Nahl, 112.
7. "...sadakaja (lëmosha) është dëshmi (e besimit)..." (Muslimi)
8. "Nuk lejohet zilia, përveç për dy njerëz: njeriut të cilit All-llahu i ka dhënë pasuri dhe e ka udhëzuar që atë pasuri ta shpenzojë në rrugën e së vërtetës...". (Muttefekun alejhi)
9. Transmeton Tirmidhiu ndërsa Albani në verifikimin e haditheve të Sunenit të Tirmidhiut e ka cilësuar autentik.
10. "Më mirë është për njeriun të bartë dru me krahë e t'i shes se sa ta shtrij dorën për të lypur prej dikujt, i dha apo jo." Buhariu.
11. Kur'ani, El Kasas, 27. Ndërsa për të tjerët na flet ky hadith: "Nuk pati Pejgamber që u dërgua e të mos ketë qenë bari. Edhe unë isha bari i mekasve; ua ruaja bagëtinë për disa kararit (pjesë dinari)." Buhariu.
12. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Davudi alejhi's selam nuk është ushqyer përveç nga puna (fitimi) me dorë të vet". Buhariu.
13. "Për çdo pemë apo bimë që mbjell muslimani e prej tyre ushqehen njerëzit dhe kafshët, ai ka sadaka". Muslimi.
14. Transmeton Tirmidhiu ndërsa Albani në Sahihu ve Daifu Suneni't Tirmidhijj, 1379, e ka cilësuar autentik.
15. Shih: Tuhfetu'l Ahvedhijj Sherhu Suneni't Tirmidhijj.
16. Kur'ani, El Bekare, 273.
17. Albani në Sahihu'l xhamii, 7251, e ka cilësuar autentik.
18. Kur'ani, En Nisa, 36.
19. Kur'ani, En Nahl, 90.
20. "Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, le t'i mbajë lidhjet familjare". Buhariu.
21. "Kush dëshiron që t'i shtohet furnizimi dhe t'i zgjatet jeta, atëherë le të kujdeset dhe le t'i mbajë lidhjet farefisnore". (Muttefekun alejhi)
22. Kur'ani, Et Teube, 60.
23. Kur'ani, El Maide, 89.
24. Buhariu transmeton rastin e një burri qe erdhi tek Muhammedi, alejhi's selam dhe iu ankua për këtë ndalesa qe kishte kryer. Pejgamberi, alejhi's selam i tha: A ke mundësi ta lirosh një rob? A ke mundësi te agjërosh dy muaj rresht? (Jo-ishte përgjigja) Atëherë ushqe 60 skamnore".
25. Kur'ani, El Bekare, 196.
26. Kur'ani, El Bekare, 184.
27. Kur'ani, Et Teube, 103.
28. Kur'ani, El Enfale, 41.
29. Kur'ani, El Hashr, 7.
30. Haraçi emërton tokat e çliruara me forcë, të cilat iu janë mbetur në pronësi dhe shfrytëzim pronarëve por që për to japin një taksë materiale.
31. Taksat që i merren një dhimmiu (rezidenti në shtetin islam) për ruajtjen dhe kujdesin për të.
32. Taksa tregtare të cilës i nënshtrohen rezidentët në shtetin islam për mallrat e përgatitura për tregti.

# Sociologjia e mbizotërimit fetar në Botën Arabe

Përhapja e dukurisë së ekstremizmit fetar tek një pjesë e të rinjve në Botën Arabe dhe Islame ka shtuar interesimin e sociologëve të religjionit, për ta vështruar këtë dukuri në aspekte të ndryshme. Njëri prej tyre është edhe sociologu, Halil El-Anani, i cili, në një artikull të botuar këto ditë në të përditshmen e Bejrutit "al-Hajat", hedh dritë mbi sociologjinë e mbizotërimit (dominimit) fetar në Botën Arabe gjatë historisë. Ai pohon se janë dy gjëra që nuk kanë braktisur imagjinatën islame që prej kohës së përfundimit të Shpalljes nga Profeti i Islamit, para katërmbëdhjetë shekujsh, e deri sot. Ato janë: feja dhe pushteti. Që nga ndodhia e njohur e Thekifes, që të dyja janë njëra pranë tjetrës. Një herë afrohen e herë tjetër largohen, edhe pse marrëdhëniet e tyre, me kalimin e kohës dhe ndryshimin e rrethanave, kanë ndryshuar dukshëm. Megjithatë, afrimi dhe largimi i tyre kanë kaluar në një gjendje të bashkimit dhe shkrirjes me njëra-tjetrën. Marrëdhëniet e tyre, nga niveli i klasës së zgjedhur, kanë zbritur në kozmosin shoqëror me të gjitha shtresat e tij.




Islami si fe universale, nuk kishte për qëllim formimin e shtetit në kufijtë e tij gjeografikë, aq sa synonte krijimin e një shoqërie të qytetëruar "universale" "kozmopolite", e cila t'i tejkalonte të gjithë kufijtë nacionalë, racorë, fisnorë e gruporë, për t'i dhuruar universit shkakun e ekzistencës.

Sociologu Burhan Galjun, në librin e tij "Kritika e politikës", thotë se shteti ishte vetëm mjet për përhapjen e fesë, përgjithësimin e drejtësisë dhe zbatimin e Sheriatit. Ai nuk është pjesë e besimit (imanit). Shoqëria është krijesë e fesë, kurse shteti është shtet i shoqërisë, në atë masë sa pajtohet me fenë për sa u përket vlerave dhe ligjeve.

Mirëpo, më vonë çështja ka ndryshuar dhe feja është bërë mjet në shërbim të shtetit dhe pasues i tij. Kështu u krijua shteti i nënshtrimit, kundruall shtetit të moralit. Në këtë mënyrë doli në skenë enigma e "justifikimit" të sunduesit mizor dhe sulltanit represiv në kuadër të Sheriatit. Prej asaj kohe, feja hyri në shërbim të shtetit, zbriti nga lartësitë e saj "intelektuale", për t'u bërë sferë e angazhimit të popullatës së përgjithshme dhe mbrojtje e tyre nga represioni i pushtetit.

Me fjalë të tjera, feja në kohën e profetit ishte bosht për aktivitete njerëzore, sa kohë që shteti shërbente si mjet për t'i mundësuar fesë që të realizonte misionin e saj botëror. Por, në vazhdim të shtetit të hilafetit, çështja evuloi deri në atë masë, saqë zuri vendin e fesë. Kështu shteti u bë qendër e aktivitetit politik, kurse feja ra nën mbikëqyrje të shtetit. Kjo gjendje shkaktoi përhapjen e farës së konfliktit mendor, i cili u kthye në një krizë civilizuese, në orbitën e të cilit më vonë do të zhvillohen projektet e rilindjes arabe.

Islami, ashtu si edhe të gjitha fetë e tjera, njerëzimin e shpëtoi nga miti "Zoti mbret" dhe hoqi shenjtërinë nga njeriu, për ta vendosur tek një Zot i Vetëm, të Cilin e pranojnë të gjithë si të vetmin të Gjithëfuqishëm, Që vë në lëvizje dhe sundon tërë universin. Çështja duhej të mbetej në këtë gjendje, domethënë feja të mbetej "kuadër sociologjik", të shoqëronte individin dhe shoqërinë në të gjitha lëvizjet dhe pëshpëritjet e tyre, të orientonte intelektin kolektiv jo vetëm në të menduarit "metafizik" për të kuptuar botën tjetër dhe masat e ndëshkimit, por, në thelb, për të realizuar qëllimin e misionit të fesë.

Mirëpo, kjo "çështje" me përpjekjet e bashkimit të dhunshëm në mes fesë dhe të shtetit si dhe me përpjekjet e së parës për ta nënshtruar të dytin, feja u kthye në një lloj "hegjemonizmi" sociologjik, që në rastin e Botës Arabe u kthye në një enë të zbrazët, mbushja e së cilës bëhet në çdo periudhë, ashtu siç e kërkojnë dëshirat e mbretërve (sundimtarëve) dhe e arsyetojnë komentet e njerëzve të fesë.

Sociologia e mbizotërimit fetar, paraqet një sistem të caktuar të besimit, që orienton tërë fuqinë e vet në drejtim të shërbimit të vlerave dhe parimeve për të cilat erdhi kjo fe. Sepse, fetë, që të gjitha pa përjashtim, nuk janë vetëm sisteme besimi, veçse ato, në thelb, janë "sisteme për rregullimin e jetës", ashtu siç pohon Maks Veber në "Sociologjinë e fesë".

Sot, intelekti arab, në të dy nivelet, në atë të shtresës së zgjedhur dhe të popullores jeton në sociologjinë e mbizotërimit fetar. Ai mbështetet në të me bindje dhe tërhiqet në të sikur ai të jetë "eliksir i jetës" dhe shkak i kuptimeve të ekzistimit të saj. Ndërkohë që Veberi u detyrua të formulonte këtë koncept për të përshkruar me të "grupimet herokratike" (hereschaftsverbande), të cilat praktiko-



jnë një lloj hegjemonizmi ndaj disa njerëzve, dhe kjo në kuadër të dy parimeve të rëndësishme që janë: lidhjet shoqërore që krijon feja si dukuri shoqërore, dhe pushteti që jep ajo si rregulla obliguese. Përvoja arabe, në veçanti, prej mbizotërimit të Perandorisë Osmame, në periudhën 1517-1924 e deri sot tregon për një mbizotërim fetar "joracional".

Nuk është për t'u habitur që prezantimi i simbolit të hilafetit, duke e konsideruar atë si burim të mbizotërimit fetar dhe lëvizës të tij, në të gjitha periudhat e formimit të shtetit islam, që pasuan periudhën e hilafetit të drejtë, - dëshmoi fillimin e konfliktit pa kompromis për pushtetin e kësaj bote dhe mbulesën e saj fetare. Kështu kishte vepruar edhe sulltan Selimi i parë, themelues i shtetit osman, i cili e kishte detyruar sunduesin e fundit të dinastisë Abaside, el-Mutevekkil, ta çonte në Stamboll, në vitin 1517, në mënyrë që ai, me pranin e vet personalisht, të dëshmonte transferimin e selisë së hilafetit Abasid prej Bagdadit në Stamboll, tek trashëgimtari i ri - dinastia Osmane.

Sociologjia e mbizotërimit fetar, ka qenë një pengesë e pakapërcyeshme, dhe është e tillë edhe sot, para përpjekjeve racionale, të cilat janë bërë nën emra të lloj llojshëm, duke filluar prej projekteve të Rilindjes të themeluesve të parë, si: Tahavi, Tunisi, Afgani dhe Muhamed Abduhdu, për të kaluar te klasikët e mendimit liberal, si: Taha Husejn e Ahmed Lutfi Sejjid dhe për të mbaruar me islamistët e rinj.

Nuk ka dyshim se regjimet bashkëkohore arabe, nëpërmjet tiranisë së tyre, kanë luajtur rol të rëndësishëm në "rrënjosjen" e sociologjisë së mbizotërimit fetar dhe, falë atyre, kjo dukuri u kthye në kulturë "popullore" dhe stil të sjelljes, duke u stolisur me shenja të shenjtërisë, së cilës iu veshën lloj-lloj mendimesh e idesh "individuale", të cilat u bënë si një lloj "reference", në të cilat njerëzit "ikin" gjatë krizave dhe fatkeqësive. Sa të shumta që janë sot ato. Kjo është rrënjosur në qenien e shoqërisë arabe, eliminimi i së cilës nga mendja e popullit, është i vështirë, nëse nuk bëhet një ndryshim i madh në vetëdijen e tij.

Nuk është për t'u habitur pse të gjitha "fatkeqësitë" morale dhe materiale, të hasin në shkallën më të lartë të mbizotërimit fetar, që nga fillimi i shekullit njëzet e deri më sot, në faza e periudha të ndryshme në Botën Arabe. Kjo ka filluar me themelimin e grupimit të "Vëllezërve myslimanë" në vitin 1928, i cili mund të quhet me termin "Ringjallja", duke shfrytëzuar këtu sociologjinë e mbizotërimit fetar, të cilin e krijoi ndodhia e anulimit të hilafetit osman në mars të vitit 1924, nga ana e Kemal Ataturkut. Ky mbizotërim vazhdoi deri në luftën e vitit 1948 kundër Izraelit, në të cilën morën pjesë "Vëllezërit myslimanë" me armatimin dhe ushtrinë e tyre. Për të ardhur më vonë "mbizotërimi mistik", të cilin e lejoi ish-presidenti socialist i Egjiptit, Xhemal Abdu Naseri, dhe kontribuoi në forcimin e njerëzve të El-Az'harit, duke bërë "politizimin" e veprimit fetar ose duke transferuar mbizotërimin nga margjina ("Vëllezërit myslimanë") në qendër (shteti).

Më pastaj erdhi koha e "mbizotërimit selefist", i cili ishte rezultat i skizmës morale dhe mendore që la disfata e vitit 1967 kundër Izraelit. Kështu, në atë kohë doli në skenë aktivizimi i mendimit selefist, tejet i ashpër, në një shkallë të paparashikueshme. Përsëri mbizotërimi kaloi tek "Vëllezërit myslimanë", mirëpo në një formë tjetër, - ai është "alternativa islame" ose "Islami është zgjidhje", që zotëroi gjatë viteve tetëdhjetë e nëntëdhjetë, si rezultati i përvojës së keqtrajtimeve çnjerëzore nga ana e pushtetarëve arabë, që u bënë anëtarëve të lëvizjeve xhihadiste.

Sot po jetojmë në kohën e "mbizotërimit individual", e cila u jep udhëheqjen individëve e jo grupimeve ose organizatave. Këtu përzihet imagjinata me realitetin dhe Usama bin Ladeni bëhet simbol i dinjitetit të Ymetit; Ejmen el Edhavahiri është në krye të piramidës së "sociologjisë" fetare, kurse Hasan Nasrullah, një prijës shiit nga Libani, duket "hero i Ymetit" dhe çlirues i tij.

Nuk është për t'u habitur pse të gjitha projektet e Rilindjes arabe, nismën e tyre e kanë në sfondin fetar. Përjashtim bënë Xhemaluddin el-Afgani dhe Muhamed Abdudhu. Këta të dy ishin që dëshironin t'i jepnin fund mbizotërimit fetar ndaj mendimit të mitizuar "vasal", i cili e shkatërroi popullin përgjatë katër shekujve(?). A nuk është për t'u habitur si dështuan shumica e ideologjive nacionale, me të gjitha orientimet e tyre laike, marksiste dhe liberale, të cilat mbizotëruan gjatë pjesës së parë të shekullit njëzet, ndërkohë që mbetën në skenë "ideologjitë" fetare pa u prekur nga asnjë "lodhje"? Ky është përshkrimi magjepsës i sociologjisë së mbizotërimit fetar, i cili ka dëmtuar dhe po dëmton ende shanset e daljes nga enigma e jetësimit të dualizmit të fesë dhe shtetit, që e futi në veprim Islami në fillimet e tij.

*Përgatiti:*
***Fuad Morina***

# Dhuna në familje dhe pasojat në shoqëri

**Emine A. Vezaj**

*"Dhuna vret, nëse ti hesht! Reago dhe ti, thuaj Ndal Dhunës në Familje!"*

*Jozefina Topalli*

## Dhuna në familje dhe format e saj

**Çfarë është dhuna në familje?**

Familja tradicionale zakonisht përkufizohet nga sociologët si një grup individësh i lidhur nga gjaku ose nëpërmjet martesës, që jetojnë bashkë, bashkëpunojnë ekonomikisht dhe ndajnë përgjegjësitë për të rritur fëmijët e përbashkët. Familja është gjithashtu një grupim privat individësh, marrëdhëniet dhe sjelljet e të cilëve janë të padukshme për të tjerët; një organizim social kompleks që konsiston në shumëllojshmëri rolesh dhe statusesh; dhe së fundmi marrëdhëniet ndërmjet anëtarëve të një familje janë më intime, më emocionale dhe më të ndjeshme. (Ohlin, L. and Tonry M. ed. "Family Violence", Crime and Review, The University of Chicago Press, Chicago and London, Vol. 11, pg 124-129).

Njeriu lind, jeton dhe vdes në familje. Kjo është më se normale. Tani, kjo rregull ka pësuar ndryshime nga forma "tradicionale" e largimit nga kjo jetë. Në kohën tonë familja ka humbur këtë rregull, tashmë ajo, përveç faktorëve "tradicionalë" të largimit nga kjo jetë, siç janë; vdekja, sëmundjet dhe katastrofat e ndryshme natyrore, mbështetet edhe nga disa faktorë që çojnë në largimin nga kjo jetë.

Çudi! Në shikim të parë sikur të gjithëve na duket se familja dhe marrëdhëniet familjare janë një dukuri e njohur nga të gjithë, dhe të gjithë dimë ta ruajmë nga faktorët që çojnë në shkatërrimin e saj. Megjithatë, aktualiteti tregon të kundërtën. Marrëdhëniet familjare janë mjaft komplekse dhe me një natyrë më specifike se marrëdhëniet e tjera shoqërore. Rregullimi i këtyre marrëdhënieve kërkon një vëmendje të posaçme. Së këndejmi, çdo shoqëri në vazhdimësi bën përpjekje për gjetjen e mënyrave më të përshtatshme që rregullimi i marrëdhënieve familjare të reflektojë vlerat e shoqërisë dhe njëherësh të jetë në përputhje me standardet dhe praktikat më të mira ndërkombëtare. Në vazhdën e këtyre përpjekjeve gjendet edhe Kosova. Barazia gjinore si kategori kushtetuese dhe e rregulluar me ligj të veçantë, por edhe me dispozita nga e drejta familjare, është kuptuar si parakusht për një shoqëri të mirëfilltë demokratike, e cila mund të sigurojë një zhvillim ekonomik, social dhe politik.

Prej këndej, dhuna në familje është një nga format e krimit më së paku të raportuara në organet përkatëse. Zakonisht kjo dukuri konsiderohet si një çështje private, dhe si e tillë u përket për ta zgjidhur, vetëm palëve të prekura. Tek ne në Kosovë, por kam përshtypjen edhe në rajon, ekzistojnë disa forma të dhunës si: *dhuna fizike, dhuna psikologjike, dhuna ekonomike dhuna seksuale* etj. Të gjitha këto forma të dhunës, që janë aktuale në shoqërinë kosovare, janë më shumë edhe si pasojë e kushteve të rënda ekonomike, varësisë financiare dhe traditës. Gjithashtu, duhet përmendur edhe realiteti i hidhur që ekziston në mentalitetin shqiptar, ku gruaja trajtohet si rob shtëpie, dhe të shumtën fjala e saj as që zihet në gojë nga shkalla superiore në familjen e burrit, siç janë: vjehrra, kunatat, e besa edhe burri i saj. Këtë e them për arsye se në shumë raste, për të cilat kam pasur rast të lexoj ose të dëgjoj nga personat e trajtuar në këtë formë të dhunës, ata janë viktima të këtyre "kontëve". Në një të kaluar jo të largët, shumë mirë më kujtohet edhe "Hanko Halla" e Ali Asllanit, ku, sipas vjehrrës: "Halla do një nuse si edhe i biri,/ rrënjët prej argjendi, degat prej floriri,/ me të folur Halla, nusja të hap sytë,/ "Lepe" fjalë e parë, "peqe" fjala e dytë...", për të shtuar më tutje: "Çdo gjë ka të ngjarë, por kurrë edhe kurrë/ dorën e një femre nuk e puth një burrë". Kjo histori vjen pikërisht nga tradita e lashtë, kur gruaja ishte rob në shtëpi të burrit karshi vjehrrës dhe kunatave, ku tregohet gjithashtu sovraniteti që ka burri në shtëpinë e tij.

Format e dhunës të përmendura më sipër, do të mundohem t'i sqaroj më hollësisht.



نِسَآؤُكُمْ حَرْثٌ لَّكُمْ فَأْتُوا۟ حَرْثَكُمْ أَنَّىٰ شِئْتُمْ ۖ وَقَدِّمُوا۟ لِأَنفُسِكُمْ ۚ
وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ وَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّكُم مُّلَـٰقُوهُ ۗ وَبَشِّرِ ٱلْمُؤْمِنِينَ ﴿٢٢٣﴾



**Dhuna fizike:** kjo formë e dhunës përfshin shtyrjet, goditjet, gërvishtjet, mbylljen në shtëpi, goditjen me objekte të forta, kërcënimin me thikë ose me mjete a armë të tjera. Këto forma të dhunës fizike që ushtrohet nga bashkëshortët, sipas grave, janë edhe një formë e qortimit apo monitorimit dhe kontrollimit të lëvizjeve të grave, pra janë mënyra që meshkujt përdorin për të mbajtur pushtetin e tyre në familje. Përgjithësisht, kjo formë e dhunës vjen që nga fundi i vitit të parë të martesës, pas shtatzënisë me radhë. Viktimat që shfaqen në ekranet televizive, që janë pjesë e këtij tmerri, shpesh shprehen se edhe nënat e tyre kanë qenë pre e kësaj torture nga sa ato mbajnë mend, dhe ato asnjëherë nuk kanë kundërshtuar atë formë të jetës në atë shtëpi të burrit. Tash themi, edhe pse nënat tona vazhdimisht luten për vajzat e tyre që të gjejnë një jetë më bukur dhe të lumtur, prapëseprapë ato nuk harrojnë t'i thonë bijës së tyre ditën që e përcjellin nga shtëpia e babait: 'Burri duhet duruar'. Jo kot thuhet, se femrën Zoti e jep, djalli e merr. Kjo sintagmë shumë e përfolur ndër ne, është një precedent që vazhdon të qarkullojë ende në mesin tonë, madje është në rritje të dukshme.

**Dhuna psikologjike:** kjo formë e dhunës përfshin talljet, kërcënimet, mohimin e së drejtës së gruas për të marrë vendim në familje, mohimin e së drejtës për të dalë vetëm jashtë shtëpisë pa mbikëqyrjen e bashkëshortit, fyerjet në publik, qoftë në praninë e të afërmve apo edhe në rrugë e në vende të ndryshme publike, për t'u shtrirë deri edhe tek mënyra e veshjes.

**Dhuna ekonomike:** kjo formë e dhunës manifestohet duke kontrolluar çdo cent të gruas, se nga i merr, ku i shpenzon etj. Gjithsesi, këtu duhet përmendur edhe fakti se gruas nuk i jepen aspak para, për të cilat ajo ka nevojë që të mbulojë obligimet e saj, ato familjare ose farefisnore, sidomos duhet përmendur kodi i pajës që gratë kanë në traditën shqiptare.

**Dhuna seksuale:** kjo formë e dhunës përfshin marrëdhëniet seksuale më forcë, trajtimin e bashkëshortes si mjet shfrytëzimi seksual, pastaj deri edhe te shtyrja e saj për të deklaruar se gjoja kishte marrëdhënie edhe me persona të tjerë jashtë martesës. Kjo më kujton edhe spartanët e Spanjës, të cilët i detyronin gratë e tyre të kishin marrëdhënie edhe me persona të tjerë në martesë, vetëm e vetëm për të sjellë fëmijë të shëndetshëm në jetë. Megjithëse qëllimi është sjellja e fëmijëve të shëndetshëm, në esencë nuk ndryshon asgjë nga dhuna e ditëve tona; çdo gjë është e përbashkët, të dyja kanë simbol dhunën.

## Vështrim i shkurtër mbi format e dhunës në familje

Dhuna në familje është fenomen i dhimbshëm, ai është një fenomen jo lehtësisht i studiuar, pasi më shumë ka të bëjë me jetën private, dhe viktimat e saj rrallë gjejnë rrugën e shpëtimit në ndonjë institucion rehabilitimi. Por, s'ka dyshim se dhuna në familje është problem mbarëbotëror dhe jo lokal apo rajonal, në një vend të caktuar. Tashmë koncepti i dhunës në familje nuk është përkufizuar vetëm në dhunën në mes bashkëshortëve, por ndodh edhe në mes njerëzve të tjerë, prandaj ajo mund të jetë: *dhuna ndaj gruas, ndaj prindërve, ndaj fëmijëve* etj. Dhuna ndaj gruas dhe fëmijëve ka tërhequr më shumë vëmendjen e studiuesve, si në të kaluarën si tani, për nga pasojat që sjell për të ardhmen, ngase që të dyja këto shtresa janë bazë e shoqërisë dhe e qytetërimit. Gruaja është faktori më i fortë për ndërtimin e një shoqërie të qëndrueshme dhe stabile, kurse fëmijët apo rinia, janë drejtuesit e së nesërmes, dhe çdo trazim a edukim i tyre në këtë moshë, shkakton pasoja në të nesërmen.

**Dhuna ndaj grave:** Në Konferencën e Katërt Botërore të Pekinit, mbajtur në shtator 1995, dhuna në familje u përkufizua si "*një problem mbarëbotëror dhe që duhet trajtuar si i tillë.*" Po në këtë konferencë është theksuar: '*dhuna ndaj gruas përbën dhunim të të drejtave njerëzore, si dhe një pengesë në arritjen e barazisë, zhvillimit dhe paqes'*. Në Konventën për Eliminimin e të gjitha Formave të Diskriminimit ndaj Gruas, është dhënë një përkufizim tjetër për dhunën në familje, si "*një mekanizëm kryesor, nga i cili gratë janë detyruar të qëndrojnë në një pozitë inferiore, krahasuar me burrat*". (Rezoluta e Asamblesë së Përgjithshme, 48/104,1993.) Në Deklaratën "Kundër Dhunës ndaj Gruas", bërë nga Asambleja e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara, është dhënë përkufizimi i parë zyrtar, në të cilin thuhet: *"Dhunë ndaj gruas në familje do të konsiderohet çdo akt i bazuar në përkatësinë gjinore që rezulton ose mund të rezultojë në: lë-*

*ndime fizike, seksuale apo psikologjike, ose që shkakton vuajtje tek gratë, duke përfshirë edhe kërcënime për akte të tilla, detyrimin apo privimin arbitrar nga liria, pavarësisht nëse këto ndodhin në publik apo në jetën private*". (Raport i OKB-së mbi Dhunën ndaj Grave, 1993)

**Dhuna ndaj fëmijëve:** kjo formë e dhunës vjen si pasojë e formës së trazimit shpirtëror dhe fizik nga bashkëshorti, dhe keqtrajtimi që ai i bën bashkëshortes së tij në praninë e fëmijëve të tyre. Ndikohet nga mosha rinore e fëmijëve. Shumica e burrave, përveç dhunës që shtrojnë ndaj grave të tyre, shfrytëzojnë momentin që të tregojnë forcën edhe ndaj fëmijëve të tyre. Ky ndikim emocional dhe shpirtëror, që kalon edhe tek fëmijët, është i tëri si pasojë e dhunës së ushtruar karshi tyre. Sipas neuropsikiatrit Ferid Agani: "Fëmijët që kanë pasur dhunë ose që kanë qenë dëshmitarë të dhunës midis prindërve, shfaqin probleme emocionale të sjelljes. Ata kanë më pak shokë dhe marrin më pak pjesë në aktivitetet e organizuara jashtë shtëpisë së tyre". Dhuna në këtë rast është çdo lloj sjelljeje apo qëndrimi agresiv, arrogant ndaj fëmijës. Prindërit janë shembull i përsosur për fëmijët, para se gjithash ata janë edhe vetë krenaria e tyre, po të cilët qysh në moshën e tyre të re apo edhe kur ta ndiejnë veten si të rritur, gjithsesi mbeten krenari e tyre. Në rastin e tillë, ata sërish mbeten shembuj të dhunës, dhe me arritjen e moshës, ata mund të bëhen edhe transmetues të dhunës, pa ditur as të zgjedhin se ku duhet shprehur ajo dhunë, prandaj, çdo dhunë ndaj gruas në praninë e fëmijë, është dhunë ndaj gjithë familjes, dhe nga kjo dhunë në të ardhmen do të lindin edhe pasoja të reja, por edhe do të trashëgohen pasojat e vjetra te gjenerata e ardhshme.

## Shkaqet dhe faktorët që ndikojnë në dhunën në familje

Dhuna në familje konsiderohet si një fenomen universal që ndodh sot në botë; megjithëse ndryshon niveli i përhapjes së saj, ajo përsëri mbetet me emrin e njëjtë 'DHUNË'. Në të kaluarën termi dhunë në familje nuk është përdorur ndonjëherë dhe as ka qenë subjekt debati, sepse ajo që ndodhte brenda familjes, konsiderohej si një kapitull i mbyllur dhe nuk transmetohej tek të tjerët. Tashmë në këtë periudhë të transicionit nëpër të cilën po kalojmë, edhe pozita e gruas arrin në një shkallë më të lartë të njohjes së vetvetes. Mundësia e saj më e madhe për të parë botën më sytë e saj, pastaj liria më e madhe në shumë veprimtari të jetës, favorizojnë edhe shumë probleme, që dikur konsideroheshin si kapituj që trajtoheshin vetëm nga palët dhe zgjidheshin në mes tyre, qoftë brenda natës apo edhe javëve a muajve, po tani ato janë bërë objekt studimi për të gjithë, nga media, institucionet qeveritare, subjektet e ndryshme politike, pastaj nga ente të ndryshme rehabilitimi etj. Raportet nga të gjitha këto qendra vijojnë në zgjidhje dhe pasoja të ndryshme rreth këtij fenomeni trishtues.

Neuropsikiatri Ferid Agani ka thënë për KosovaLive se faktorët që ndikojnë në dhunën familjare, ndahen në tri grupe: faktorët biologjikë, siç janë sëmundjet e ndryshme psikike të prindërve; faktorët socialë, si varfëria, papunësia, paprespektiva dhe faktorët psikologjikë, siç janë stresi akut dhe ai kronik, çrregullime të marrëdhënieve bashkëshortore etj. Në anën tjetër, Shqipe Krasniqi, shefe ekzekutive në Agjencinë për Barazi Gjinore (ABGJ), që vepron në kuadër të Qeverisë, ka thënë për KosovaLive se pabarazia gjinore është shfaqur në të gjitha fushat në Kosovë, si në ekonomi, arsim, vendimmarrje, media dhe në familje. Sipas Krasniqit, femrat nuk diskriminohen nga aspekti ligjor, por diskriminimi i tyre lidhet me disa faktorë të tjerë, si mentaliteti shoqëror, sjelljet e shoqërisë, sjelljet subjektive të individëve të veçantë etj. Ajo, ndër të tjera, ka thënë se të drejtat e barabarta për gra dhe burra janë të garantuara me aktet themelore juridike në Kosovë, po problemin e sheh edhe tek femrat, të cilat, sipas saj, nuk kanë vetëbesimin e duhur për të paraqitur rastet e tilla. Ndryshe nga Krasniqi, sociologia Linda Gusia, për të njëjtin burim informimi mbi dhunën në familje, mendon se "dhuna në familje është e shprehur në çdo shoqëri, por duke e pasur parasysh faktin se shoqëria kosovare po kalon në një fazë transitore, dhuna është më e shprehur. Ndërsa shkaqet e kësaj dhune, sipas Gusisë, janë "zgjidhja e konflikteve në familje me dhunë, shkatërrimi i strukturave të familjes, rritja në përgjithësi e jostabilitetit dhe josinqeritetit, por edhe papunësia që në Kosovë është në shkallë të lartë. (*cit. sipas gazetës Epoka e Re, e mërkurë, 21 nëntor 2007).*

## Dhuna në familje trajtim i gjithmbarshëm

Tema e dhunës në familje është bërë nga temat më aktuale, si në mediet elektronike, si në ato të shkruara, si nga organet e rendit, madje kohët e fundit është marrë një aksion për hapjen e më shumë strehimoreve në vend , për të siguruar mbijetesën për viktimat e kësaj



dhune. Dita e dhunës ndaj gruas është ditë ndërkombëtare. Kjo ditë, tashmë është përcaktuar që të kujtohet më 25 nëntor dhe thuajse të gjitha organizatat, shoqatat e deri edhe organet më të larta të çdo vendi, bëjnë thirrje për të ndaluar këtë formë të dhunës. Në këtë aksion ditët e fundit është ndërlidhur edhe kryeparlamentarja shqiptare, zonja Jozefina Topalli, e cila i është drejtuar opinionit të gjerë shqiptar për të ndalur këtë formë të dhunës. Në një letër të hapur, drejtuar opinionit të gjerë shqiptar, të cilën e mora edhe unë në adresën time elektronike nga sekretaria e saj, - zonja Topalli përmend edhe fakte që përshkruanin gruan e së kaluarës. Ndër të tjera, Topalli sqaron: "Siç e kam theksuar edhe më parë, familja është vatra e dashurisë dhe jo e abuzimit me të. Në të duhet të edukohet dashuria dhe jo të rriten fëmijë me kompleksin e dhunës. Besoj se ne kemi ende të mirëruajtur vlerën tradicionale të familjes dhe dashurisë në të. Besoj në fuqinë edukuese dhe në përkushtimin e prindërve shqiptarë, unë besoj në fuqinë edukuese dhe në përkushtimin e mësuesve shqiptarë. Besoj se shoqëria jonë nuk mund të pranojë integrimin e dhunës në të, sepse ne jemi një shoqëri tradicionalisht vlerësuese ndaj femrës, respektuese ndaj saj". Këto janë fjalët në letrën e kryeparlamentares, femra e parë në këtë post në Shqipëri, - zonjës Jozefina Topalli.

Së këndejmi, edhe mediet tona në Kosovë i kanë dhënë jehonë kësaj forme të dhunës jo më pak se miqtë tanë fqinjë. Në emisionin e Jeta Xharrës "Jeta në Kosovë", datë 13 dhjetor 2007, problemi rreth këtij fenomeni është trajtuar ndjeshëm nga mysafiret e pranishme në studio, si nga organizatat e ndryshme, si nga përfaqësuesja e Ministrisë së Punëve dhe Mirëqenies Sociale, ashtu edhe nga policia, e cila ka një funksion kyç, sepse aty viktimat mund të gjejnë strehim në çaste krize. Sipas statistikave të dhëna në këtë emision, dhuna në familje konsiston në faktin se të prekur nga kjo formë e dhunës janë 92% gratë dhe 8% burrat; këta të fundit si pasojë kanë problemet që lindin në mes vëllezërve në bashkësi, pastaj raportet prindër - fëmijë e të tjera. Gjithashtu u përmend vendi ku ata mund të gjejnë prehje dhe qetësi, si një vend i përshtatshëm për rehabilitimin e tyre ishin strehimoret. Në gjithë Kosovën ka vetëm gjashtë të tilla. Pikërisht, meqë jemi tek strehimoret, rasti që u paraqit në këtë emision, ishte marrë nga strehimorja e Gjilanit, ku kishte tre vjet që ishte strehuar viktima. E pyetur nga gazetarja, viktima në detaje të hollësishme tregon mënyrën se si është keqtrajtuar nga bashkëshorti i saj, dhe arsyen se pse ishte bërë pre e asaj dhune. Sidoqoftë, këto raste nuk e zbehin aspak mentalitetin dhe superioritetin mashkullor, i cili gjithherë e ndien veten sovran në shtëpinë e tij. Këtë pata rast ta dëgjoj edhe vetë në një dyqan kur u shfaq reklama e këtij emisioni: Derisa viktima fliste për rrjedhën e jetës së saj, të tjerët që ishin të pranishëm me mua në atë dyqan, meshkuj sigurisht, talleshin me atë grua, duke thënë: "Po mirë, tash rri në shtëpi të huaja e endu rrugëve poshtë e lart, në vend që të qëndrosh në shtëpinë tënde dhe pranë fëmijëve". Pra, ajo që mua më vriste, ishte fakti se asnjërit nuk i bënte përshtypje mënyra se si gruaja sqaronte problemin me bashkëshortin e saj dhe trajtimin shtazarak që i kishte bërë bashkëshorti i saj. Si duket, ne ende nuk jemi të vetëdijshëm për pozitën që kemi në shoqëri, dhe cili është kodi i mirësjelljes që duhet të ekzistojë tek palët bashkëshortore.

## Pasojat e dhunës në familje

Nisur nga ajo që u trajtua deri më tani si dhe shkaqet dhe pasojat që sjell në familje ky fenomen, dua të përfundoj duke vënë në dukje edhe një segment tjetër, disa nga pasojat që lë fenomeni dhunë në familje si dhe në formimin e shoqërisë. Konstatuam se pasojat që vijnë nga ky fenomen, nuk janë vetëm pasoja që i vuan vetëm individi, por pasoja që përfshijnë edhe anëtarët e tjerë të familjes, si fëmijët prindërit si dhe pjesëtarët tjerë të familjes. Është shumë e vërtetë, madje edhe i pakontestueshëm fakti se bashkëjetesa në një familje të dhunshme shpeshherë i bën gratë që të kenë një imazh shumë të ulët në familje karshi pjesëtarëve të tjerë. Por, një gjë që unë dua ta nënvizoj në këtë shkrim, është edhe fakti se shumica e grave viktima të këtij fenomeni, reagimin ndaj kësaj forme të dhunës e shprehin në forma të ndryshme në varësi prej mënyrës së edukimit nga prindërit e tyre, si: "çfarëdo dhune nga burri duhet duruar", por edhe të atyre grave që përnjëherë paraqesin rastin qoftë tek prindërit e tyre, qoftë në organet përkatëse. Gjithashtu vlen të përmendet se gratë nga një mjedis rural, janë shumë më të përballueshme karshi sfidave të ndryshme, sesa gratë nga një mjedis urban, ku reagimet e tyre janë më të shpejta tek organet përkatëse. Nisur nga kjo, dua të vë theksin në përgjithësimin e këtij fenomeni, duke theksuar se është për të ardhur keq për faktin se pikërisht nga zonat rurale janë të shpeshta rastet e kësaj dhune. Ndoshta është mentaliteti tradicional më i formuar në kokat e tyre dhe shprehja e burrërisë që karakterizon zotësinë e tyre karshi një personi më të ulët se ai.

Pasojat në këtë drejtim do të mundohem t'i seleksionoj në disa lloje: ato afatshkurtra, afatmesme dhe afatgjata. Pasojat afatshkurtra janë ato kur viktimës i është dëmtuar ndonjë gjymtyrë e trupit, si thyerje e dorës, gërvishtje e fytyrës etj. Pasoja afatmesme do të mund t'i konsideroja djegien e lëkurës, siç ishte rasti që u shfaq në RTK në emisionin e Jeta Xharrës: viktimës i ishte djegur krahu dhe i ishte prerë me brisk; pastaj dështim shtatëzanie, ankth dhe depresion i vazhdueshëm etj. Pasojat afatgjata: invaliditet apo gjymtim i përhershëm, dëmtim i përhershëm i sistemit nervor nga depresioni dhe ankthi i vazhdueshëm, zhvillim i ndjenjës dhe turpit që kaplon viktimën karshi të tjerëve, tentativë për vetëvrasje etj. Të gjitha këto do të mund të ishin pasojat më të rënda dhe më të theksuara që vijnë si pasojë e dhunës në familje si dhe mënyra më të përafërta për shkatërrimin e institucionit të familjes dhe pasoja për shoqërinë e gjithmbarshme dhe ngecjen e saj në një zhvillim stabil dhe të qetë.

Nevojat e vetme të të mbijetuarve janë që ata të trajtohen në mënyrë sa më cilësore, si nga organet e rendit si dhe nga të gjitha institucionet që veprojnë në çdo vend. Kjo për faktin se deri në momentin kur viktima ka gjetur rastin të alarmojë gjendjen e saj, i është dashur të kapërcejë një sërë torturash, si: frikën nga dhunuesi, varësinë ekonomike pas prishjes së martesës, paragjykimet e shoqërisë dhe familjes në lidhje me rastin e saj, frikën se do të humbasë fëmijët e saj, sfidimin e traditës dhe mentalitetit ekzistues etj., prandaj u bëjmë thirrje të gjithëve që gjendja e tyre të merret seriozisht, viktimave tu gjendet një strehë e sigurt dhe e qetë, kurse dhunuesit të nxirren para organeve të drejtësisë dhe aty të vendoset për fatin e tyre.

# Dyzet këshilla (bashkëshortit) për martesë të lumtur

Kur bëhet fjalë për detyrimet dhe të drejtat bashkëshortore, kryesisht u drejtohen bashkëshorteve dhe prej tyre kërkohet që t'i përmbushin detyrimet, sa kohë që shumë rrallë u drejtohen burrave, për t'i kuptuar të drejtat dhe detyrat që kanë ata ndaj bashkëshorteve të tyre.

Sipas udhëzimit të hadithit të Muhamedit s.a.v.s.: "Më të mirët në mesin tuaj janë ata që janë më të mirët për familjet e tyre, e unë jam më i miri për timen".

Çifteve bashkëshortore do t'u prezantojmë disa këshilla, të cilat do t'u ndihmonin të realizonin këtë të mirë dhe të zbatohet në jetë urdhëresa e Allahut xh.sh.: "...Me ato (gratë) veproni (jetoni) mirë...". (En-nisa, 19).

1. Frika e Allahut xh.sh. në të gjitha aspektet, veçanërisht sjellja e mirë ndaj familjes.
2. Përkujdesja e vazhdueshme, sjellja e mirë me familjen është mënyrë që t'i afrohesh Allahut xh.sh..
3. Ndihmesa e ndërsjellë me bashkëshorten në përkushtimin ndaj Allahut xh.sh., në mënyrë që bashkëshorti ta nxisë bashkëshorten që të marrë pjesë me të në da've - thirrje, asodore që në atë rrugë t'i sakrifikojë disa të drejta të saj.
4. Të stoliset me të vërtetë me ca cilësi të mira, siç janë: dashuria e sinqertë, besnikëria, sjellja e mirë dhe pranimi i përgjegjësisë.
5. Të kuptuarit e sinqertë përmes sjelljeve të mira, pranimi i përgjegjësisë, kujdesit e butësisë dhe jo përmes sundimit dhe dominimit total.
6. Ruajtja e sekreteve të bashkëshortes.
7. Xhelozia e pranishme, veçse pa keqkuptime dhe pa hulumtimin e të metave.
8. Nda një pjesë të kohës për t'u ulur me bashkëshorten për të biseduar, për t'u argëtuar e mahitur, pa marrë parasysh sa je i angazhuar - i preokupuar.
9. Thirre me emrat me të dashur - të këndshëm për të, bisedo - diskuto me të butë dhe këndshëm.
10. Zbuloja atë që të pëlqen tek ajo, lavdëroja bukurinë dhe pëlqimin me rastin e përgatitjes së ushqimit si dhe në të gjitha rastet e tjera.
11. Mos e lësho asnjëherë rastin pa e shikuar këndshëm, sidomos në disa situata.
12. Vepro me të gjithnjë me butësi, kurse kërkesat ia formulo si propozime e jo si urdhra.
13. Mos mendo që ulja (rënia) e autoritetit është një lloj argëtimi,sepse ajo do të shkaktojë ndjenja të pakëndshme.
14. Bisedo me bashkëshorten për dëshirat e planet dhe kërko mendimin e saj e pranoje atë.
15. Trego besim të plotë dhe besoja fshehtësitë.
16. Lavdëro dhe çmo çdo gjë që bën për ty, pa marrë parasysh sa e vogël të jetë ajo, po edhe nëse je mësuar me të.
17. Kushtoji kujdes të veçantë jetës së saj, personalitetit të saj, dhe bëja me dije se ajo është në qendër të vëmendjes sate e jo në margjinat e mendimeve të tua.
18. Mos e lësho rastin që ta shoqërosh ose t'i bashkohesh në shëtitje ose në piknik.
19. Kërko falje kur të jesh i bindur që ke gabuar, ashtu që kërkimi i faljes nga ana jote të jetë në frymën e mirëkuptimit e jo të ankimit.
20. Zbukuroju bashkëshortes sate ashtu si të zbukurohet ajo ty.
21. Bëhu në anën e saj me simpati e dashamirësi si dhe me mëshirë, sidomos kur ajo ka probleme shëndetësore.
22. Mos harro t'i sjellësh atë që ka kërkuar, pa marrë parasysh sa e vogël është ajo.
23. Bëhu i butë në bisedë dhe dialog me të, përshtatju meditimit, edhe nëse bie ndesh me mendimin tënd.
24. Gjithnjë mba kontakt (me telefon), kur nuk je pranë, në udhëtim, p.sh..
25. Dhuroji një buzëqeshje plot dashuri e ndjenja zemërgjerësie kur të takohesh me të pas mungesës sate.
26. Kur të hysh në shtëpi, buzëqesh, kurse arritjen tënde paralajmëroje me zile a telefon.
27. Kujdesu për gjendjen e saj shpirtërore dhe fizike gjatë kohës - fazës së menstruacionit, shtatzënisë, pas lindjes; sillu ndaj saj me butësi dhe me ndjenja e durim.



28. Mos u trego i pakujdesshëm kur nganjëherë e mbërthejnë ndjenja të dhembjes dhe vështirësi, por përpiqu gjithnjë që t'eliminosh ato sa më parë dhe provo që këtë ta përballosh me dashuri e me qëllim të çiltër.
29. Vepro dhe sillu me urtësi e me maturi në situatat ose rastet kur gruaja dhe nëna jote janë bashkë, në mënyrë që të jesh faktor i afrimit të tyre e jo i largimit.
30. Mos e kritiko bashkëshorten, sidomos para të tjerëve, po vepro me butësi për të arritur atë që dëshiron ajo.
31. Mos e kritiko bashkëshorten për mënyrën e përgatitjes së ushqimeve e rregullimit të shtëpisë, dhe mos e krahaso me ndonjë tjetër (me nënën e saj, motrën, me bashkëshorten e ndonjë shoku apo me gra të tjera).
32. Respekto vjehrrin dhe vjehrrën dhe konsideroji si prindërit e tu.
33. Ki kujdes ndaj familjes së saj, shoqeve të saj dhe t'i respektosh.
34. Shqyrto problemet e përbashkëta, po me maturi dhe me mençuri, me kujdes dhe me logjikë.
35. Përpiqu që problemet tuaja t'i zgjidhni gjithnjë brenda shtëpisë (brenda rrethit familjar), po, nëse je i detyruar të kërkosh këshilla, atëherë bëje, por në raste nevoje të domosdoshme.
36. Mos u përziej në mes prindërve, vjehrrit dhe vjehrrës në problemet bashkëshortore, sepse ata mund të jenë të njëanshëm ndaj vajzës apo djalit, dhe provo që në mes jush të hyhet me dashuri dhe mëshirë.
37. Shmangiu emocioneve, xhelozisë dhe imtësive të vogla, kurse emocionet përshtati sipas situatës, në mënyrë që të jenë ndihmë dhe jo e kundërta.
38. Respektoje renditjen e gjërave të shtëpisë nga ana e saj dhe përshtati kërkesat e tua sipas kërkesave të saj (mos prit mysafirë kur ajo është duke rregulluar shtëpinë).
39. Insisto që t'i ndihmosh në obligimet e saj, nëse të premton koha, pa marrë parasysh për çfarë ndihme bëhet fjalë: të kujdesesh për fëmijët, t'i argëtosh, ose t'i ndihmosh në punë të rënda, të bësh pazarin, riparime, bartje të gjërave të rënda, siç janë mobilet etj.
40. Kur t'ju vijnë mysafirë, përpiqu që, në kuadër të mundësive të tua, t'i ndihmosh gruas në shërbimin - gostinë, në mënyrë që edhe ajo të ketë rast dhe kohë të qëndrojë më gjatë me mysafirë.

*Shqipëroi:*
***Esat Rexha***

# P e n d i m i

## - Monolog -

**Sumeja Jonuzi**




*Në një natë të ftohtë e të zymtë, diçka më shtryri të mendoja, të mendoja për gjërat që më parë më dukeshin shumë abstrakte e të pakuptimta.*

*Nisa të mendoja që nga fillimi, lindja ime, ç' kam bërë deri tani, kujt i lashë një përshtypje të ëmbël për veprat e jo për veshjen a bukurinë time…Ç'jam duke bërë tani, ku jam, ç'kuptim ka jeta ime përplot mistere, që s'mi zë logjika.. Në çfarë tuneli të pafund po eci, pse s'shoh dritë si në fund të çdo tuneli..*

*Pse ende s'më është ndezur një dritë e vogël e cila të çante errësirën…Pastaj, u ktheva prapa dhe i kërkova ata që shkuan…Nuk ishin…. Pse kjo rrugë e jetës është e pakthyeshme, pse, pse, me mijëra pyetje po më silleshin vërdallë… O Zot, sa e paditur paskam qenë!…*

*Nga kalendari im çdo ditë hiqet nga një fletë, e nga metrazhi i jetës po më vdes edhe një natë…*

*Aftësitë e mia të kufizuara po më ndalojnë të di se si do të më gjejë agimi i kësaj nate plot errësirë…Në pallat a në rrugë, në shtrat a në varr. U tmerrova para testit që i bëra vetes, nuk isha askund.*

*Sytë e avulluar m'i tërhoqi një libër që kurrë më parë nuk më kishte rënë në dorë. Me shumë kureshtje fillova t'i shfletoja ato faqe që për mua ishin fazë kalimtare nga jeta e kotë në atë krejt reale.*

*O Zot, ç'gëzim, vuajtje, pikëllim e trishtim ndieja në ato momente.. Eh, si të mos ndieje gëzim, o motra, o nëna, kur e kupton se i përket një feje që ta ndriçon jetën.*

*Në faqet e librit tim ndjeva një lagështi…Jo, nuk binte shi, ishin lotët e mi që rridhnin pa pushim, këta lot që shfaqnin mallin për një lumturi të pashijuar më parë..*

*Në zemrën time ndjeva një shtrëngim që ma merrte frymën. Fillova të lutesha me zë: O Zot, më fal mua! M'i fal mëkatet! Ki mëshirë ndaj meje dhe familjes sime, vetëm Ty Të kam e vetëm nga Ti mëshirë kërkoj. Shikimet që herë pas here i hidhja në të kaluarën time të hidhur, më turpëronin e më shtynin që sa më shpejt të depërtoja nëpër dyert e besimit, ku fshihej lumturia e përjetshme….*

*U pendova…. Shkëlqimi i kësaj jete në të cilën hyra, po m'i merrte sytë, më mbushte thellësinë hare e gëzim, m'i ngjallte ndjenjat që për mua ishin të panjohura, po edhe mahnitëse.. Kisha gjetur qetësinë shpirtërore që më kishte munguar për vite… Tani e kuptoja sa e etur kisha qenë për një besim të pastër… dhe e gjeta.. Ishte Islami, kjo fe që më kishte shpëtuar nga vuajtjet dhe intrigat e kësaj jete…*

*Të pendohesh para se të vdesësh, do të thotë të rilindësh..*

*Pra, eja motër e ma zgjat dorën e pendimit, sepse sikur që je sot, nesër mund të mos jesh, shiko mbrapa, ku janë gjithë ata që ishin dje, gjithë ata mbretër që sundonin botën, - që të gjithë janë bërë baltë e hi në thellësi të kësaj toke ku ti ecën me kryelartësi, pa menduar se edhe vendbanimi yt do të jetë atje. Unë flas e flas, por koha s'ka të ndalur, jeta jote është si orë rëre, e caktuar sa do të zgjasë, dhe asgjë nuk e ndalon.. Për hir të Atij që të krijoi, mendo dy minuta më shumë, s'të nevojiten më tepër për ta kuptuar madhështinë dhe mëshirën e Tij…*

*Kujto, se arsyeja e krijimit tënd, është të adhurosh Krijuesin tënd..*

*Dora e imanit është gjithnjë e zgjatur, por, të lutem, shtrëngoje atë para se fati të thotë fjalën e fundit…*

***(Ese e shkruar në lëndën e Akaidit, viti XI (II), në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, Paralelja e ndarë fizike në Prizren)***

*Bisedë me haxhi Mehmet Trakaniqin*

# Është kënaqësi të jesh në qytetin e lindjes së Muhamedit a.s.

Mehmet Trakaniqi është fitues i i konkursit të diturisë që u mbajt gjatë muajit të Ramazanit në "Radio Dukagjini" në emisionin e natës që iu kushtua njohurive fetare, posaçërisht çështjeve që kanë të bëjnë me muajin e Ramazanit. Konkursin e organizoi Kryesia e BI-së të Kosovës në bashkëpunim me Radio-Dukagjinin. Interesimi për konkurs ishte i madh dhe pas një gare të fortë në njohuri të fesë islame, më i miri doli Mehmet Trakaniqi, i cili fitoi aranzhmanin e plotë për të shkuar në haxh, të cilin e pagoi Kryesia e BI-së të Kosovës.

Pas kryerjes së haxhit, ne zhvilluam një bisedë të shkurtër me haxhi Mehmetin.

***D.I.:*** *A mund të na thoni, a keni pritur që ju do të jeni fitues i çmimit për shkuarje në haxh?*

**Mehmet Trakaniqi:** A kam pritur të jem fitues? Po, sepse për këtë u organizua kuisi, që të kishte fitues, po pohimi im rrjedh për arsye se qëllimi im ka qenë që të fitoja ,po këtu po cek se fitorja çdo herë vjen vetëm me vullnetin absolut të Allahut xh.sh.. Me këtë rast falënderoj së pari Allahun xh.sh. e pastaj Kryesinë e Bashkësisë Islame dhe Radio-Dukagjinin që ka bërë të mundur një kuiz të tillë. Fitorja ishte shumë e vështirë, ka qenë i madh interesimi i besimtarëve për ta fituar këtë çmim - udhëtim në tokën e bekuar, ku është Shtëpia e shenjtë e Allahut dhe vendlindja e shëmbëlltyrës së njerëzimit, Muhamedi a.s.. Më kujtohet shumë mirë rasti kur vendosa të isha pjesëtar në këtë kuiz, për Allahun pjesëmarrja ishte vetëm me caktimin e Tij xh.sh., po edhe fitorja absolutisht i takon vullnetit të Zotit të Madhërueshëm, sepse si zakonisht në kuize kërkohet dituri, e për këtë Zoti xh.sh. na ka dhënë mendjen, që ta shfrytëzojmë si krijesat e zgjedhura nga Ai xh.sh., për të mirën tonë personale po edhe shoqërore.

***D.I.:*** Si jeni ndier kur keni marrë vesh se jeni fitues i çmimit?

**Mehmet Trakaniqi:** Elhamdulilah, ndjenjat e atij momenti kur më është kumtuar lajmi i kësaj fitoreje, janë të papërshkruara. Këto ndjenja ishin evidente,



*Hashi Mehmet Trakaniqi*
*në xhaminë e Pejgamberit a.s.*

sepse, si çdo besimtar që ndien obligim për të vizituar vendet e shenjta, sepse edhe është obligim për gjithsecilin një herë në jetë, nëse Allahu na ka dhënë rrësk të mjaftueshëm.

Besomëni se ka qenë syfyri i së hënës për të filluar agjërimin e ditës së martë, kur më është komunikuar lajmi, ishte ora rreth 03:35. Syfyrin nuk e di si e kam ngrënë nga emocionet pozitive, por edhe 3 ditë të tjera nuk kam pasur mundësi t'i zotëroja emocionet e mia për këtë mirësi që ma mundësoi Allahu e që shkaktar ishte Bashkësia Islame e Kosovës, të cilën e uroj që Allahu të jetë gjithmonë me ta në transmetimin e të drejtës Universale - Fesë Islame, e cila është rrugë që na dërgon në të mira në këtë botë po edhe në begatitë e shumëllojshme në botën tjetër. Unë kisha pasur dëshirë ta lus Allahun që t'ju dërgojë mirësinë dhe bereqetin Radio-Dukagjinit, e kështu t'ju mundësojë atyre përmbushjen e misionit si institucion mediatik, dhe veçanërisht i uroj të mira gazetares Blerta Belegu, përfaqësuesve të Bashkësisë Islame z. Sabri Bajgora dhe z. Kasim Gërguri, sepse këta ishin ata që udhëhoqën kuizin.



*Në Meke*

***D.I.:*** *A keni pasur plane që ta kryeni Haxhin në një kohë të afërt?*

**Mehmet Trakaniqi**: Dëgjo, plan afatshkurtër jo, po ndoshta në të ardhmen e largët, e them këtë sepse dihet si është situate sociale në Kosovë. Pavarësisht se punoj, një udhëtim për në Haxh në planet e mia afatshkurtra nuk ka qenë në listë, po besoja se dikur, më vonë, një gjë të tillë do ta realizoja, po çdoherë them se caktimet e Allahut janë absolutisht të pavarura nga çdo vullnet tjetër personal apo edhe shoqëror. Kështu deshi Zoti i Madhërueshëm, Bashkësia Islame e Kosovës të zhvillojë një kuiz dhe Radio-Dukagjini u mundësoi dëgjuesve të vet, e unë udhëtova në vendet ku janë vënë themelet e Kushtetutës hyjnore (Islamit) në tokën e Allahut për krijesën që e ka bërë zëvendës në tokë, Njeriun i cili çdoherë duhet të jetë rob i devotshëm vetëm i Tij xh.sh., e asnjëherë të mos i shkojë mendja t'i anashkalojë Urdhrat dhe obligimet që na ka parashtruar Allahu neve njerëzve.

***D.I.:*** *Si je ndier ne vendet e shenjta, fillimisht në Medinë e më vonë në Mekë?*

**Mehmet Trakaniqi:** Sinqerisht, nëse më lejon, do të filloja me ndjenjat e mia në momentet e nisjes nga Kosova. Ishin interesante momentet në Aeroportin e Prishtinës, ku pritnim nisjen. Unë mendoja se po jetoja një ëndërr, por me të arritur në Medinën e ndritshme, vendin që i ofroi Muhamedit s.a.v.s. qetësinë dhe mundësinë për të ngritur themelet e shtetit të parë islam, ndjenjat dhe emocionet e mia ishin në kulm, sepse e dija që në ato vende ka jetuar më i miri njeri i krijuar ndonjëherë, ka jetuar vula e të gjithë të dërguarve a.s. Ishte kënaqësi ta vizitoja për çdo namaz xhaminë e Pejgamberit.s.a.v.s., ku ishe i vetëdijshëm se për një falje në atë xhami do të kesh shpërblimin e 1 mijë namazeve. Mandej t'i shihje myslimanët e bashkuar kur të



Në Arefat



gjithë, pa dallim race, etnie I drejtoheshin Allahut të tyre në namaz. Kënaqësi ishte nëse të jepej mundësia të falje ndonjë namaz në Xhaminë e ndërtuar nga dora e Resulullahut s.a.v.s. Në kuadër të planit ishte edhe vizita në kodrën e Uhudit, aty ki ishte zhvilluar lufta kundër pabesimtarëve dhe ku kishin pësuar një humbje myslimanët. Një humbje e shkaktuar nga moskujdesja e disa besimtarëve pjesëmarrës në luftë, edhe pse ata ishin porositur nga Muhamedi a.s. që atë vend (pikë strategjike) të mos e lëshonin derisa të merrnin ndonjë urdhër nga vetë Pejgamberi a.s. Por euforia e një fitoreje të mundshme, i bëri ata që ta lëshonin



Me disa haxhinj para hyrjes në Qabe

atë pikë kontrolli, një veprim që e kishin shfrytëzuar pabesimtarët dhe nga kjo anë i kishin sulmuar myslimanët, të cilët u gjendën në befasi dhe u mundën ushtarakisht. Gjithë këtë e ceka, sepse në ato momente të krijohet ndjenja që sa here që besimtarët nuk kanë ndjekur Kuranin dhe urdhrat e Muhamedit s.a.v.s., çdoherë kanë dalë humbës.

Ahhhhhhhh... Meka!... është kënaqësi të jesh në qytetin e lindjes së Muhamedit a.s., po edhe në qytetin e Ismailit, ku ai bashkë me babën e vet, Ibrahimin a.s., rindërtuan Shtëpinë e Shenjtë - Qabenë. E veçanta ishte vizita në Mekë, ishte vizita në Arafat, në ato vende ku pranohet lutja, kërkesa e besimtarit nga Madhëria e qiejve dhe e Tokës Allahu xh.sh..

O Zot, një ngadhënjim i shpirtit mbi trupin në Qabenë e Bekuar, ku shumë besimtarë kryenin Umren, por edhe unë ahhhhh, ndjenjë e suksesit e mallëngjimit, po edhe ndjenjë e përuljes, sepse në këtë vend ishte koha e kërkimit falje nga Absoluti, I Mëshirshmi, Falësi për të gjithë ne myslimanët, miqtë, farefisin tim, familjen dhe posaçërisht për vetveten, sepse me të vërtetë ne njerëzit jemi gabimtarë , e për këtë duhet t'I drejtohemi vetëm Falësit Absolut, Allahut xh.sh.. Momentet më të dhimbshme për mua ishin momentet e Tavafit të fundit apo lamtumirës, kur isha i vetëdijshëm se për pak orë do të kthehesha në Kosovë. Ishte moment i dhimbshëm, se dëshira ishte që të isha deri në momentet e fundit të jetës sime në Mekën e bekuar, po veçanërisht në Xhaminë e Allahut, ku falja e namazeve ishte shumë e vlefshme, por edhe mundësia për lutje të sinqerta ishte më reale për shkak të vetë Qabesë së Bekuar.

***D.I.:** Cilat janë përshtypjet dhe mbresat tuaja nga Haxhi?*

**Mehmet Trakaniqi:** Mbresat e mia të Haxhit janë aq të mëdha, saqë, po të kisha mundësi, do të shkoja për çdo vit apo edhe të jetoja në Mekë, sepse unë mendoj që Meka e Medina janë vendet më të mira në Rruzullin Tokësor, e këtë e argumentoj edhe me thënien e Resulullahut, i cili Mekën e ka quajtur Nëna e qyteteve.

***D.I.:** Ç'do të veçonit gjatë qëndrimit tuaj në Haxh?*

**Mehmet Trakaniqi**: Sinqerisht nuk e di se ç' do të veçoja nga Haxhi, por e veçanta ishte falja e namazit në **Reuda**, momentet në Arafat dhe kur syri im e pa së pari Qabenë e Bekuar.

***D.I.:** Si jeni pritur nga kolegët e rrethi pas kryerjes së Haxhit?*

**Mehmet Trakaniqi:** Miqtë dhe kolegët, është interesante, ata gjithnjë më kanë ofruar respekt dhe përkrahje në kryerjen e obligimeve fetare, familjare dhe shoqërore sipas etikës islame. Fare në fund, Elhamdulilah I qoftë Allahut dhe respekt për Bashkësinë Islame të Kosovës dhe Radio Dukagjinin...

***D.I.:** Një porosi për të të rinjtë tanë?*

**Mehmet Trakaniqi**: Porosia ime drejtuar rinisë: Pasoni Kuranin dhe Muhamedin a.s., sepse, të jeni të bindur se do të jeni milionerë në këtë bote, po edhe në Ahiret.

***(r. shkodra)***

# Një vepër me poezi fetare

## Bilall Maliqi, "I lutemi Zotit" (Preshevë 2006, faqe 45)

Poeti Bilall Maliqi, lindur më 08.04.1969 në fshatin Elezbali, komuna e Preshevës, shkollën fillore dhe të mesmen (grafike) me ciklin e lartë i kreu në Preshevë. Ka ndjekur kursin e gazetarisë dhe fushën e trajnimeve gazetare në BKSH "Perspektiva" Bujanoc. Është gazetar i revistës "Perspektiva", bashkëpunëtor i revistës për fëmijë dhe të rinj "Diellori", gazetar i revistës "Hapi". Poeti Bilall Maliqi është anëtar i Lidhjes së Shkrimtarëve të Kosovës dhe sekretar i klubit letrar "Feniks". Me shkrime filloi të merrej që në moshë të re, duke bashkëpunuar me revista të shumta të asaj kohe. Shkruan poezi dhe prozë për fëmijë e të rritur. Deri më tash ka botuar këto vepra: "Rrugëtimi", "Rrugëtim përjetësie", "Perëndim i varur", "Vula e kohëzezës", "Gëfyejt e shpresës" (poezi për të rritur), "Gëzim dhe drojë" (tregime për të rritur), "I lutemi Zotit", (poezi fetare), "Kodra e luleve" (poezi për fëmijë), "Shtëpia afër pyllit" (tregime për fëmijë). Ka dhe një numër veprash në dorëshkrim, të cilat presin dritën.

Kësaj radhe veçuam veprën "I lutemi Zotit" me poezi fetare, ku autori përmes vargjeve shpalos shpirtin e vet besimor, duke sjellë një grumbull temash e motivesh që nuk burojnë vetëm nga mendja e autorit, po edhe nga zemra dhe, nuk i referohen vetëm mendjes, por edhe zemrës, "Është një privilegj imi personal që i takoj kësaj feje të bukur e të pastër dhe humane. Këtë vepër e kam shkruar në saje të dashurisë time që kam për Zotin e madhërishëm, profetin tonë, Muhamedin a.s. dhe fenë Islame" - thotë autori në fjalën hyrëse.

Libri është i ndarë në dy cikle, i shkruar në vargje. Në ciklin e parë, autori, me vargun e lidhur e të rimuar, i këndon fesë së bukur islame, profetit, nënës, babait etj. Libri nis me poezinë e parë "Shqiptari musliman" për të vazhduar me poezitë: "Kur thërret ezani", "Muhamedi a.s.", "I falënderohem Zotit", "Feja e bekuar", "Ramazani", për të përfunduar më poezinë "Motër muslimane". Në këto poezi s'ka artificialitet, por dëlirësi, sinqeritet dhe dashuri për fenë e bekuar, së cilës autori i këndon: / Sikur rrezja që rrezon/ Sikur drita që agon/ Sikur kroi që gurgullon/ Sikur uji që të freskon/ Feja Islame shpirtin ta pastron/ (f. 16). Cikli i dytë fil-




lon me poezinë "Varfëria" dhe përfundon me poezinë "Mirë e dini", ku autori i këndon Atdheut, dëshmorit, njeriut, Preshevës, përmes vargjeve, duke sjellë krenari, po edhe kujtime të hidhura të jetës e të ndodhive: /Mirë e dini vëllezër shqiptarë/çka ndodhi decenie më parë/ u sulmua shtëpia e Zotit/ Me bomba e armë/. (f. 43) Kurse në vjershën "Ju kujtojmë", kushtuar dëshmorëve dhe martirëve të fshatit Isukaj, poeti këndon: /O Zot i gjithësisë/ Shpërbleji këta martirë të lirisë/ Vdiqën me besë e fe/ për Zot e atdhe/ (f. 30).

Ndërkaq, kujtojmë se libri me poezi fetare "I lutemi Zotit" i plotëson kriteret e lekturës shkollore në shkollat e Kosovës Lindore, në lëndën e mësim-besimit islam, dhe ka vlera e rëndësi të shumëfishtë.

Librin "I lutemi Zotit" e botoi Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës.

***Avni Aliu***

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Pejë**
**Nr. 70/09**
**Data: 20.02.2009.**

Në bazë të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të Rregullores së punës së Këshillit të Bashkësisë Islame në Pejë, KBI-e në Pejë shpall:

## K O N K U R S

Për plotësimin e këtyre vendeve të punës :

1. Imam, hatib,dhe mualim në xhaminë e fshatit **Leshan,**
2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit **Ruhot.**

Kandidatët e mundshëm duhet t'i plotësojnë kushtet si vijon:

1. Të ketë të kryer Fakultetin e studimeve islame dhe Medresenë, e në mungesë vetëm M.M.Alauddin;
2. Të ketë aftësi komunikimi me xhematë;
3. Të i përmbahet në përpikëri rregullores së KBI dhe Kushtetutës së BIK;
4. Të praktikoj Medhhebin hanefij dhe islamin tradicional të trojeve tona (Neni 2 i Kushtetutës);
5. Të jetë i pranueshëm nga ana e xhematit përkatës;

**Dokumentacioni i nevojshëm:**

- Kërkesa,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Diploma për përgatitjen profesionale,
- Karakteristikë nga KBI-e nëse kandidati ka qenë paraprakisht në marrëdhënie pune.
- Vërtetim se nuk është nën hetime.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga shpallja e tij në "Dituria Islame".

Dokumentacioni përkatës dorëzohet në KBI në Pejë brenda afatit të cekur.
Dokumentacioni jo komplet nuk do të merret parasysh.

Të ardhurat personale nëse nuk rregullohet ndryshe sipas marrëveshjes me xhemat.
Banesa për imam nuk është pjesë e marrëveshjes - nuk është e siguruar.

*Prononcim i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës*

# Angazhimi dhe sakrifica e Gonxhe Bojaxhiut duhet të çmohet nga të gjithë

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e datës 23.02.2009, të kryesuar nga Myftiu Mr. Naim Tërnava, krahas çështjeve të tjera, ka shqyrtuar edhe cilësimet e Dr. Shefqet Krasniqit për humanisten tonë, Nënën Terezë. Me këtë rast, Kryesia e BIK-së distancohet publikisht nga cilësimet e imam Krasniqit, për se edhe është thirrur për të dhënë përgjegjësi.

Kryesia e BIK-së kupton interpretimin doktrinar të teologëve të feve të ndryshme, mirëpo ajo kërkon prej tyre që të ruajnë etikën dhe t'u përmbahen parimeve hyjnore në ligjërimet e veta duke u angazhuar për paqe, tolerancë e dashuri dhe jo për urrejtje e ofendime, si dhe të respektohen njerëzit dhe objektet e kultit, pavarësisht nga përkatësia fetare e tyre.

Ne si popull jemi të njohur për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar, vlerë kjo që është leva më pozitive e populli tonë. Kualifikimet e imamit Krasniqi, ne i konsiderojmë si një rast të izoluar dhe kërkojmë nga të gjithë që të mos i fryjnë këtij rasti, që nuk i bën nder askujt. Për më tepër, parimet islame çmojnë lart punën, angazhimin, sakrificën, solidaritetin, humanitetin dhe kontributin e të gjithë atyre që përpiqen për të mirën e përgjithshme të njerëzimit, pa dallim feje, kombësie, race e gjuhe. Mësimet islame, madje, në veçanti urdhërojnë për respektimin e prijësve dhe shërbyesve fetarë, të cilësdo feje qofshin ata.

Kryesia e BIK-së çmon lart kontributin e humanistes shqiptare Nëna Terezë, aq më tepër kur ajo ka një reputacion ndërkombëtar, të cilin e ka arritur në saje të humanitetit dhe vlerave fetare të nxjerra nga Librat e shenjtë.

Angazhimi dhe sakrifica e Gonxhe Bojaxhiut duhet të çmohen nga të gjithë dhe jo të fyhet nderi e dinjiteti i saj. Nëse me Gonxhe Bojaxhiun na dallon feja, është përkatësia jonë e përbashkët kombëtare ajo që na bashkon dhe na bën që ne të respektojmë dhe të mbrojmë personalitetin dhe veprën e saj.

**Shërbimi për informim i**
**Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës**

---

# Kryesia e BI të Kosovës dënon sulmin ndaj Ejup Krasniqit

Kryesia e Bashkësisë islame të Kosovës në mbledhjen e djeshme, përveç të tjerash, ka dënuar sulmin ndaj bibliotekistit të FSI-së të Prishtinës Ejup Krasniqi, i cili njëkohësisht kryen edhe detyrën e imamit në fshatin Makoc të komunës së Prishtinës.

Sulmi ndaj imamit Krasniqi është një akt kriminal i kryer nga njerëz të ligj, të cilët imamit i kanë kurdisur një kurth me gjoja ftesën për të marrë pjesë në një ceremoni fetare.

Është përgjegjësi e imamit që të jetë i pranishëm në xhemat dhe t'u përgjigjet atyre, qoftë në raste gëzimi dhe qoftë në raste hidhërimi. Por, është krejt e papranueshme që dikush të gjykojë për veprimet që kanë të bëjnë me traditën islame në Kosovë.

I vetmi institucion legal e legjitim, që merret me organizimin, zhvillimin dhe mbikëqyrjen e jetës fetare islame në Kosovë, është Bashkësia Islame e Kosovës dhe janë institucionet e saj kompetente.

Tentimi për t'u përzier në punët dhe kompetencat e BIK-së është i papranueshëm, madje po aq e papranueshme është edhe dhënia e fetfave nga njerëz të ndryshëm që nuk kanë as dijen e duhur dhe as legjitimitetin e këtij populli.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dënon edhe një herë fuqishëm rastin e sulmit ndaj Ejup Krasniqit dhe kërkon nga organet e ndjekjes që sa më parë të gjejnë autorët e kësaj vepre kriminale e t'i nxjerrin para drejtësisë.

Dhuna, shantazhi dhe atakimi i bartësve të funksioneve të BIK- së përbën një atak të shëmtuar edhe mbi shoqërinë kosovare dhe një sulm të drejtpërdrejtë ndaj institucioneve të BIK-së. Prandaj edhe një herë kërkojmë që autorët e këtyre veprave të shëmtuara të zbulohen sa më parë.

# Mulla Abaz Jashari (1942-2008)

Të mërkurën më 24.12.2008, pas një sëmundjeje të shkurtër e dorëzoi shpirtin fisnik në moshën 66-vjeçare mulla Abaz Jashari, imam në pension.

Ai kishte lindur më 01.12.1942 në fshatin Tërsten të komunës së Mitrovicës, kurse më vonë jetoi në fshatin Begaj të Vushtrrisë. Kishte kryer shkollën tetëvjeçare dhe medresenë e ulët.

Detyrën e imamit të xhematit të Skromës e mori më 02.08.1971, dhe pas një kohe kaloi imam në xhaminë e fshatit Stanovc i Epërm, deri më 01.01.1996, kur, me kërkesën e KBI-së të Vushtrrisë, u transferua në xhaminë "Karamanllë" të Vushtrrisë, e më pastaj u transferua në xhaminë e fshatit Pantinë, dhe nga detyra e imamit aty, qe pensionuar më 31.12.2007.



*Mulla Abaz Jashari*

Hoxha i nderuar ishte imam i mirë, mualim i mirë dhe vaiz i mirë, i butë në të folur dhe do ta përkujtojnë gjatë në kujtesën e tyre të gjithë xhamatlinjtë e komunës së Vushtrrisë.

Aktiviteti i tij për gjithë këto vite në shërbim të Fjalës së Allahut dhe Pejgamberit a.s., ka bërë që ne gjithë këto t'i gëzojmë në ditët e sotme. Në vazhdën e detyrave si imam, rahmetliu i ishte përkushtuar mësimbesimit me të rinj, aty ku ai zhvilloi aktivitetin si imam.

I gjithë stafi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Vushtrrisë kujton me respekt punën e tij.

*Kryeimami*
***Basri Zekolli***

# Mulla Hysen ef. Zogaj (1923-2009)

Dita e mërkurë, 28 janar 2009, ishte ditë pikëllimi për KBI-në në Malishevë dhe mbarë Kosovën, sepse humbën imamin, mualimin, hatibin e veteranin e shquar dhe të dalluar Mulla Hysen Zogajn.

Mulla Hysen (Zenel) Zogaj u lind në 1923 në fshatin Bellanicë të komunës së Malishevës, në një familje të ndershme, të respektuar, atdhedashëse dhe fetare.

Babai i tij Zeneli ishte një mjeshtër i njohur në rreth dhe besnikërisht ishte i dhënë pas fesë islame, dhe brenda mundësive të tij, nuk kurseu për të kontribuar për Islamin.



*Mulla Hysen ef. Zogaj*

Nga dashuria që kishte për fenë, dhe duke parë zgjuarsinë që në vegjëli të të birit, Hysenit, pas shkollimit fillor vendosi ta dërgonte në medresenë "Mehmed Pasha" të Prizrenit. Kështu Hyseni, pasi mbaroi shkollën fillore në Banjë në vitin 1940, vazhdoi shkollimin në medresenë "Mehmed Pasha" të Prizrenit deri më 1946. Për shkak të mbylljes së medresesë aty, ai nuk arriti të merrte ixhazetin. Hoxha i nderuar kishte marrë mësim nga shumë myderrizë të asaj kohe, ndër ta Hasan ef. Nahi, Hafiz Sulejman Tetova, Hafiz Abdullahu nga Prizreni, i cili, edhe pse ishte i rrëzuar nga sëmundja, vazhdoi t'u jepte mësim mulla Hysenit edhe shokëve të tij.

Hysen Zogaj për herë të parë u emërua si imam në vitin 1951 në xhaminë e fshatit të lindjes së tij, në Bellanicë. Aty dha një kontribut të çmueshëm, sepse ishte i apasionuar për t'u mësuar fëmijëve të fshatit mësimbesimin. Ai po ashtu ishte edhe një atdhedashës i dalluar, ishte aktiv në çështjet kombëtare.

Për shkak të punës së palodhshme dhe suksesit që tregoi në fshatin e tij ,ai disa herë ishte penguar nga okupatori serb, duke u marrë në pyetje , rrahur e burgosur në mënyra jonjerëzore. Mirëpo me gjithë vuajtjet dhe trysnitë që përjetoi, mulla Hyseni, qoftë edhe vetëm për një çast nuk i ndërpreu punët e tij të shenjta për dave dhe shërbime të tjera si imam. Përkundrazi, torturat që i përjetoi, e bënin edhe më të fortë edhe më të palëkundur në predikimin e fesë dhe në aktivitetet e tjera të shumta të tij.

Hoxha i ndjerë dhe familja e tij, për shkak të kontributit të madh që dhanë për çështjen fetare, dhe veçanërisht për atë kombëtare, ishin vazhdimisht nën kontrollin e rreptë të UDB-së. Kjo familje shumë herë u kontrollua dhe u dëmtua nga UDB-ja me pretekste të njohura për atë kohë .Familja e mulla Hysenit ka pësuar nga okupuesi serb, sepse i qenë vrarë dy axhallarët. Me gjithë këto vuajtje, qëndresa ishte e vetmja alternativë për mulla Hysenin, i cili vazhdoi detyrën e imamit derisa u pensionua në vitin 1981.

Me ardhjen e gjeneratave të reja, shumë imam të vjetër ua liruan vendet e punës të rinjve, duke u pensionuar vetë dhe nga të parët që lanë punën për gjeneratat e reja, ishte edhe mulla Hyseni .

Pas pensionimit, në mungesë të imamëve, mulla Hyseni vazhdoi të shërbente edhe më tej. Kështu për katër vjet shërbeu në xhaminë e Ngucatit, dy vjet në fshatin Bllacë dhe gjashtë vjet të tjerë në xhaminë e fshatit Reçan, të Suharekës..

Edhe në këtë kohë mulla Hyseni vazhdoi aktivitetet e tij humane. Ai ishte i njohur për kontributin që dha në Këshillin për pajtimin e gjaqeve, ku arriti të ndalte gjakderdhjen ndërmjet familjeve të kombit tonë.

Mulla Hyseni ndërroi jetë më 28.01.2009 në Prizren, ndërsa varrimi u bë me 29.01.2009 në fshatin e lindjes, në Bellanicë, pas faljës së namazit të drekës .

Në varrimin e tij morën pjesë dekani i FSI-së Dr. Rexhep Boja, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu, dhe bashkëpunëtorët e tij me tërë imamët e KBI-së së Malishevës, përfaqësues nga KBI-a e Prizrenit, KBI-a e Suharekës, përfaqësues nga KBI-a e Rahovecit dhe KBI-a e Pejës, si dhe një numër mjaft i madh i qytetarëve të rrethit.

Faljen e namazit të xhenazes e bëri djali i mulla Hysenit, mulla Kadri efendiu, i cili, pasi mbaroi studimet në Fakultetin Islamik të Kuvajtit, që nga viti 1975 e deri sot shërben si imam në Qendrën Islame Shqiptare Suedeze në Suedi.

Në ceremoninë e varrimit, në emër të përfaqësuesve të shumtë që ishin, një fjalë rasti e mbajti kryeimami i Prizrenit, mulla Ali efendi Veza, i cili në fjalët e tij tregoi më së miri urtësinë dhe devotshmërinë e hoxhës së ndjerë mulla Hysenit.

Për punën, veprën dhe urtësinë e mulla Hysenit, po ashtu dëshmoi edhe numri i madh i qytetarëve dhe imamëve që morën pjesë në varrim.

Mulla Hyseni pas vetes la katër djem dhe dy vajza. E lusim Allahun xh.sh. që humbjen e mulla Hysenit të na e plotësojë me alimë dhe myderrizë të tjerë, që do të vazhdonin predikimin dhe përhapjen e Islamit në trevat tona. Po ashtu E lusim Allahun xh.sh. që mulla Hysenin ta shpërblejë me Xhenetin FIRDEUS. Allahu e mëshiroftë shpirtin e tij të pastër. AMIN!

***Selim Paqarizi***